# DITURIA ISLAME

NUMËR 308 | VITI 30 | MAJ 2016 | RAMAZAN 1437 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

Intervistë ekskluzive

**Flet myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava**

"Kosova, populli ynë, nuk kanë qenë, nuk janë dhe as nuk do të jenë çerdhe e as fidanishte të ekstremistëve"

**Vlera e muajit Ramazan**

**Mirëkuptim ndaj tjetrit!**



www.bislame.net

# *Letër drejtuar*

# ***Harith Gassanit,***
## *mbretit të Damaskut*

***Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit***

***Prej Muhamedit, Pejgamberit të Allahut,***
***drejtuar Harith bin Ebi Shimrit.***

*Paqja qoftë mbi atë që pason rrugën e drejtë, beson në të, dhe e konsideron atë të vërtetë.*

*Unë ju ftoj të besoni në një Allah të Vetëm, I Cili nuk ka shok. Vendi juaj do të mbetet me ju.*

***Pejgamberi i Allahut***
***Muhamedi***



PËRMBAJTJA





**Presidenti Thaçi priti myftiun Tërnava, flasin për bashkëjetesën ndërfetare në Kosovë**

Presidenti i Republikës së Kosovës, Hashim Thaçi, më 13 maj ka pritur Myftiun e Kosovës, Naim Tërnavën, me të cilin ka diskutuar për dialogun e brendshëm, tolerancën dhe harmoninë ndërfetare në Kosovë.

Presidenti Thaçi vlerësoi lart rolin dhe kontributin e Bashkësisë Islame të Kosovës në krijimin e bashkëjetesës ndërfetare në vend. “Kosova është shembull në rajon për tolerancën dhe bashkëjetesën ndërfetare. Duhet ta promovojmë këtë vlerë dhe pasuri të Kosovës”, ka thënë presidenti Thaçi.

Me myftiun Tërnava presidenti Thaçi ka folur edhe për mangësitë ligjore për bashkësitë fetare, dhe për nevojën që ato të plotësohen në të ardhmen.

Ndërsa myftiu Tërnava ka thënë se Bashkësia Islame e Kosovës ka bashkëjetuar me fatin e popullit, dhe gjithnjë ka dhënë kontributin e vet në të gjitha proceset politike e historike në Kosovë.

Ai ka thënë se vlera më e madhe e kombit tonë është respekti i ndërsjellë mes besimeve dhe harmonia ndërfetare e cila ekziston në mesin e të gjitha komuniteteve.

Presidenti Thaçi ka thënë se për dialogun ndërfetar të udhëhequr nga institucionet fetare dhe shoqëria civile, që mbështesin dhe nxisin komunikimin ndërmjet feve, do të diskutohet së shpejti edhe në konferencën ndërkombëtare ndërfetare “Interfaith”, e cila prej këtij viti organizohet nën patronatin e tij. *(R.S.)*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Mr. Ajni Sinani - kryeredaktor / Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu / Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com /
Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



*"O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm!"*
*(El Bekare, 183)*

# Agjërimi një shkollë hyjnore

*Vështirë që ndonjëherë pasioni dhe dëshirat e pakontrolluara të kenë pasur lirinë sikurse e kanë sot. Sa më shumë që njeriu prosperon në planin material, aq më shumë ai molepset dhe asfiksohet shpirtërisht, duke u bërë skllav i prodhimit dhe konsumit. Nën cytjet e djallit egoizmi, urrejtja dhe pangopësia po e bëjnë gjithnjë e më të vështirë jetën. Për rrjedhojë në shumë shpirtra njerëzorë sundon boshllëku dhe zbrazëtia.*

*Agjërimi, pa dyshim, është i dobishëm për trupin dhe shëndetin e besimtarit, dhe motivon të falënderuarit e Allahut. Dispozitat islame synojnë që njeriu të shkojë drejt vullnetit, mëshirës dhe kënaqësisë së Zotit. Pejgamberi a.s. thotë: "Es-sijamu xhunnetun" (Agjërimi është mbulesë, pengesë), që do të thotë se është mburojë nga zjarri i Xhehenemit dhe pengesë nga gjynahu e gabimi. Prandaj, me të drejtë muaji Ramazan konsiderohet muaji i devotshmërisë, i ngritjes shpirtërore dhe afrimit me Zotin, në të cilin çdo vepër shpërblehet shumëfish, e veçanërisht agjërimi që bëhet vetëm në emër të Zotit. Në një hadith kudsi Allahu xh.sh. ka thënë: "Për çdo vepër të mirë do të jepet shpërblimi dhjetëfish e më shumë, kurse agjërimi është i Imi dhe Unë do të shpërblejë për të (në mënyrë të veçantë)."*

*Fillimi i tij është mëshirë, mesi i tij falje prej gjynaheve, dhe fundi lirim nga dënimi i zjarrit. Në këtë muaj Allahu ofron favore dhe shpërblime të shumta për agjëruesit. Secili individ duhet të përgatitet që ta shtojë intensitetin e ibadetit të tij, dhe t'i pakësojë sa më shumë shprehjet dhe veset e këqija. Gjatë Ramazanit kalitet shpirti dhe trupi, prandaj ai konsiderohet një shkollë hyjnore ku individi dhe shoqëria pajisen me mësimet e tij të vlefshme, sikurse janë: bindja, vullneti, këmbëngulja, qëllimi fisnik, pastrimi i vetes dhe sinqeriteti. Ai është lartësim i shpirtit dhe ngritje drejt dëlirësisë.*

*Agjërimi është një gjendje e veçantë dhe përmbajtje jo vetëm nga ushqimi e pija, duhani, marrëdhëniet intime, por edhe nga shpifja, gënjeshtra, shikimi i ndaluar, si dhe nga çdo gjynah. Prandaj, agjërimi më shumë duhet të ndihet me zemër dhe shpirt, sesa të njihet dhe kuptohet me logjikë e arsye.*

*Vlera dhe rëndësia e Ramazanit ngërthen jo vetëm aspektin fetar dhe moral, por edhe atë social. Agjërimi i kuptuar drejt si një institucion social zhvillon altruizmin dhe dashurinë te njeriu, dhe edukon ndjenjën e vetëmohimit dhe sakrifikimit. Islami dëshiron të ndërtojë një njeri që sakrifikon të mirat materiale dhe jetën e tij për të mirën e shoqërisë.*

*Në kohën tonë vlerat morale janë degraduar, kurse pasurimi me çdo kusht, pavarësisht nga përzgjedhja e mjeteve, është bërë qëllimi kryesor i jetës. Nga urtësitë e agjërimit është që i pasuri të ndiejë urinë me të varfrin dhe të kuptojë vlerën e mirësive dhe pasurisë që i është dhuruar, dhe të tregohet mirënjohës ndaj Allahut duke i ndihmuar njerëzit që janë të nevojshëm. Muhamedi a.s. ka thënë: "Nuk është mysliman i vërtetë ai që ka barkun plot, kurse fqinji përkrah tij është i uritur." Shoqëria që nuk i respekton këto vlera digjet në flakën e ndasive të saj klasore si rezultat i korrupsionit, padrejtësisë dhe amoralitetit.*

*Të gjithë myslimanët gjatë këtij muaji janë më të devotshëm, më dorëlirë dhe më modestë. Prandaj, është e nevojshme që jeta e njeriut t'i nënshtrohet ligjit moral dhe të zgjojë ndjenjën sociale te njerëzit, që të zbutet varfëria dhe uria. Shoqëria islame nuk guxon të ketë mjerim social dhe dallime klasore.*

*Pejgamberi a.s., edhe pse gjatë gjithë kohës ka qenë njeriu më bujar, megjithatë gjatë Ramazanit bujaria dhe fisnikëria e tij manifestohej edhe më shumë. Sahabët, për mirësinë e tij gjatë muajit Ramazan, kanë thënë se ka qenë "më me bollëk se mirësia e erës që sjell shiun e begatshëm".*

*Shoqëria jonë sot ballafaqohet jo vetëm me varfëri ekonomike, por po përjeton edhe mjerim të madh moral. Kultura dhe tradita fetare që e kanë mbajtur familjen të shëndetshme dhe e kanë mbrojtur nga ndikimi i kulturave të huaja dhe nga infektimi i dukurive negative kanë filluar të zbehen, dhe sot asaj i kanoset rreziku i shthurjes dhe zvetënimit. Ramazani është rast i volitshëm që të evitojmë çdo gjë që është në kundërshtim me mësimet islame dhe që zbeh vlerat e mirëfillta në familjet tona.*

*Ajni Sinani*

Sabri Bajgora



# Komentimi i kaptinës "Edh-Dharijat" – (11)

**Qëndrimi i jobesimtarëve ndaj Shpalljes dhe Pejgamberit a.s., dhe kërcënimi i tyre për shkak të përgënjeshtrimit dhe mohimit**

كَذَٰلِكَ مَا أَتَى الَّذِينَ مِن قَبْلِهِم مِّن رَّسُولٍ إِلَّا قَالُوا سَاحِرٌ أَوْ
مَجْنُونٌ ﴿٢٥﴾ أَتَوَاصَوْا بِهِ بَلْ هُمْ قَوْمٌ طَاغُونَ ﴿٣٥﴾ فَتَوَلَّ عَنْهُمْ فَمَا
أَنتَ بِمَلُومٍ ﴿٤٥﴾ وَذَكِّرْ فَإِنَّ الذِّكْرَىٰ تَنفَعُ الْمُؤْمِنِينَ ﴿٥٥﴾ وَمَا خَلَقْتُ
الْجِنَّ وَالْإِنسَ إِلَّا لِيَعْبُدُونِ ﴿٦٥﴾ مَا أُرِيدُ مِنْهُم مِّن رِّزْقٍ وَمَا أُرِيدُ أَن
يُطْعِمُونِ ﴿٧٥﴾ إِنَّ اللَّـهَ هُوَ الرَّزَّاقُ ذُو الْقُوَّةِ الْمَتِينُ ﴿٨٥﴾ فَإِنَّ لِلَّذِينَ
ظَلَمُوا ذَنُوبًا مِّثْلَ ذَنُوبِ أَصْحَابِهِمْ فَلَا يَسْتَعْجِلُونِ ﴿٩٥﴾ فَوَيْلٌ لِّلَّذِينَ
كَفَرُوا مِن يَوْمِهِمُ الَّذِي يُوعَدُونَ ﴿٠٦﴾

*"Kështu, sa herë që një i dërguar vinte te popujt para tyre (mekasve), ata thoshin: "Është magjistar", ose "Është i çmendur!" Vallë, a mos ia kanë pasuar këtë njëri-tjetrit? Jo, por ata vetë janë popull që e kanë tepruar! Prandaj shmangu prej atyre; ti nuk do të qortohesh për këtë! Por këshillo, se vërtet këshilla u bën dobi besimtarëve. Xhindet dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë. Unë nuk kërkoj prej tyre risk, as nuk dëshiroj që të Më ushqejnë. Vërtet Allahu është Furnizuesi i Vetëm, I Fuqishmi, I Plotpushtetshmi. Pa dyshim, ata që kanë bërë të këqija do të kenë pjesën e tyre të dënimit, të ngjashme me pjesën e shokëve të tyre (të mëparshëm), prandaj të mos e kërkojnë shpejtimin e tij. Dhe mjerë mohuesit nga Dita (e Gjykimit) që u është premtuar!" (Edh-Dharijat, 52-60)*

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Pasi që në ajetet paraprake pamë argumente të qarta e të njëpasnjëshme për Njëshmërinë e Allahut, për Ringjalljen, për madhështinë krijuese të Allahut, dhe përmendjen e popujve të kaluar që u shkatërruan për shkak të mospërfilljes së udhëzimit hyjnor, tash, në këto ajete, shohim këshillën që i jepet të Dërguarit të Allahut, pra që t'u shmanget atyre njerëzve të pabindur, dhe të mos ua var veshin ironive dhe sarkazmave të tyre, por të përqendrohet në misionin e tij dhe të këshillojë besimtarët me këshilla të ngrohta, të cilat ua mbushin shpirtin dhe zemrat e tyre me besim. Ai duhej vetëm t'ua shpjegonte se qëllimi thelbësor i krijimit të tyre ishte të adhuronin Allahun Fuqiplotë e Mëshirëmadh.

### Koment:

*52. Kështu, sa herë që një i dërguar vinte te popujt para tyre (mekasve), ata thoshin: "Është magjistar", ose "Është i çmendur!"*

Ky ajet, ka ardhur si qetësim për të Dërguarin e Allahut, që të mos dëshpërohej nga përgënjeshtrimi që po ia bënin mekasit, sepse edhe pejgamberët para tij kishin përjetuar të njëjtat mundime psikike e fizike. Pothuajse secili popull ku Allahu dërgoi pejgamberët e Tij etiketuan padrejtësisht të Dërguarit e tyre, me etiketime si: "të çmendur", apo edhe "magjistar". Ata nuk po arrinin të kuptonin se Allahu xh.sh. i kishte dërguar ata si mëshirë, për t'i shpëtuar nga kthetrat e robërisë djallëzore...

*53. Vallë, a mos ia kanë pasuar këtë njëri-tjetrit?! Jo, por ata vetë janë popull që e kanë tepruar!*

Përgënjeshtrimi i të Dërguarve të Allahut, thuajse ishte përcjellë brez pas brezi dhe te popuj të ndryshëm. Këto qëndrime jonjerëzore nga ana e tyre janë si pasojë e verbërisë që e kishin në zemra. Ata nuk shihnin





dritën e udhëzimit të tyre, sepse ishin mbështjellë me pëlhurën e injorancës, e cila sikur një koracë e vrazhdët nuk i lejonte ta shihnin realitetin e mirëfilltë. Edhe vetë ajeti ka ardhur në formë të një pyetjeje retorike, me qëllim të vetëdijesimit të atyre njerëzve, se veprimet e tyre ishin jologjike dhe të pakuptimta.

*54. Prandaj shmangu prej atyre; ti nuk do të qortohesh për këtë! 55. Por këshillo, se vërtet këshilla u bën dobi besimtarëve.*

Ashtu siç kemi përmendur në fillim të sures, për këto dy ajete ka shkaqe të zbritjes. Në lidhje me këtë transmetojnë Ibën Muni'ë, Ibën Rehavije dhe Hejthem bin Kulejbi, në Musnedet e tyre, nëpërmjet rrugëve të transmetimit që shkojnë deri te Muxhahidi, e ky nga Aliu r.a., të ketë thënë: "Kur pati zbritur (ajeti i 54-të): "Prandaj shmangu prej atyre, ti nuk do të qortohesh për këtë!", nuk mbeti askush prej nesh që të mos ishte bindur se shkatërrimi ishte afër, pasi që i Dërguari i Allahut ishte urdhëruar të largohej prej nesh, por menjëherë zbriti (ajeti i 55-të): "Por këshillo, se vërtet këshilla u bën dobi besimtarëve!", dhe shpirtrat tanë u qetësuan."[1]

Gjithashtu, transmeton Ibën Xheriri nga Katadeja, të ketë thënë: "Na është përcjellë neve se, kur kishte zbritur ajeti: "Prandaj shmangu prej atyre...!", kjo gjë i kishte shqetësuar e frikësuar sahabët e Resulullahit s.a.v.s., sepse ata mendonin se Shpallja do të ndalej, dhe ndëshkimi ishte afër, por kishte zbritur ajeti: "Por këshillo, se vërtet këshilla u bën dobi besimtarëve!".[2]

Porosia e këtyre dy ajeteve na rikthen në një pikë mjaft të rëndësishme, prej së cilës kuptojmë se të Dërguarit e Allahut nuk ishin dërguar për të mallkuar apo luftuar popujt e tyre, përkundrazi kishin ardhur si mëshirë dhe udhërrëfyes. E, meqë sfera e besimit është një liri tjetër individuale, si dhe veçanti e krijesës njerëzore, atëherë mesazhi është më se i qartë. Kjo porosi i drejtohet Pejgamberit a.s. në kuptimin që, nëse ata besojnë, kjo është në të mirën e tyre, por nëse ata të mohojnë dhe nuk të përfillin, atëherë shmangu nga ata sepse nuk do të jesh i qortuar nga Zoti i botëve për këtë

veprim. Feja apo besimi nuk imponohet me dhunë apo vrazhdësi. Besimi në Zotin e kësaj ekzistence thjesht është dhuratë dhe ndjesi lumturie që e pushton vetëm atë zemër a shpirt që e pranon çiltërsinë e imanit në Krijuesin e tij.

Edhe porosia tjetër për të Dërguarin a.s., që t'i këshillonte vëllezërit e motrat e tij, ka një domethënie të veçantë, sepse këshillat e tij janë më se të dobishme për ta, si në atë kohë ashtu edhe për ne sot. Këshillat e ngrohta e të sinqerta na ndërgjegjësojnë që të jemi të kujdesshëm në raport me Zotin xh.sh., me rrethin, shoqërinë dhe familjen, por mbi të gjitha na japin vetëdije për amanetin që e kemi marrë përsipër qysh në Ezel.

Disa dijetarë kanë shkuar nga mendimi se fjala përkujto, apo këshillo, nënkupton ndërgjegjësimin e besimtarëve për pësimet që kishin përjetuar popujt jobesimtarë para tyre, pra si shkak i rebelimit ndaj urdhëresave hyjnore.

*56. Xhindet dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë.*

Ajeti i 56 i kësaj sureje sqaron njërin nga sekretet më madhështore të kësaj ekzistence, urtësinë e krijimit të njerëzve dhe xhindeve nga ana e Allahut Fuqiplotë. E kjo urtësi është adhurimi, respektimi dhe nënshtrimi ndaj Krijuesit tonë të Gjithëpushtetshëm. Allahu i Lartmadhërishëm së pari e krijoi ekzistencën, yjësitë, galaktikat dhe trupat e tjerë qiellorë, të cilët i shpërndau nëpër gjithësi, pastaj zgjodhi Tokën, nga elementet e së cilës na krijoi edhe ne, duke na bërë mëkëmbës dhe zotërues të saj.

Prandaj, edhe ardhja jonë në këtë botë, dhe mëkëmbja që na është dhuruar nga Fuqiploti, pra e ka një qëllim, e ai është adhurimi-ibadeti. Pikërisht adhurimi është ai që i lidh xhindet dhe njerëzit me ligjin e jetës, dhe është ndjenjë e cila pushton qenien e çdo besimtari, përderisa kryhet konform porosive hyjnore. Sepse, nëpërmjet adhurimit ne afrohemi pranë mëshirës së Allahut, I Cili, pra, na krijoi për këtë qëllim fisnik...

*57. Unë nuk kërkoj prej tyre risk, as nuk dëshiroj që të Më ushqejnë. 58. Vërtet Allahu është Furnizuesi i Vetëm, I Fuqishmi, I Plotpushtetshmi.*

Domethënia e këtij ajeti fisnik na rikujton edhe një herë qëllimin e lartë të krijimit tonë. I Gjithëmëshirshmi nuk na ka krijuar që Ai të ketë ndonjë dobi prej nesh (I zhveshur është I Madhërishmi nga të tilla mangësi!). Por, Ai dëshiron që nëpërmjet ibadetit ta njohim madhështinë dhe mëshirën e Tij të pakufishme.

Në ajetin e 58-të është përmendur edhe një prej emrave të bukur të Allahut "Er-Rrezzak-Furnizuesi", i cili emër nënkupton se vetëm Allahu është furnizuesi i të gjitha nimeteve, mirësive e begative, si për njeriun ashtu edhe për çdo krijesë. Pikërisht kjo është një nga arsyet kryesore që njeriun duhet ta bëjë të vetëdijshëm për mangësi dhe dobësi të tij në raport me Krijuesin, I Cili furnizon çdo krijesë me pjesën e riskut që ia ka caktuar. Ne nuk duhet të hutohemi e të ngarendim pas pasurisë dhe iluzioneve të rreme të kësaj bote, e as të mburremi me pasuri, sepse tërë atë çka e posedojmë është dhuratë nga I Madhi, Zoti, e të cilën na e ka lënë nën administrim dhe shfrytëzim të përkohshëm në këtë botë.

Transmetojnë Imam Ahmedi, Tirmidhiu dhe Ibën Maxhe, nga Ebu Hurejra r.a., të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut: "Allahu xh.sh. thotë: O biri i Ademit, përqendrohu dhe përkushtoju adhurimit Tim, sepse do ta mbush zemrën tënde me pasuri dhe do t'i mbylli dyert e varfërisë, por nëse nuk e bën këtë, do ta mbush zemrën tënde me preokupime (të dynjasë) dhe nuk do të t'i mbylli dyert e varfërisë!"[3]

*59. Pa dyshim, ata që kanë bërë të këqija do të kenë pjesën e tyre të dënimit, të ngjashme me pjesën e shokëve të tyre (të mëparshëm), prandaj të mos e kërkojnë shpejtimin e tij.*

Ata njerëz që i bënë zullum dhe padrejtësi vetvetes, duke mohuar, apo duke i bërë shirk Allahut, duke mohuar Ringjalljen apo jetën pas vdekjes, apo duke përgënjeshtruar mësimet e të Dërguarve të Allahut, do ta kenë pjesën e tyre të ndëshkimit ashtu siç e kanë edhe të gjitha ato gjenerata apo breza para tyre, e që do ta kenë edhe ata që vijnë me të tilla bindje të mbrapshta e të çoroditura. Madje, ajeti në fjalë, u drejtohet këtyre grupeve të mëkatarëve, që të mos kërkojnë përshpejtimin e këtij ndëshkimi, sepse ai sigurisht që do të vijë, por do të vijë vetëm atëherë kur edhe është përcaktuar nga I Gjithëdijshmi. Për një gjë të tillë na flet edhe ajeti i 1-rë i sures "En-Nahl", ku I Lartmadhërishmi thotë: "Erdhi (është afruar) caktimi i Allahut (Kiameti), prandaj mos kërkoni përshpejtimin (ardhjen para kohës) e tij!"

Idhujtarët, por edhe jobesimtarët, nëpër kohë të ndryshme i sfidonin haptazi të Dërguarit e Allahut, kur në formë talljeje e ironie u thoshin: "Na e sillni atë ndëshkim apo ditë të gjykimit me të cilën po na kërcënoni!" Në lidhje me këtë flasin shumë ajete kuranore, si këta: "... Kur do të realizohet ky "premtim" (kërcënim), nëse e thoni të vërtetën?" (El-Mulk, 25); dhe: "...Atëherë na e sill që të na godasë ajo me çfarë na kërcënon, nëse thua të vërtetën!" (Hud, 32).

*60. Dhe mjerë mohuesit nga Dita (e Gjykimit) që u është premtuar!*

Surja "Edh-Dharijat", përfundon me këtë ajet, i cili dëfton për mjerimin dhe dëshpërimin me të cilin do të

ballafaqohen mohuesit në Ditën e Gjykimit. Atë që deri dje e kishin mohuar me ngulm, duke pretenduar se me vdekje përfundon çdo gjë për njeriun, tash do ta shohin në realitetin e mirëfilltë kur të ringjallen. Por, tashmë ka marrë fund çdo gjë. As pendimi e as keqardhja nuk mund t'i shpëtojë nga dënimi i dhimbshëm që do t'i godasë ata. Por, kjo ishte zgjedhja e tyre e lirë, kjo ishte rruga e tyre, që e kishin ndjekur dhe që i kishte shpënë në devijim e humbje të përjetshme, andaj në Ditën e Gjykimit nuk kanë arsye ta akuzojnë e qortojnë askënd përveç vetvetes... Allahu i Madhërishëm na ruajt nga një përfundim i tillë!

**Porosia e këtyre ajeteve: (52-60)**

- Përgënjeshtrimi i të Dërguarve të Allahut ishte një praktikë e popujve të mbrapshtë e të devijuar. Ata i quanin ose të çmendur ose magjistarë. Madje, në këtë rast Kurani famëlartë ka përdorur shprehje alegorike, thuajse popujt e kanë këshilluar njëri-tjetrin që ta mbanin këtë qëndrim fyes, nënçmues e përqeshës ndaj të Dërguarve të Allahut. Ky ajet synon ta qetësojë të Dërguarin a.s. që të mos preokupohet e as të dëshpërohet nga injorimi i ftesës së tij nga ana e kurejshëve, por të vazhdojë i pathyeshëm misionin e tij të shenjtë.

- Allahu xh.sh. e porositi që, madje as të polemizojë me idhujtarët nga populli i tij, por të këshillojë besimtarët me këshilla të mira, të cilat u bëjnë dobi për jetën e tyre por edhe për ahiretin. Disa dijetarë në lidhje me këtë kanë thënë se këshilla u drejtohej edhe atyre njerëzve që hëpërhë ishin idhujtarë, por të cilët sipas Dijes paraprakë të Allahut xh.sh. në një të ardhme të afërt do të bëheshin myslimanë të devotshëm.

- Qëllimi i të përkujtuarit dhe këshillimit të besimtarëve ishte ndërgjegjësimi i tyre për qëllimin e krijimit të tyre, që të adhuronin Allahun Fuqiplotë. Zaten të Dërguarit i kishin dy synime parësore: adhurimin e Allahut, dhe udhëzimin e njerëzve në rrugën e vërtetë.

- Allahu i Lartmadhërishëm nuk ka nevojë për adhurimin e krijesave, as për namazin, lutjet, agjërimin etj., por ne jemi të nevojshëm për mëshirën e Tij. Ai është Furnizuesi, Fuqiploti, I Panevojshëm për asgjë, sepse është Vetë Krijuesi i çdo gjëje në këtë ekzistencë.

- Idhujtarët mekas do të ndëshkohen për ligësitë e tyre, ashtu siç do të ndëshkohen edhe popujt jobesimtarë para tyre, pra për të njëjtat qëndrime ndaj udhëzimit hyjnor.

- Jobesimtarët do të jenë në mjerim të madh në Ditën e Gjykimit, kur do ta shohin realitetin e asaj dite të vështirë, duke u marrë në llogari, të cilën ata gjatë jetës në këtë botë e kishin refuzuar dhe injoruar me tallje e përbuzje. *(Fund)*

(1) Lubabu-n-nukulifiesbabi-n-nuzuli, f. 245. Shih po ashtu: Isam bin Adulmuhsinel-Humejdan, Es-Sahihuminesbabi-n-nuzuli, f. 300. Ndonëse në isnadin e këtij hadithi ka shkëputje mes Aliut r.a. dhe Muxhahidit, megjithatë, ky hadith arrin gradën "sahih" i asistuar nga transmetime të tjera të ngjashme, siç është ai që e përcjell Ibën Xheriri nga Katadeja. (2) Lubabu-n-nukulifiesbabi-n-nuzuli, f. 245. Shih po ashtu: Es-Sahihuminesbabi-n-nuzuli, f. 300. (3) Vehbeez-Zuhajli, Et-TefsirulMunir, vëll. XXVII, f. 52.Tirmidhiu e konsideron hadith "hasen".



Prof. As. Dr. Musa Vila

# Metodat profetike në edukimin e fëmijëve (2)



## Shëmbëlltyra e prindërve

Pejgamberi s.a.v.s. thotë: "Të jeni të drejtë për fëmijët tuaj në ndarje, ashtu siç dëshironi që ata të jenë të drejtë ndaj jush në bamirësi dhe sjellje."

### Drejtësia dhe barazia në mes fëmijëve

Kjo është shtylla e tretë për të cilën u bëhet thirrje prindërve, pra që t'u përkushtohen fëmijëve në mënyrë që të arrijnë të realizojnë atë që duan, pra drejtësia dhe barazia në mes fëmijëve. Kjo ka ndikim të madh në nxitjen dhe entuziazmin e fëmijëve për bamirësi dhe respekt ndaj prindërve.

Në këtë drejtim mjafton njohja e ndjenjave të fëmijëve kur ndonjëri prej prindërve anon nga fëmija tjetër, pra që e dallon, e respekton, e afron më tepër etj... Një veprim i tillë i prindit do ta nxisë fëmijën që të mbjellë inatin, xhelozinë dhe të këqija tjera, e më vonë prindërit do ta kenë shumë të vështirë t'i përballojnë ato të këqija. Shembull të tillë në Kuran kemi vëllezërit e Jusufit a.s., të cilët kur e hetuan animin e zemrës së prindit ndaj vëllait të tyre, ndaj Jusufit, babanë e tyre e akuzuan për gabimtar. Në këtë kontekst, Allahu xh.sh. thotë: "Kur ata (vëllezërit) thanë: Me të vërtetë Jusufi dhe vëllai i tij janë më të dashur te babai ynë sesa ne, ndërsa ne jemi më shumë (grup). Vërtet babai ynë është në gabim haptazi." (Jusuf, 8)

Zilia e vëllezërve të Jusufit kishte pasoja edhe më të mëdha. Ata shkaktuan trauma familjare, kështu që fati i Jusufit përfundoi me hedhje në pus kur ishte një fëmijë i njomë, pra që nuk kishte bërë asnjë mëkat, vetëm për faktin se babai i tij e donte më shumë se vëllezërit e tij. Për këtë arsye, sado që prindërit të japin udhëzime, këshilla, inkurajim, frikësim, ato nuk do të jenë të vlefshme përderisa prindërit nuk i përmbahen drejtësisë dhe barazisë në mes fëmijëve, qoftë materialisht, qoftë shpirtërisht; prindërit nuk duhet të anojnë me zemër nga ndonjëri prej fëmijëve.

Lidhur me këtë, Pejgamberi s.a.v.s. na ka sqaruar një rregull me rëndësi për formën dhe mënyrën e bamirësisë ndaj fëmijëve, dhe nënshtrimin e tyre kundrejt prindërve. Kjo është drejtësia dhe barazia. Pejgamberi a.s. thotë: "Të jeni të drejtë ndaj fëmijëve tuaj, të jeni të drejtë ndaj fëmijëve tuaj, të jeni të drejtë ndaj fëmijëve tuaj!"

Pejgamberi s.a.v.s. gjithashtu thotë: "Të jeni të drejtë për fëmijët tuaj në ndarje, ashtu siç dëshironi që ata të jenë të drejtë ndaj jush në bamirësi dhe sjellje."[1]

Nga kjo kuptojmë se pabarazia midis fëmijëve është e ndaluar. Edhe më keq do të ishte veçimi i disa fëmijëve ndaj disa të tjerëve, ngase kjo çështje apo ky veçim do të sillte armiqësi, xhelozi dhe urrejtje në mes tyre, e kjo do të ndikonte në këputjen e lidhjeve të gjakut, duke larguar njërin prej tjetrit. Shërbimi më i madh që prindi mund t'u bëjë fëmijëve është që të jetë i barabartë dhe i drejtë për të gjithë.

Se sa është me rëndësi drejtësia në mes fëmijëve më së miri e tregon qëndrimi i myslimanëve të parë, të cilët ishin aq të drejtë ndaj fëmijëve të tyre saqë edhe në përkëdhelje dhe puthje nuk bënin dallime. Këtë e bënin duke iu përgjigjur ftesës së Pejgamberi s.a.v.s dhe praktikës së tij, sepse Pejgamberi s.a.v.s ua tërhiqte vërejtjen që të ishin të drejtë në mes djalit dhe vajzës edhe në puthjet e tyre. Enesi r.a. thotë: "Një njeri ishte ulur me Pejgamberin s.a.v.s. Kur erdhi aty djali i tij njeriu e puthi dhe e uli në dhomë, pastaj erdhi edhe vajza e tij, dhe ai e mori atë dhe e uli pranë djalit. Pas këtij veprimi Pejgamberi a.s. i tha: "Nuk u tregove i drejtë ndaj tyre."

A thua ka drejtim, institucion apo shkollë edukative në tërë botën që të bëjë thirrje për drejtësi ndaj fëmijëve edhe për përkëdheljen, uljen, etj.?!

Në shumë raste ndodh që fëmijët të fjalosen, të ofendohen, të rrihen me njëri-tjetrin. Këtu patjetër duhet të ketë ndërmjetësim për ndarje, vërtetim të së drejtës, mposhtje të së keqes, dhe barazi në mes tyre. Pejgamberi a.s. kishte ndërmjetësuar njëherë në mes dy fëmijëve që grindeshin me njëri-tjetrin. Pejgamberi a.s. ua përmirësoi sjelljet e tyre të gabuara, dhe të rriturve u bëri thirrje që mizorinë ta pengonin në të gjitha format dhe, sa herë që të ngrinte kokë, atë ta shëronin me drejtësi. Xhabiri r.a. thotë: "Dy fëmijë po

ziheshin me njëri-tjetrin. Njëri ishte prej muhaxhirëve, e tjetri prej ensarëve. Djaloshi i muhaxhirëve thirri: "O muhaxhirë (më ndihmoni)!" Ensariu thirri: "O ensarë (më ndihmoni)!" Atëherë Pejgamberi s.a.v.s doli dhe tha: "Ç'është kjo? Thirrje e injorancës?" Ata thanë: "Jo, o i Dërguari i Allahut! Veçse këta dy fëmijë u rrahën, kishin shkelmuar njëri-tjetrin." Pejgamberi s.a.v.s tha: "Nuk ka të keqe. Njeriu le ta ndihmojë vëllanë e tij kur bën padrejtësi apo i bëhet e padrejtë. Nëse është mizor, le ta pengojë atë, ngase kjo për të është ndihmë; nëse i bëhet padrejtësi, le ta ndihmojë atë."

Në fund të këtij sqarimi u drejtohemi me përgëzim të sinqertë prindërve të drejtë, edukatorëve të zellshëm për shpërblimin që i pret në Ditën e Kiametit, pavarësisht nga realizimi i objektivave të edukimit në këtë botë. Transmetohet nga Amr bin El As r.a., se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:"Vërtet njerëzit e drejtë tek Allahu janë në pozita të larta me dritë (minberë), (…), ata janë të drejtët në udhëheqësi, familje dhe përgjegjësinë e tyre."[2]

### Të drejtat e fëmijëve

Dhënia e të drejtave që u takojnë fëmijëve si dhe të pranuarit e së drejtës që ka fëmija tek ai mbjell ndjenja pozitive. Nga ky veprim fëmija mëson se jeta është marrje dhe dhënie. Gjithashtu kjo për fëmijën konsiderohet trajnim për t'iu nënshtruar të vërtetës. Ai para vetes sheh një shembull të mirë. Fëmijës i hapen mundësitë që të formojë sjelljet e tij, të bëjë kërkesat për të drejtat e tij, kurse çdo gjë e kundërt me këto që theksuam do të ndikojë negativisht në jetën e tij. Pejgamberi a.s. kishte kërkuar, nga fëmijët që gjendeshin në anën e djathtë, që t'i jepnin leje që t'i respektonte pleqtë që gjendeshin në anën e majtë. Transmetohet nga Sehl bin Sead r.a., se Pejgamberit s.a.v.s. i sollën një enë me ujë. Ai piu ujë nga ajo enë. Në anën e djathtë ishte një fëmijë, e në anën e majtë ishin pleqtë. Pejgamberi a.s. i tha fëmijës: "A më lejon t'u jap përparësi këtyre (pleqve për të pirë ujë)?" Vogëlushi tha: "Jo, për Zotin, o i Dërguari i Allahut! Të mirën time që vjen nga ju nuk ia jap askujt." Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. ia dha shtambën në dorë fëmijës."[3]

Këtu mund të shtrohet një pyetje për të rinjtë dhe pleqtë: A kemi të drejtë që fëmijëve t'ua mohojmë të drejtat e tyre, punën, angazhimin etj.?

Lidhur me këtë po sjellim edhe disa hadithe. Abdullah bin Mesudi r.a. thotë se i kishte thënë Pejgamberit a.s. që t'ia mësonte disa fjalë me përmbajtje të gjerë dhe të dobishme. Pejgamberi s.a.v.s i tha: "Adhuroje vetëm Allahun, të jesh me Kuranin kudo që të jesh. Pranoje të vërtetën nga kushdo që të vijë, nga i vogli ose i madhi, edhe nëse i urren ata. Refuzoje të keqen nga kushdo që të vijë, nga i vogli ose i madhi, edhe nëse ata i do shumë!"

Nga këto shprehje profetike vihet në dukje se e vërteta duhet të pranohet qoftë edhe nga fëmijët. Imam Ebu Hanifja kishte parë një fëmijë duke luajtur me baltë, dhe i kishte thënë: "Ki kujdes, se do të biesh në baltë!" Vogëlushi ia kishte kthyer: "Ki kujdes ti se mos rrëshqasësh, sepse nëse rrëshqet ti atëherë pas teje do të rrëshqasë e gjithë bota!" Ebu Hanifja kishte mbetur i habitur dhe i shqetësuar njëkohësisht nga kjo përgjigje e atij fëmije. Pas këtij rasti Ebu Hanifja nuk kishte dhënë fetva pa e studiuar çështjen një muaj rresht me nxënësit e tij[4].

Tregohet se njëherë një vogëlush i quajtur Hasen El Fadël kishte hyrë te disa udhëheqës, ku gjendeshin edhe shumë dijetarë. Vogëlushi dëshironte të merrte fjalën. Kjo gjë i shkaktoi neveri udhëheqësit, andaj i tha: "Vallë edhe fëmija duhet të flasë në këtë vend?" Vogëlushi i tha: "Edhe pse jam fëmijë, unë nuk jam më i vogël se pupëza e Sulejmanit a.s., dhe as ti nuk je më i madh se Sulejmani a.s. Pupëza i pati thënë Sulejmanit: "Unë kam gjetur diçka për se ti nuk je në dijeni." (En-Neml, 22)

Kur Omer bin Abdul Azizi qe emëruar halif, vinin delegacione të ndryshme për t'ia uruar detyrën. Në krye të një delegacioni kishte qenë një vogëlush, i cili në emër të delegacionit e uroi halifin. Omeri i kishte thënë: "A nuk gjeti populli juaj ndonjë më të vogël se ky për ta kryesuar delegacionin?!" Vogëlushi i qe përgjigjur: "O udhëheqës i myslimanëve, sikur të ishte çështja me moshë, atëherë ai që është më i vjetër se ti do të duhej të ishte në pozitën tënde, e jo ti. O udhëheqës i myslimanëve, a nuk e dini se njeriu përbëhet prej dy gjërave të vogla: gjuhës dhe zemrës?" Halifi i kishte thënë: "Vazhdo të më këshillosh, o vogëlush! Vogëlushi kishte vazhduar ta këshillonte derisa halifi kishte filluar të qante.[5]

Nga këto tregime del në pah se shumë personalitete të mëdha, shpirtra të pastër, koka të mbushura plot dije dhe shkencë i pranuan këshillat dhe udhëzimet e fëmijëve, i dëgjuan ato prej tyre me plot modesti, përfituan nga mendimet e tyre e përmes tyre përmirësuan mendimet dhe metodat e tyre. Pra, edhe fëmija ka mendimin, pozitën dhe të drejtën e vet.

### Lutja e prindërve për fëmijët e tyre

Lutja është një prej shtyllave kryesore që prindërit porositen që të jenë të përkushtuar. Ata duhet të kenë parasysh kohën kur pranohet lutja, të cilën na e ka sqaruar Pejgamberi a.s. Lutja e prindërve është e pranuar



tek Allahu xh.sh. Me lutje shtohet lidhshmëria dhe mëshira që del nga zemra e prindërve. Këta me plot modesti orientohen nga Zoti, duke kërkuar mbrojtjen e fëmijëve dhe rregullimin e ardhmërisë së tyre. Kjo ka qenë rruga dhe metoda e të gjithë Pejgamberëve. Në të kundërtën, mallkimi dhe lutja për të keq ndaj fëmijës, sipas fesë islame, konsiderohet vepër tejet e dënuar. Sado që ne ta paraqesim të rrezikshme këtë vepër, rreziku i saj është shumë më i madh, sepse në të gjendet shkatërrimi i fëmijës dhe të ardhmes së tij. Pra, ajo në të njëjtën kohë është edhe shkatërrim i prindërve. Pejgamberi a.s. babait dhe nënës ua ndalonte që të mallkonin dhe të luteshin për të keq për fëmijët e tyre. Kjo është në kundë-rshtim të plotë me moralin islam, me edukatën profetike, si dhe është pengesë e thirrjes së njerëzve në Islam. Këtë më së miri e shohim në rastin e Taifit, ku Pejgamberi s.a.v.s. nuk u lut për të keq ndaj politeistëve, por tha: "Shpresoj tek Allahu që nga mesi i tyre të nxjerrë njerëz që e adhurojnë Allahun."[6] Këtë shpresë, pas njëfarë kohe, Allahu xh.sh. e kishte bërë realitet. Xhabiri r.a. transmeton se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Mos u lutni kundër vetvetes, as kundër fëmijëve tuaj, as kundër shërbëtoreve dhe as kundër pasurisë, nëse në një orë përputhet koha e lutjes suaj tek Allahu, Ai do t'ju përgjigjet për t'jua dhënë (atë që kërkoni)."[7]

Imam El Gazaliu, në librin e tij "El Ihja" tregon se një njeri kishte ardhur tek Abdullah bin El Mubarek për t'u ankuar se djali nuk e respektonte. Abdullahu i kishte thënë: "A je lutur ndonjëherë kundër tij?" "Po, si jo", i ishte përgjigjur njeriu. Atëherë Abdullahu i kishte thënë: "Ti vetë e ke shkatërruar djalin tënd."[8] Në vend që njeriu me lutje të bëhet shkaktar për shkatërrimin e fëmijës, le të bëhet shkaktar për ndërtimin dhe edukimin e tij, ashtu siç ka vepruar Pejgamberi a.s., i cili lutej në dobi të fëmijëve dhe Allahu xh.sh. i çonte begati në të ardhmen e tyre, në punën, pasurinë dhe në trashëgiminë e tyre.

Ibën Abasi r.a. tregon se, kur ishte i vogël, Pejgamberi a.s. e kishte afruar pranë gjoksit dhe qe lutur: "O Zoti im, mësoja urtësinë këtij vogëlushi!"[9] Në një version tjetër thuhet: "O Zoti im, bëja të kuptueshme fenë!"[10] Ibën Abasi vërtet u bë një nga dijetarët më të mëdhenj të umetit islam, dhe u quajt "Terxhuman-ul-Kuran - Komentues i Kuranit".

Pejgamberi a.s. lutjen e kishte përdorur si metodë për zgjidhjen e problemeve. Kjo tregon për pozitën dhe rëndësinë që ka lutja në metodologjinë islame. Lutja i çrrënjos rrënjët e mosrespektimit të prindërve, e kjo bëhet kur prindërit janë të sinqertë në lutje dhe këtë e vazhdojnë në çdo kohë, e edhe në udhëtim.

Muslimi transmeton në "Sahihun" e tij, se vërtet Pejgamberi s.a.v.s. kur hipte në deve dhe donte të udhëtonte, merrte tekbir tri herë, dhe thoshte: "I Lartësuar dhe i Pastër është Ai që e nënshtroi këtë (devenë për hipje dhe udhëtim), sepse ne nuk do të mund ta bënim këtë. Me të vërtetë kthimi ynë është te Zoti ynë. O Zoti im, vërtet ne të lutemi që udhëtimi ynë të ketë karakter bamirësie dhe devotshmërie. Të lutemi që me veprat tona të jesh i kënaqur. O Zoti im, lehtësona këtë udhëtim, dhe largësinë e tij na e bëj të shkurtër. O Zoti im, Ti je shoqërues në udhëtim, dhe mbrojtës i familjes. O Zoti im, unë kërkoj që të më ruash nga vështirësitë e udhëtimit, nga pamjet e liga (ndeshjet), nga përmbysjet e këqija në pasuri, familje dhe fëmijë."[11]

Dikush mund të thotë se lutja e prindërve nuk ndikon te fëmija, mirëpo Kurani, përmes shembullit të Jakubit a.s., thotë të kundërtën. Jakubi a.s. u kishte thënë bijve të tij: "Më vonë do t'i kërkoj Zotit tim t'ju falë ju, se Ai vërtet është që fal dhe është Mëshirues." (Jusuf, 98)

(1) Ibën Ebi Dynja, "Kitabul ijal", vëll. I, f. 172. (2) "Sahihu Muslim", vëllimi IX, f. 350. nr. 3406. (3) "Sahihul Buhari", vëll. VIII, fq. 327, nr. 2271. (4) Mukadime, Hashijet Ibën Abidin: vëll. 1, f. 8. (5) Abdulaziz Bedr, Mevakif hasime bejnel ulema vel hukam, f. 64. (6) "Sahihul Buhari", vëll. XI, f. 8, nr. 2992. (7) "Sahihu Muslim", vëll. XIV, f. 295, nr. 5328. (8) Imam El Gazali, Ihja ulumud-din, vëll. 2, f. 217. (9) "Sahihul Buhari", vëll. XII, f. 100, nr. 3473. (10) "Sahihul Buhari", vëll. I, f. 248, nr. 140. (11) "Sahihu Muslim", vëll. VII, f. 56, nr. 2392.



Mr. Ejup Haziri

# Leximi i Kuranit nga imami, sipas gjendjes së namazfalësve

## Hyrje

Në temën paraprake e kam shtjelluar tematikën e leximit të mjaftueshëm të Kuranit pas kaptinës El Fatiha, praktikisht e kam trajtuar minimumin, mesataren dhe maksimumin e leximit të Kuranit, gjegjësisht kemi folur për atë që namazi edhe me një ajet është i vlefshëm, sikurse edhe për preferencën e leximit të Kuranit në secilin namaz. Tema në vazhdim prapë ka të bëjë me leximin e Kuranit në namaz, mirëpo shtjellimi do të bëhet nga një këndvështrim tjetër, nga konteksti i falësve të namazit, dhe se leximi i imamit në namaz është i ndërlidhur me gjendjen e atyre që falen pas tij.

## Imami lexon varësisht nga gjendja e atyre që falen pas tij

Imami që i prin xhematit në namaz duhet të lexojë varësisht nga xhemati i tij. Nëse namazfalësit janë të rinj, atëherë leximi i shumë ajeteve apo një sureje pak më të gjatë do të ishte i preferuar. Por nëse në mesin e namazfalësve ka njerëz të sëmurë, të shtyrë në moshë, dhe që nuk mund të qëndrojnë gjatë në këmbë, atëherë do të ishte e preferuar që leximi të jetë sa më i shkurtër, pa i lodhur dhe rënduar namazfalësit. Argument është hadithi i transmetuar nga Uthman bin Ebi-l Asi, i cili është në koleksionin e Taberanit, që thotë: "Na ka treguar Muhamed bin Asim El Asbehani, na ka treguar Ali bin Harb El Mevsilij, na ka treguar Amër bin AbdulXhebar, nga Ubejdeh bin Hasan, e ky nga Haseni, e ky nga Uthman bin Ebi-l Asi, i cili thotë: "Gjëja e fundit për të cilën më porositi (këshilloi) i Dërguari i Allahut ishte: "Nëse falesh me kolektivin tënd, atëherë fal namazin e më të dobëtit prej tyre, sepse në mesin e tyre ka të dobët dhe të sëmurë!"

Në lidhje me këtë tematikë kemi hadithin e radhës, i cili është në koleksionin e Buhariut dhe të të tjerëve, e që transmetohet nga Xhabir bin Abdullahi: "Na ka treguar Muhamed bin Abadeh, na ka informuar Jezidi, na ka informuar Selimi, na ka treguar Amër bin Dinari, na ka treguar Xhabir bin Abdullahu, se Muadh bin Xhebeli falej me të Dërguarin e Allahut, e pastaj shkonte te populli i tij dhe ua falte namazin. Në një rast, derisa po u printe në namaz, ai lexoi kaptinën "El Bekare". Thotë transmetuesi: "Një njeri që po falej e shkurtoi namazin e tij. Lajmi për këtë i shkoi Muadhit, dhe ky i fundit tha: "Ai është hipokrit!" Kur ky njeri kuptoi se çfarë kishte thënë Muadhi për të, shkoi tek i Dërguari i Allahut dhe tha: "O i Dërguar i Allahut, ne jemi njerëz që punojmë (punë të rënda) dhe i japim ujë e ushqim deveve tona. Muadhi mbrëmë u fal me ne, dhe lexoi kaptinën "El Bekare", por unë e shkurtova namazin, e ai po pretendon se unë jam hipokrit." Atëherë i Dërguari i Allahut tha: "O Muadh, a përçarës (i njerëzve) je?" - këtë e tha tri herë - (më pas tha:) Lexo: "Kaptinën "Esh Shems", "El Ala", e të ngjashme me këto!"

Në transmetimin tjetër, po ashtu në koleksionin e Buhariut, qëndron edhe shtesa në fund: "E përse nuk u fale duke lexuar "El Ala", "Esh Shems" dhe "El Lejl", sepse pas teje falet i shtyri në moshë, i dobëti, dhe ai që ka ndonjë nevojë."

Sipas versionit të Muslimit, ngjarjes i përshkruhen disa veçori që e zbërthejnë edhe më tepër. Përshkruhet se bëhet fjalë për namazin e jacisë , dhe se namazfalësi nuk ka mundur ta përballojë leximin e gjatë të Muadhit, prandaj ka dhënë selam dhe është falur i vetëm, e në fund ka dalë nga xhamia para se namazi me imam të përfundojë: "Na ka treguar Muhamed bin Abade, na ka treguar Sufjani, nga Amri, e ky nga Xhabiri, i cili citohet të ketë thënë: "Muadhi falej me të Dërguarin e Allahut, dhe pastaj shkonte te populli i tij dhe iu printe në namaz. Një natë prej netëve fali namazin e jacisë me të Dërguarin e Allahut, e më pas shkoi te populli i tij dhe iu priu atyre në namaz. Ai në namaz lexoi kaptinën "El Bekare", e njëri nga namzfalësit dha selam dhe u largua (nga xhemati), e pastaj u fal i vetëm dhe doli. Atij i thanë: "A bëre hipokrizi, o njeri?" Ai ua ktheu: "Jo, assesi. Për Zotin do të shkoj tek i Dërguari i Allahut, dhe gjithsesi do ta informoj atë." Ai në fakt shkoi tek i Dërguari i Allahut dhe i tha: "O i Dërguar i Allahut, ne kemi deve dhe punojmë (punë të

rënda) gjatë ditës. Muadhi kishte falur namazin e jacisë me ty, e më pas erdhi te ne dhe, pasi e hapi namazin, filloi leximin e kaptinës "El Bekare". I Dërguari i Allahut i tha Muadhit: "O Muadh, a përçarës (i njerëzve) je? Lexo këtë e këtë." Thotë Sufjani: "I thashë Amrit: "Ebu Zubejri ka treguar nga Xhabiri, se ai ka thënë: "Lexo (ndonjërën nga kaptinat) "Esh Shems", "Ed Duha", "El Lejl" apo "El Ala". Kështu diçka tha edhe Amri.

Muadh bin Xhebeli ishte njëri prej sahabëve më fekih, dhe më i dituri në sferën e hallallit dhe haramit. Ishte prej njerëzve të dashur të Pejgamberit a.s., dhe ishte shumë mendjemprehtë dhe i mençur. Nga hadithet, me gjithë transmetimet e tyre, na bëhet e qartë se ai falej me të Dërguarin e Allahut në Medine, dhe më pas shkonte në ndonjë vendfaljeje në periferi të Medinës, që t'ua falte të njëjtin namaz edhe atyre. Namazi i tij ishte i gjatë, dhe ai lexonte shumë Kuran. Këtë e bënte nga adhurimi i tij. Në njërën prej netëve, pasi që fali namazin me të Dërguarin e Allahut, shkoi, sikurse e kishte zakon, në vendin ku shkonte zakonisht, dhe priu si imam në namaz. Kur ia filloi namazit, lexoi kaptinën më të gjatë të Kuranit, "El Bekare". Më mesin e namazfalësve ishte një njeri nga shtresa e mesme, i cili punonte thuajse gjatë tërë ditës, dhe faktikisht namazi i gjatë nga leximi i shumtë i Muadhit për të ishte i rëndë dhe thuajse i papërballueshëm. Prandaj, sigurisht se njeriu u lodh nga qëndrimi i gjatë në këmbë, dhe ndoshta kishte edhe punë për të kryer në shtëpi, dhe kështu u largua nga namazi me xhemat dhe e fali namazin i vetëm. Pas faljes së namazit shkoi në shtëpi. Lajmi se njëri nga namazfalësit pas tij kishte lënë namazin dhe ishte falur i vetëm i shkoi Muadh bin Xhebelit, veprim të cilin ai e urreu, sepse kjo nënkuptonte një përçarje të brendshme mes myslimanëve. Tentativa përçarëse në Medine ishin të shumta, që zakonisht bëheshin nga hipokritët që tentonin thyerjen e unitetit të myslimanëve, ndaj edhe Muadhi dhe kolektivi i tij nuk hezituan fare nga rasti, dhe kështu personin e tillë e quajtën hipokrit. I ndodhur para një situate delikate, ai person mundohej ta qetësonte veten dhe ta mbronte veprimin e tij. Megjithatë ai vendosi të shkonte tek i Dërguari i Allahut dhe ta informonte për atë që i kishte ndodhur, dhe në një farë forme të kërkonte falje para të Dërguarit të Allahut për ndërprerjen e namazit me imam dhe për faljen vetëm, si pasojë e punëve të tij të shumta. Kur shkoi tek i Dërguari i Allahut dhe e informoi për veprimin e tij dhe për akuzën e Muadhit ndaj tij, i Dërguari i Allahut u hidhërua pa masë dhe e qortoi ashpër Muadhin, duke i thënë tri herë radhazi:



"O Muadh, a përçarës je?" Kjo pyetje tregonte për një qortim të ashpër nga ana e të Dërguarit a.s., ndërsa përsëritja e vazhdueshme nga ana e Pejgamberit a.s. nënkupton rëndësinë e kësaj çështjeje, sepse ai gjërat e rëndësishme i përsëriste gjithmonë. Prandaj, pasi qortoi Muadhin, e porosit që t'i lexonte kaptinat e shkurtra të Kuranit, si: "Esh Shems", "Ed Duha", "El Lejl" "El Ala", e të ngjashme me këto, sepse leximi i kaptinave të shkurtra të Kuranit në namaz do të ishte i përshtatshëm për të moshuarit, të sëmurët dhe ata që kanë ndonjë nevojë.

Prijësi në namaz duhet ta falë namazin konform gjendjes së kolektivit. Ai duhet të dijë se kush falet pas tij, dhe a mund të qëndrojnë gjatë në namaz. Njerëzit nuk janë gjithë njësoj. Dikush mund të qëndrojë më gjatë në namaz, e dikush nuk mund ta përballojë një qëndrim të gjatë. Nganjëherë rrethanat ekzistuese imponojnë shumë gjëra. Ndoshta xhamia mund të jetë pranë tregut, afër ndonjë fabrike, apo mund të jetë krejtësisht pranë vendeve bujqësore. Në rrethana të tilla namazi duhet të jetë sa më i shkurtër, për shkak të prezencës së atyre. Gjithashtu xhamia mund të jetë pranë shkollave e fakulteteve, ku studentët për shkak të ligjëratave apo provimeve nuk mund të qëndrojnë gjatë në namaz. Prandaj, në rrethana të tilla është obligim për prijësit e namazit që atë ta shkurtojnë, e jo ta zgjasin, përndryshe do të jetë barrë e rëndë për namazfalësit.

Ibën AbdulBerri në librin e tij madhështor "El Istidhkar", në lidhje me këtë sjell një transmetim se Omeri disa imamëve që e zgjatnin shumë namazin u thoshte: "Mos e bëni që Allahu të urrehet nga robërit e Tij!" Më pas Ibën AbdulBerri thotë: "Nëse në atë kohë njerëzit urdhëroheshin të mos e zgjatnin namazin, atëherë çfarë të themi për kohën tonë?"

Në vijim kemi një rast që transmetohet nga disa shokë të Pejgamberit a.s., dhe po me përmbajtje të njëjtë: "Na ka treguar Kutejbeh, dhe ka thënë: "Na ka treguar Mervan bin Muavijeh El Fezarij, nga Humejdi, e ky nga Enes bin Maliku, se i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Për Zotin, unë e dëgjoj të vajtuarit e fëmijës përderisa jam në namaz, dhe e shkurtoj (leximin e Kuranit) nga frika se mos po shqetësohet nëna e tij."

I Dërguari i Allahut ishte jashtëzakonisht i mëshirshëm. Ai e shkurtonte leximin e Kuranit në namaz gjersa dëgjonte të vajtuarit e fëmijës, në mënyrë që të mos shqetësohet nëna e tij. Po të mos e shkurtonte leximin e Kuranit në raste të tilla, atëherë nëna e fëmijës nuk do të ishte e koncentruar në namaz, dhe praktikisht vetëm trupi i saj do të ishte në namaz se mendja dhe përqendrimi do të ishin me djalin e saj.

### Përfundim

Nga ky shtjellim vijmë në përfundim se imami duhet të jetë vigjilent për gjendjen e atyre që falen pas tij, si dhe të mos i rëndojë ata me lexim të gjatë të Kuranit, ngase në mesin e namazfalësve ka të shtyrë në moshë, të sëmurë, njerëz që kanë ndonjë nevojë, dhe praktikisht leximi i gjatë i Kuranit në namaz do të ishte një barrë e rëndë dhe ngarkesë e madhe për ta. Ka njerëz që janë në punë dhe mundohen që farzin ta falin me imam, e zgjatja e namazit do t'i vendoste në një pozicion të palakmueshëm dhe do t'ua komplikonte punët edhe më. Prandaj, është e logjikshme dhe e arsyeshme që imami të jetë i kujdesshëm me xhematin e tij, dhe të mos jetë shkaktar që njerëzit të mungojnë në namazet kolektive për shkak të leximit të tij të gjatë.





**Intervistë ekskluzive**

# Flet myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava

## "Kosova, populli ynë, nuk kanë qenë, nuk janë dhe as nuk do të jenë çerdhe e as fidanishte të ekstremistëve"

### Agjërimi fisnikëron shoqërinë

D.I.: Myfti i nderuar, jemi në vigjilje të muajit të bekuar Ramazan. Cili është mesazhi juaj për lexuesit e revistës dhe besimtarët islamë?

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Vetë muaji Ramazan është i veçantë. Është muaji i vetëm të cilin Allahu xh.sh., e ka përmendur në Kuran dhe me emër, e po ashtu edhe agjërimi është ibadet i fshehtë që bëhet vetëm për të Madhin Allah. Muaji Ramazan, siç dihet, është muaji i ngjarjeve të mëdha që kanë shkruar historinë e ndritshme islame.

Ky muaj nga besimtari kërkon sakrificë, durim, urtësi, përkushtim, respekt, solidaritet, vetëpërmbajte, tolerancë e mirëkuptim, ndërsa për besimtarët jep mirësi, dashuri, begati, rahmet, bereqet, falje dhe vend për reflektim. Agjërimi fisnikëron shoqërinë. Mesazhi im për besimtarët është që ta presin sa më mirë, dhe të përfitojmë nga mirësitë që na i ofron ky muaj.



### Fokusimi ynë në këtë muaj Ramazani është që të jemi sa më afër besimtarëve, e posaçërisht të jemi sa më afër të rinjve tanë

D.I.: Çfarë përgatitjesh ka bërë Kryesia e BIK-ut për muajin Ramazan?

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Bashkësia islame e Kosovës, në të gjitha nivelet e saj dhe në të gjitha institucionet, si zakonisht ka bërë përgatitjet e duhura, e që i takojnë asaj, që sa më mirë të pritet muaji Ramazan, ky muaj i agjërimit. Kjo për të vetmin qëllim që të jemi sa më afër xhematit, të jemi sa më pranë besimtarëve, e posaçërisht të jemi sa më afër të rinjve tanë. Dihet mirëfilli se gjatë muajit Ramazan besimtarët, përveç agjërimit, shtojnë edhe aktivitet dhe ibatetet që ndërlidhen me këtë muaj. Prania e xhematit nëpër xhamia është më e madhe në të gjitha vaktet e namazit, e posaçërisht në namazin e teravive, që siç dihet falet vetëm në këtë muaj. Duhet pasur parasysh edhe një gjë, se ne, respektivisht drejtoria Fetare-arsimore ka përgatitur një elaborat pune, ku janë përfshirë vizitat në terren; nëpër xhami në kohë të namazit të drekës, namazit të teravive, dhe namazit të xhumasë, me ç'rast përfaqësuesit tanë do të mbajnë derse, vaize e hytbe tematike kushtuar parimeve themelore të fesë islame, e posaçërisht në fokus do ta kenë rëndësinë, rolin, vendin dhe begatitë e këtij muaji.

Pastaj janë paraparë të mbahen një sërë tribunash tematike anekënd vendit, pra kushtuar këtij muaji, dhe do të ketë edhe një sërë iftaresh me kategoritë e ndryshme të shoqërisë, ku do të përçohen mesazhe paqe, dashurie, njohje, tolerance e respekti. Po për

këtë Ramazan produksioni ynë ka përgatitur një sërë emisionesh tematike që do të jepen çdo natë gjatë Ramazanit në transmetuesin publik dhe në disa TV lokale. Si çdo herë, sektori ynë humanitar, respektivisht Shoqata "Bereqeti", në bashkëpunim me partnerët e saj të jashtëm dhe të brendshëm, është angazhuar që në fillim të Ramazanit t'iu ndihmojë familjeve në nevojë. Deri tash, aq sa jam informuar, në shkallë vendi janë ndihmuar mbi 10. 000 familje nevojtare, kryesisht me artikuj ushqimor.

D.I.: Në çfarë do të përqendroheni më shumë në këtë muaj?

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Fokusimi ynë në këtë muaj është, siç e thashë edhe më sipër, që të jemi sa më afër besimtarëve, me qëllim që sa më shumë të shtojmë ibadetet e aktivitetet, që të gjithë të përfitojmë nga ky muaj, sepse vetë misioni i këtij muaji është i veçantë. Është përgjegjësi jona që t'i përgjigjemi interesimit të besimtarëve tanë që në këtë muaj janë më të pranishëm në ibadete, janë më të përkushtuar, më të devotshëm e më të interesuar të dinë dhe t'i njohin më shumë parimet dhe mësimet e fesë së tyre. Është detyrë jona që të jemi pranë tyre, sepse këtë e kemi amanet, pra edukimin e drejt të besimtarëve tanë, kur dihet që një nga misionet e këtij muaji është edhe edukimi e arsimimi, e mbi të gjitha fisnikërimi i masës së gjerë.

D.I.: Para pak kohësh BIK-u mbajti zgjedhjet në nivel të Këshillave vendorë. Si ka shkuar dhe si është përmbyllur procesi?

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Po. Bashkësia Islame e Kosovës në fillim të këtij viti në nivel të Këshillave ka mbajtur zgjedhje të rregullta, nga kanë dalë struktura të reja drejtuese. Procesi ka ecur mirë dhe është përmbyllur në afat të rregullt, me përjashtim të Këshillit të Preshevës dhe Mitrovicës. Në Preshevë nuk janë mbajtur zgjedhjet me kohë, ndërsa në Mitrovicë procesi është ndërprerë.

D.I.: Po çfarë është ndërmarrë në këto dy raste?

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Në Preshevë zgjedhjet janë mbajtur para pak ditësh, si dhe janë certifikuar dhe është emëruar struktura e re. Për hir të opinionit duhet potencuar që atje kemi pasuar një zhvillim të papritur. Ish kryetari fillimisht ka penguar mbajtjen e zgjedhjeve në kohën e duhur, kurse më vonë ka organizuar, gjoja zgjedhje, dhe ka emëruar veten për kryetar. Ne kemi bërë gjithçka që atje të mos ketë përplasje, huti e përçarje, por nuk ia kemi arritur që ta bindim ish-kryetarin me një grup imamësh. Mirëpo, shpresojmë që shpejt edhe ai grup të reflektojë drejt, sepse popullata e Luginës, besimtarët e asaj treve që moti kanë përcaktuar fatin e tyre, dhe nuk ia del askush që ta ndërrojë apo t'i japë drejtim tjetër përcaktimit të vetë popullatës së Luginës.



Ndërsa, sa i përket Mitrovicës, atje shpejt do të mbahet procesi zgjedhor dhe do të kemi strukturën e re drejtuese të Këshillit.

D.I.: Çfarë prisni nga të zgjedhurit nëpër Këshilla?

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Pres angazhim në realizimin e misionit tonë, si dhe në realizimin e shumë projekteve që kanë të bëjnë me zhvillimin e BIK-ut. Gjithashtu pres që të ecim përpara në të mirë të vendit e besimtarëve tanë.

**Çështja e ekstremizmit sot është problem që po sfidon botën. Tashmë është e kuptueshme që edhe Kosova nuk është imune, andaj populli i saj dhe besimtarët tanë nuk do të ndërrojnë diskursin properëndimor e proamerikan**

D.I.: Myfti efendi, ditë më parë e përditshmja prestigjioze amerikane New York Times ka botuar një shkrim në të cilin Kosova paraqitet si fidanishte e ekstremizmit?

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Po. Siç e kemi parë, e përditshmja amerikane ka botuar një shkrim të gjatë, ku Kosovën - vendin tonë, e cilëson si një fidanishte të ekstremizmit, si një vend që prodhon ekstremistë për ISIS-in, si një vend e një popullatë që po ndërron diskursin politik dhe orientimin strategjik. Artikullin e kemi lexuar, dhe e kemi parë me shqetësim, sepse flitet për vendin tonë, për popullin tonë, për të ardhmen tonë, dhe ku: në një ndër gazetat më të rëndësishme të botës. Çështja e ekstremizmit sot është problem që po sfidon botën. Tashmë është e kuptueshme që edhe Kosova nuk është imune ndaj ndikimeve, frymës e filozofisë ekstreme, por jemi të obliguar dhe e kemi për detyrë që kësaj të keqe me të cilën po përballet njerëzimi t'i presim rrugën, dhe të ruajmë popullin dhe vendin tonë nga mësimet, doktrinat dhe filozofitë që çojnë në ekstremizëm e dhunë.

E kemi thënë disa herë, si dhe e ka thënë edhe ulemaja e kalibrit botërorë: ekstremizmi s'ka të bëjë asgjë me fenë islame. E ripërsëris që feja islame, mësimet e Muhamed mustafasë a.s., nuk kanë të bëjnë asgjë më ekstremizmin, dhunën, terrorin, vrasjet dhe shkatërrimin. Dihet se feja islame është fe e paqes, fe e vlerave hyjnore e humane.

### Kosova dhe populli ynë nuk kanë qenë, nuk janë dhe as nuk do të jenë çerdhe e as fidanishte të ekstremistëve

Jam i bindur që Kosova, populli i saj dhe besimtarët tanë nuk do të ndërrojnë diskursin properëndimor e proamerikan. Për këtë mendoj që kemi konsensus të gjerë në të gjitha hallkat e shoqërisë. Kosova, populli ynë, nuk kanë qenë, nuk janë dhe as nuk do të jenë çerdhe e as fidanishte të ekstremistëve. E kemi për detyrë dhe për obligim që bashkë me të gjitha institucionet, të gjithë faktorët dhe të gjithë ata që kanë rol në shoqëri ta ruajmë vendin dhe popullin tonë, sidomos të rinjtë tanë, nga çdo ideologji ekstreme. Kur them ta ruajmë, dua të them të marrim të gjitha masat që të rinjtë t'i edukojmë, arsimojmë dhe orientojmë drejt e mirë.

### Nuk përfaqësojnë popullin e Kosovës, as besimtarët tanë, e as strukturat e BIK-ut një grup individësh që kanë rënë pre e mësimeve ekstreme

Populli i Kosovës, por edhe shqiptarët në përgjithësi, e kanë të qartë orientimin e tyre, pra miqësinë e veçantë me ShBA-të. Po e përsëris, miqësi e raport të veçantë me ShBA-në, si dhe integrim në BE. Në këtë drejtim s'ka mëdyshje.

Nuk përfaqësojnë popullin e Kosovës e as besimtarët tanë dhe strukturat e BIK-ut një grup individësh që kanë rënë pre e mësimeve ekstreme.

Me ata individë duhet punuar që të shohin realitetin, ndërsa diskursi i Kosovës dhe i shqiptarëve është i qartë: respekt gjithkujt, bashkëpunim me të gjithë, mirëpo objektivat tona i kemi të qarta.

D.I.: Myfti efendi, sa rrezikohet realisht Kosova nga ekstremizmi që çon në dhunë e terrorizëm?

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Për këtë unë nuk mund të përgjigjem me saktësi, sepse kjo është fushë që më mirë e dinë institucionet e sigurisë së vendit. Por, sipas tyre, Kosova nuk është e rrezikuar drejtpërdrejt. Megjithatë ata tërheqin vëmendjen për kujdes. Pra, duhet të jemi të kujdesshëm për këtë. Nuk duhet të krijojmë panik e perceptim se vendi ynë është i rrezikuar, por as nuk duhet të kemi neglizhencë. Po e them edhe një herë: kjo është kompetencë e institucioneve të sigurisë. Ata duhet ta kryejnë punën e tyre, sikur që edhe institucionet tjera duhet t'i kryejnë punët dhe detyrat e tyre. Por, ne duhet të koordinohemi sa më mirë që të parandalojmë çdo të keqe të mundshme për vendin dhe popullin tonë.

D.I.: Myfti, po çfarë ka ndikuar dhe po ndikon që të rinjtë të përqafojnë mësimet dhe interpretime ekstreme?

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Për këtë ka një sërë faktorësh, duke nisur nga gjendja me të cilën jemi përballuar pas luftës, shkollimi i të rinjve tanë në qendra të ndryshme, depërtimi te ne i shoqatave të huaja, depërtimi dhe botimi i literaturës fetare nga shoqata dhe individë të ndryshëm, interpretimi i fesë nga njerëz jokompetentë për mësime fetare, gjendja e rëndë socio-ekonomike, rrjetet sociale, si dhe mungesa e perspektivës së të rinjve tanë. S'ka dyshim se kanë ndikuar edhe luftërat që po zhvillohen në botën arabe.

### Bashkësia Islame është angazhuar me tërë potencialin e saj që të ruajë mënyrën dhe interpretojë mësimet e fesë ashtu siç na ka mësuar Kurani, siç na ka porositur Pejgamberi a.s., dhe siç na kanë mësuar edhe praktikisht ulematë tanë të shquar

D.I.: Çfarë kanë bërë Bashkësia Islame dhe institucionet e vendit që të ruajnë rininë nga indoktrinomi me mësimet ekstreme, jashtë premisave e mësimeve të BIK-ut, e cila, siç dihet, bazohet në shkollën juridike hanefite?

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Një gjë duhet thënë, e ajo është se Bashkësia Islame është angazhuar me tërë

potencialin e saj që të ruajë mënyrën e interpretimit të mësimeve të fesë ashtu siç na ka mësuar Kurani dhe siç na ka porositur Pejgamberi a.s., si dhe siç na kanë mësuar edhe praktikisht ulematë tanë të shquar këtu e shekuj më parë. Dihet historikisht se ne i përkasim shkollës juridike hanefite, që është më e përhapura në mesin e myslimanëve në botë. Ne kemi arritur të ruajmë organizimin dhe veprimtarinë tonë institucionale te të gjithë besimtarët, ashtu siç e kemi pasuar vite me radhë. Mirëpo, parandalimi i mësimeve ekstreme dhe që nuk i përkasin fesë e traditës sonë kërkon koordinim të institucioneve të vendit, një koordinim gjithëpërfshirës, sepse sot kjo është sfidë globale. Ne si BIK kemi dhënë kontributin tonë në hartimin e strategjisë që e ka bërë qeveria për luftimin e ekstremizmit të dhunshëm që shpie në terrorizëm. Mund të them se kemi një bashkëpunim të mirë e korrekt me institucion e vendin, mirëpo, fatkeqësisht edhe tani, edhe 17 vjet pas luftës bashkësitë fetare nuk e kanë të zgjidhur pozitën juridike, gjë që flet për një neglizhencë të institucioneve të vendit, e para së gjithash të qeverisë. Pra, është koha, megjithëqë jemi vonë, që bashkësitë fetare ta kenë të zgjidhur statusin juridik dhe t'i definojnë qartë raportet me shtetin.

**Nuk kemi djem e vajza për lufta vëllavrasëse. Nuk kemi bijë e bija për të bërë luftë për llogari të njerëzve që fenë e kanë politizuar e polarizuar për interesa të tyre. Ne me kohë e kemi thënë: atje s'ka xhihad**

D.I.: Kemi një numër të të rinjve tanë që i janë bashkangjitur luftës në Siri e Irak, dhe atë të rreshtuar në krah të asaj që quhet ISIS, si dhe kemi pasur disa arrestime të disa imamëve. Madje ndaj disa edhe janë zhvilluar procese gjyqësore me pretendimin për nxitje e rekrutim për luftën në Siri. Si i keni parë këto zhvillime?

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Fatkeqësisht edhe sot kemi një numër të të rinjve tanë që janë pjesë e luftërave në Siri e Irak dhe, siç e thatë edhe ju, i janë bashkangjitur radhëve të asaj që quhet ISIS. Është edhe më keq që kemi disa që edhe kanë rënë - vdekur atje. Duhet thënë se disa që kanë shkuar atje e kanë kuptuar që janë manipuluar, prandaj edhe janë kthyer. Gjithashtu duhet thënë qartë se djelmoshat tanë-të rinjtë tanë, kanë rënë viktimë dhe janë vënë në lajthitje; atje kanë shkuar pa i njohur rrethanat dhe pa e dituar se ajo që po ndodhte atje s'kishte të bënte asgjë me xhihadin e as me lirinë e popujve të atyre vendeve. Ata duhet të trajtohen si viktima, dhe nëse nuk kanë bërë krime duhet risocializuar dhe riintegruar, ndërsa për frymëzuesit e tyre, për rekrutuesit e nxitësit e tyre, pa mëshirë duhet vepruar institucionet kushtetuese të shtetit. Nuk kemi djem e vajza për lufta vëllavrasëse. Nuk kemi bijë e bija për të bërë luftë për llogari të njerëzve që fenë e kanë politizuar e polarizuar për interesa të tyre. Ne me kohë e kemi thënë: atje s'ka xhihad.

Sa i përket arrestimeve që i përmendët, ne me kohë kemi shprehur qëndrimin tonë: thuajse të gjithë imamët e dyshuar që kanë qenë të arrestuar tani janë lenë të lirë nga drejtësia. E ritheksojmë se ne mbështesim institucionet e vendit në luftimin e ekstremizmit, pavarësisht se kush është në pyetje: imam a myezin, pedagog a profesor, nxënës a student, pavarësisht nga vjen dhe çfarë pozite a detyre ka. Kushdo që bie ndesh me ligjet, do të përballet me to.

D.I.: Më lart e përmendët statusin e pazgjidhur të bashkësive fetare. Çfarë po ndodh me ligjin për bashkësitë fetare?

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Një kohë të gjatë është punuar në hartimin e ligjit, e ne kemi marrë pjesë në grupin e punës dhe kemi dhënë kontributin dhe vërejtjet tona. Qeveria nuk mori parasysh thuajse asgjë nga ato që dërguam ne, dhe e dërgoi projektligjin në Kuvend, të cilin deputetët edhe nuk e miratuan. Ai draft, ai projekt, ka qenë i keq dhe i dëmshëm, së pari për shtetin e pastaj edhe për popullin dhe bashkësitë fetare tradicionale. Siç duket, hartuesit e ligjit nuk e kanë kuptuar sa duhet rëndësinë që ka ky ligj. Shpresojmë që kur të fillojë hartimi i ligjit të ri qeveria të bashkëpunojë më shumë me bashkësitë fetare, dhe të ketë parasysh interesin shtetëror e nacional.

D.I.: Po xhamia qendrore, kur do të fillojë ndërtimi i saj?

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Me emrin e Zotit, shumë shpjet. Projekti është përfunduar dhe përgatitjet tjera janë kryer. Në komunë kemi aplikuar për leje, dhe presim që komuna të na e japë përgjigjen sa më shpejt. Me të marrë përgjigjën e komunës do të fillojnë edhe punimet.

D.I.: Myfti, falemnderit!

**Myftiu Naim ef. Tërnava:** Duke ju falënderuar juve, më lejoni që lexuesve të revistës "Dituria Islame", si dhe gjithë besimtarëve, edhe njëherë t'iu uroj agjërim të lehtë e të pranuar te Zoti.

***(Intervistoi R. Shkodra)***

Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi



# Vlera e muajit Ramazan dhe të mirat që sjell ky muaj

Ardhja e muajit Ramazan, e këtij mysafiri të nderuar, është një sihariq i shkëlqyeshëm për të gjithë besimtarët myslimanë, të cilët me gëzim e presin këtë muaj të bekuar. Gëzimi nuk është vetëm për ata që e kanë obligim agjërimin e tij, por njësoj i përfshinë edhe të rinjtë që ende nuk e kanë obligim agjërimin e këtij muaji.

Muaji Ramazan është stinë e mëshirës hyjnore, që besimtarët i pajis me virtyte të larta. Është muaj që dallohet me zbritjen e Kuranit, librin e përkryer dhe plot dritë, udhëzuesin e qartë për gjithë njerëzit, dhuratën dhe ligjin qiellor për mbarë njerëzimin.

Agjërimi i muajit Ramazan është ndër 5 shtyllat themelore mbi të cilat ndërtohet Islami. Vlera e këtij muaji të madhërishëm është shumë e madhe, kurse dobitë e agjërimit janë të panumërta. E themi këtë duke u bazuar në një numër të madh të ajeteve kuranore dhe transmetimeve të haditheve që flasin për agjërimin e këtij muaji dhe të mirat që ka me vete Ramazani. Agjërimi i këtij muaji mundëson pastrimin shpirtëror dhe faljen e gabimeve të vogla, duke marrë parasysh fjalët e Pejgamberit a.s., i cili thotë : “5 kohët e namazit, xhumaja deri në xhuma, dhe Ramazani deri në Ramazan, nëse respektohen, i shlyejnë mëkatet e vogla në mes tyre.” Këto janë vetëm disa vlera të larta që ka Ramazani, e të cilat i mundësojnë besimtarit ngritjen morale dhe shpirtërore duke e pastruar atë nga mëkatet e dëshirat egoiste, dhe duke e bërë nga të shpëtuarit në botën e ardhshme.

### Agjërimi si detyrim islam

Allahu i Lartmadhërishëm në librin e Tij fisnik thotë: “O ju që keni besuar, agjërimi është bërë obligim për ju sikurse ka qenë obligim edhe për ata që ishin para jush, që të jeni më të devotshëm (më të përkushtuar)”. (El Bekare, 183)

Në ajetin tjetër Allahu xh.sh., thotë: “Muaji Ramazan është ai që në të filloi të shpallet Kurani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra). E kush prej jush e përjeton këtë muaj, le të agjërojë!” (El Bekare, 185)

Ky ajet kuranor, sipas shumicës së dijetarëve islamë, e bën të detyrueshëm agjërimin e muajit Ramazan. Ndërsa nga hadithet e shumta kemi edhe këtë thënie të Pejgamberit a.s: “Islami ngrihet mbi pesë shtylla, që janë: të dëshmuarit se Zoti është Një dhe se Muhamedi është i dërguar i Tij, falja e namazit, Zeqati, agjërimi i Ramazanit, dhe Haxhi në Mekë.” (Sejid Sabik, Fik-hus-sunneh, Bejrut, 1985-1405 h)

Zakonisht në prag të fillimit të muajit Ramazan Pejgamberi a.s. u drejtohej besimtarëve me këtë këshillë: “O njerëz, ju e keni aq afër muajin e madhërishëm të mëshirës, të shpresës e të përparimit, muajin në të cilin është Nata e Kadrit, e cila është më e vlefshme se një mijë muaj! Allahu ju ka urdhëruar që të agjëroni Ramazanin (ditën), ndërsa netët e Ramazanit t’i kaloni në ibadet (lutje) vullnetare. Kush fal nafile gjatë Ramazanit,



i njihet sikur të ketë kryer farzin në ndonjë muaj tjetër, e kush e ka kryer farzin në Ramazan, i njihet sikur të ketë kryer shtatëdhjetë farze jashtë Ramazanit. Ramazani është muaj i durimit, ndërsa shpërblimi për durimin është Xheneti. Ky është muaji i ndihmës dhe i solidaritetit të ndërsjellë në mes të myslimanëve, muaj në të cilin shtohen begatitë dhe pasuria për besimtarët e përkushtuar. Kush i shtron iftar një agjëruesi, për këtë do të ketë shpërblim sikur të kishte liruar një rob, e do t`i falen të gjitha mëkatet e vogla." (Abdurrahman Isa, El-hutubat ed-Dinije fi ed-dave el-islamije, Damask, 1405 h)

Mbështetur në ajetet kuranore dhe porositë e thëniet pejgamberike, shohim se muaji Ramazan është një stinë e mëshirës hyjnore, që besimtarët i pajis me virtyte të larta bujare, muaj të cilin Allahu e dalloi me zbritjen e Kuranit, libër i përkryer dhe plot dritë, udhëzues i qartë për të gjithë njerëzit, si dhe ligj qiellor e dhuratë për mbarë njerëzit në hapësirën tokësore.

### Si ta begatojmë këtë muaj?

Para se të përgjigjemi në këtë pyetje, duhet që secili t`i bëjë vetes një pyetje: Nëse e kemi një shok shumë të dashur apo një të afërm, apo një mik a dashamirë që na ka munguar për njëmbëdhjetë muaj me radhë, pa u çmallur asnjëherë me të, cila do të ishte kënaqësia dhe mikpritja për të, nëse ai do të rikthehej pas njëmbëdhjetë muajve mungesë?

Me siguri se gëzimi, mikpritja e kënaqësia do të ishte e papërshkrueshme. Prandaj, këtu shtrohet pyetja se si duhet të gëzohemi, dhe si duhet ta respektojmë në rast se mysafiri i rikthyer pas njëmbëdhjetë muajve është muaji i madhërishëm Ramazan?

Sigurisht se ardhja e këtij mysafiri të nderuar duhet të jetë një gëzim i madh dhe një sihariq i mirë për të gjithë myslimanët. Madje këtij muaji i gëzohen edhe të rinjtë, për të cilët akoma nuk është obligim agjërimi. Këtë muaj nuk e begatojnë ata që e injorojnë Ramazanin, duke shprehur shqetësimin e tyre për arritjen e këtij muaji, siç ndodh jo rrallëherë.

Muaji Ramazan është i nënti me radhë, nga dymbëdhjetë muaj, sipas kalendarit hënor. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Te Allahu numri i muajve është dymbëdhjetë (sipas Hënës), ashtu si është në librin e Allahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe Tokën. Prej tyre katër janë të shenjtë. Kjo është fe e drejtë. Pra, mos e ngarkoni (me mëkat) veten tuaj, në ata (katër muaj)". (Et Tevbe, 36)

Sipas këtij ajeti kuranor kuptojmë se katër nga dymbëdhjetë muajt e vitit janë të shenjtë. Nëpërmjet këtij ajeti kuranor Allahu xh.sh., na e tërheq vërejtjen që të



mos e ngarkojmë veten me mëkate në ata katër muaj. Në veçanti myslimanët duhet të ruhen nga mëkatet në muajin Ramazan, sepse nuk është qëllimi kryesor i këtij muaji vetëm agjërimi i tij, duke u tërhequr nga ngrënia dhe pirja, por Ramazani ka për synim që të bëhemi të kujdesshëm edhe për gjuhën tonë, që ajo të mos e thotë të pavërtetën, për syrin tonë, që ai të mos shikojë të ndaluarën, për duart, këmbët dhe veshët tanë, që këto gjymtyrë të jenë larg veprimeve të liga dhe të këqija...

Ai që e pret Ramazanin me gjuhën e tij përplot me përgojime dhe bartje të fjalëve, ai që nuk respekton prindërit, nuk i përfillë raportet familjare, nuk u flet vëllezërve të vet, ai e ka shumë vështirë të përfitojë nga begatitë e këtij muaji fisnik.

### Vlera e agjërimit

Vepra që më së shumti e begaton muajin Ramazan është agjërimi i këtij muaji, që ishte detyrim edhe te popujt tjerë para nesh. Nga lashtësia e këtij ibadeti vetvetiu nënkuptohet vlera e lartë e tij, si lutje apo adhurim specifik që shpie nga vlerat e larta të moralit e të sakrificës në rrugën e Allahut të Madhërishëm. Allahu xh.sh., në Kuran thotë: "Unë nuk i krijova xhindet dhe njerëzit për asgjë tjetër, përveç që të më adhurojnë." (Edh-Dhariat, 56)

Agjërimi i muajit Ramazan është bërë farz për myslimanët kah fundi i muajit Shaban, në vitin e dytë të hixhretit, për t'i pastruar shpirtrat dhe zemrat e tyre për çdo vit.



Ebu Hurejre transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë: "Po vjen një muaj i bekuar, në të cilin Allahu jua ka bërë detyrim agjërimin. Gjatë këtij muaji hapen dyert e Parajsës, mbyllen dyert e Ferrit, dhe shejtanët lidhen me zinxhirë. Në të është një natë më e mirë se një mijë muaj. Kush prihet nga ajo, do të jetë i prirë nga diçka e madhe." (Hadithin e transmeton Ahmedi, Nesaiu dhe Bejhakiu)

Nga transmetimi i Ebu Emames tregohet se ai kishte shkuar te i Dërguari i Allahut dhe i kishte thënë që ta urdhëronte për një punë që do ta çonte në Xhenet. Pejgamberi a.s. kishte thënë: "Agjëro, se ai është i pakrahasueshëm." Pastaj shkon përsëri te Pejgamberi a.s. dhe i bënë të njëjtën pyetje. Pejgamberi a.s. prapë i përgjigjet: "Agjëro" (do të hysh në Xhenet)." (Ngjarja transmetohet nga Ahmedi, Nesaiu dhe Hakimi, i cili e konsideron të vërtetë)

Në një hadith tjetër, të cilin e transmeton Ebu Seid El Hudri, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush e agjëron muajin Ramazan duke iu bindur Allahut dhe duke iu larguar haramit, do të pastrohet nga gabimet që ka bërë më parë." (Hadithi transmetohet nga Ahmedi dhe Bejhakiu)

Ndërsa në lidhje me lëshimin e agjërimit pa ndonjë shkak të justifikueshëm e të mbështetur në ligjin e sheriatit islam, në një hadith që e transmeton Ebu Hurejre, Muhamedi a.s. ka thënë: "Nëse dikush e ndërpret agjërimin gjatë muajit Ramazan, pa pasur ndonjë arsye për të cilën Allahu do ta falë, nuk do të mund ta zëvendësojë atë ditë edhe nëse agjëron gjithë jetën e tij." (Hadithin e transmeton Ebu Davudi, Ibën Maxhe dhe Tirmidhiu)

Mund të themi se ky është vetëm një prej shumë haditheve që flasin për pasojat e mosagjërimit të muajit Ramazan.

### Leximi i Kuranit

Muajin Ramazan besimtarët mund ta begatojnë edhe më shumë duke i falur namazet farze, duke i falur sunetet, namazin e teravisë, duke dhënë sadaka dhe ndihma tjera solidare. Veçanërisht këtë muaj e begatojmë duke lexuar Kuran, sepse pikërisht në këtë muaj ka filluar zbritja e tij. Allahu xh.sh. në muajin Ramazan e ka dekoruar umetin islam me dhuratën më të madhe, duke ua zbritur librin madhështor, Kuranin famëlartë, në natën më madhështore, Natën e Kadrit, për umetin më të zgjedhur, umetin islam, dhe për Pejgamberin më të madh, Muhamedin a.s., - vulën e pejgamberisë dhe udhëzuesin e dritës hyjnore që solli shpresë në zemrat e thyera e të dëshpëruara të idhujtarëve kurejshë dhe të mbarë njerëzve në botë.

Duke pasur parasysh se muaji Ramazan është muaj i Kuranit, muaj i diturisë, muaj i leximit dhe i qytetërimit, besimtarët islamë duhet që ta respektojnë këtë muaj duke lexuar Kuran, dhe duke i nxitur edhe familjet e tyre që të mobilizohen në kryerjen e veprave të mira, sepse kështu ka vepruar Pejgamberi a.s., dhe gjithë myslimanët e mirë gjatë gjithë këtij muaji.

Në një hadith që e transmeton Abdullah bin Amër, i Dërguari i Allahut ka thënë: "Agjërimi dhe Kurani janë dy ndërmjetësues të robit tek Allahu Ditën e Gjykimit. Agjërimi do të thotë: "O Zot, unë e ndalova nga ushqimi dhe dëshirat e tij gjatë ditës, e më lejo të ndërmjetësoj për të!" Kurani do të thotë: "Unë e ndalova nga gjumi i natës. Më lejo të ndërmjetësoj për të!" Kështu, ndërmjetësimi i tyre do të pranohet." (Hadithi transmetohet nga Ahmedi)

Nga Kurani besimtarët përfitojnë shpërblime të shumta. Ata shpërblehen për leximin e tij, për dëgjimin e tij, shpërblehen për mësimin dhe studimin e tij, dhe për zbatimin e tij, si dhe për programimin e jetës së tyre konform udhëzimeve të tij. Muhamedi a.s. në një hadith tjetër ka thënë: "Kush flet me Kuran, e flet të vërtetën. Kush punon sipas tij, do të jetë i shpërblyer. Kush gjykon sipas tij, gjykon drejt. Kush thërret për të besuar, ai është i udhëzuar në rrugë të drejtë." (Hadithin e transmeton Termidhiu)

Ndërsa për këtë shpallje (libër) Allahu xh.sh., ka

thënë: "Ky libër, në të cilin nuk ka aspak dyshim, është udhëzim për të devotshmit". (El-Bekare, 2)

Kurani pra është fjalë e Allahut xh.sh., mrekulli dhe libër i përjetshëm, materie e Islamit, bazë dhe sistem i jetës. Myslimanët e parë kështu e kishin kuptuar librin e Allahut, dhe duke pasur konsideratë të lartë për të e kishin pranuar si udhërrëfyes të përhershëm në jetën e tyre. Kurani arriti t`i çlirojë mendjet e tyre dhe të avancojë idetë e tyre, si dhe të plotësojë moralin e tyre.

### Rëndësia e namazit

Përveç me agjërim dhe lexim të Kuranit, besimtarët islamë muajin Ramazan e begatojnë dhe e respektojnë edhe me faljen e namazeve farze me xhemat, me faljen e namazit të teravive me imam, si dhe të nafileve të tjera. Pejgamberi a.s. në një hadith thotë: "Allahu ju ka urdhëruar që të agjëroni Ramazanin (ditën), ndërsa netët e Ramazanit t`i kaloni në ibadet vullnetar. Kush fal nafile gjatë Ramazanit, i njihet sikur të ketë kryer farzin në ndonjë muaj tjetër, e kush e ka kryer farzin në Ramazan, i njihet sikur të ketë kryer shtatëdhjetë farze jashtë Ramazanit."

Nga ky hadith kuptojmë se fadileti i ibadeteve në muajin Ramazan ka rëndësi të veçantë, dhe besimtari shpërblehet me shpërblime të shumëfishta. Mirëpo, kjo nuk do të thotë se përkushtimi i myslimanit, sidomos në çështjen e namazit, duhet të jetë vetëm në muajin Ramazan, sepse Allahu i muajit Ramazan është po Ai edhe i muajve të tjerë. Duhet ditur se namazi është shtyllë themelore e Islamit, dhe pa të Islami as që mund të paramendohet. Në lidhje me temën e namazit si një nga kushtet kryesore të fesë islame, Allahu xh.sh., në Kuranin famëlartë thotë: "Me të vërtetë namazi largon nga të shëmtuarat dhe të pështirat, e përmendja e Allahut është më e madhja (e adhurimeve)." (El Ankebut, 45)

Ndërsa në ajetin tjetër thuhet: "Kanë shpëtuar besimtarët që janë të përulur në namazet e tyre." (El Muminun,1-2)

Nuk ka dyshim se namazi është vepra e parë për të cilën çdo njeri do të japë llogari. Abdullah bin Karti transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vepra e parë për të cilën do të japë llogari njeriu Ditën e Gjykimit është namazi. Nëse llogaria e kësaj vepre del mirë, atëherë edhe pjesa tjetër do të jetë mirë. Dhe nëse në namaz llogaria nuk është e mirë, atëherë edhe veprat tjera të tij do të jenë të këqija." (Transmeton Tabaraniu)

Rëndësia e namazit është aq e madhe saqë ai nuk guxon të lëshohet as në Ramazan e as jashtë tij, as në shtëpi e as në udhëtim, as kur është i sigurt e as kur nuk është i sigurt. Gjithashtu namazi është këshilla e fundit që Pejgamberi a.s. e la për umetin e tij, si porosi (mesazh) në momentin e ndarjes së tij nga kjo botë. Ai, para se të vdiste, kishte lënë këtë porosi: "Të keni kujdes namazin, namazin, dhe ajo çka posedoni (robërit)."

### Vlera e Zekatul Fitrit

Obligimet e besimtarit islam në muajin Ramazan përmbyllen me kryerjen e Zekatul Fitrit, i cili duhet të paguhet në fund të muaji Ramazan. Zekatul Fitri u bë obligim në muajin Shaban të vitit të dytë hixhri. Nëpërmjet kësaj takse fetare synohet pastrimi i agjëruesit nga veprat dhe fjalët e pahijshme, e njëkohësisht ndihmohet i varfri dhe nevojtari, të cilët mund të jenë në gjendje të rëndë ekonomike. Agjërimi i muajit Ramazan gjithsesi duhet të përcillet me dhënien e Zekatul Fitrit, sepse pa dhënien e kësaj sadakaje pranimi i agjërimit mbetet pezull mes qiellit dhe Tokës - në mes pranimit dhe mospranimit tek Allahu xh.sh. Në lidhje me këtë Pejgamberi a.s. ka thënë: "Agjërimi i agjëruesit mbetet pezull mes qiellit dhe Tokës, dhe nuk ngrihet tek Allahu i Lartmadhërishëm përveçse me dhënien e Zekatul Fitrit."

Në përfundim të kësaj teme, duke pasur parasysh rëndësinë dhe vlerat shumëdimensionale të muajit Ramazan, si stinë e mëshirës hyjnore dhe e shumëfishimit të shpërblimeve, buron edhe kjo porosi: Që ditët, e sidomos netët e muajit Ramazan, të mos i shndërrojmë në ditë dhe net të shejtanit, duke e humbur kohën në haram - nëpër klube dhe kafene të ndryshme, në alkool, në prostitucion, në bilardo, në internet, në koncerte, pranë ekraneve televizive, duke përcjellë programe të ndaluara (haram). Në vend të kësaj duhet t`i udhëzojmë fëmijët dhe rininë tonë, pra në punë dhe në vepra të dobishme si: Mësim të parimeve të fesë, mësim-lexim të Kuranit, pastaj t'ua mësojmë agjërimin e Ramazanit, faljen e namazeve të rregullta farz, faljen e suneteve, faljen e teravisë me xhemat, faljen e namazeve vullnetare gjatë netëve të Ramazanit, dëgjimin e ligjëratave fetare, pjesëmarrjen në garat e diturisë, pjesëmarrjen në tribunat e ndryshme fetare si dhe në aktivitete tjera islame. Vetëm kështu ditët dhe netët e Ramazanit kanë vlerë të vërtetë dhe shpërblim të sigurt nga Krijuesi i gjithësisë.

1. Abdurrahman Isa, El-hutubat ed-Dinije fie d-dave-islamije, Damask, 1405 h. 2. Sejid Sabik, Fik-hus-sunneh, Bejrut, 1985-1405 h. 3. Mustafa El Meragi "Hadithu Ramadan: "Darurul Hilal, Egjipt, 1952. 4.Atijetu Muhamed Salim "Me`a Rresuli Ramadan" Daru Turath, 1987.

Rexhep Suma (PHD)

# Ramazani, muaj i humanizmit dhe unifikimit të radhëve të besimtarëve



Agjërimi është një urdhër i Allahut xh.sh., dhe si i tillë në vetvete ngërthen shumë dobi që njeriu përfiton, qoftë nga këndvështrimi shpirtëror, qoftë nga këndvështrimi biologjik, me kusht që të ruhet veçantia e tij si një adhurim i detyrueshëm për t'u zbatuar.

Agjërimi i muajit Ramazan është bërë farz në vitin e dytë të emigrimit (hixhretit) të Muhamedit a.s., në qytetin e Medinës, dhe kjo ndodhi menjëherë mbas një periudhe të shkurtër të ndryshimit të kibles nga Jerusalemi për në Mekë. Muhamedi a.s. agjëroi nëntë herë muajin Ramazan në nëntë vjet. Katër prej tyre ishin nga 29 ditë, ndërsa pesë të tjerët ishin nga tridhjetë ditë.

Në gjuhën arabe agjërimi shprehet me fjalët "*savm*" dhe "*sijam*". Kjo e fundit është fjala që përdoret edhe në Kuran. Ndërsa në hadithet e Muhamedit a.s. janë përdorur të dyja fjalët. Kuptimi etimologjik i fjalës "savm" është mbajtja e nefsit nga gjërat, qofshin këto edhe një fjalë, ndaj të cilave ai është i prirë; pra nënkupton frenimin e vetvetes. Ndonjëherë në Kuran kjo fjalë është përdorur edhe me kuptimin "të pushosh/ të mos flasësh" "Unë kam vendosur heshtje për hir të të Gjithëmëshirshmit, andaj asnjë njeriu sot nuk i flas!" (Merjem, 27). Në fjalorin e gjuhës arabe "Lisan'ul Arab" Savm quhet edhe era e qetë, si dhe dielli që është fiks në kohën e drekës. "Saim" quhen ata që nuk mund të ecin, sepse janë të palëvizshëm, si dhe ata që nuk mund të hanë. Kurse në aspektin terminologjik nënkupton mbrojtjen e atyre që janë të aftë për të agjëruar, duke bërë nijet, nga gjërat që e prishin agjërimin që nga agimi (imsaku) e deri në perëndimin e diellit. Pra, agjërimi është largim "në një kohë të caktuar" nga nevojat e stomakut dhe nga dëshirat seksuale, si dhe nga ilaçi dhe çdo gjë e ngjashme me të, që futet në stomak dhe në organet e brendshme të trupit. "Koha e caktuar" është koha që nga agimi (imsaku) e deri në perëndimin e diellit".[1]

Ashtu sikurse agjërimi që i siguron njeriut shumë dobi në planin individual, po ashtu ai jep kontribute të mëdha në formimin e një ambienti të lumtur në planin shoqëror. Marrëdhëniet që bazohen në parimin e respektit të ndërsjellë brenda strukturës sociale të krijuar nga njerëzit e shëndetshëm nga ana shpirtërore dhe trupore janë të rëndësishme, qoftë nga këndvështrimi i strukturës kulturore të asaj shoqërie, qoftë nga këndvështrimi i shfaqjes së nivelit të lumturisë. Shoqëria islame, siç shihet edhe nga kuptimi i fjalës, është një shoqëri ku midis anëtarëve të saj sundon paqja, qetësia, lumturia dhe rehatia. Nga kjo anë, në çdo parim dhe gjykim ne kemi mundësi të shohim elemente që e forcojnë këtë rregull themelor, pra që e forcojnë paqen dhe qetësinë.

### Disiplinimi gjatë këtij muaji

Muaji Ramazan/ i agjërimit i bën njerëzit më të rregullt dhe më të disiplinuar në jetën e tyre. Ne shohim se të gjithë myslimanët që agjërojnë e çelin iftarin në të njëjtin moment; as një minutë përpara dhe as një mbrapa, ashtu siç e nisin atë. Të gjithë anëtarët e shoqërisë e shijojnë së bashku vështirësinë e urisë dhe etjes. Këtu nuk ka dallim midis njeriut të pasur dhe atij të varfër, midis pronarit dhe punëtorit. Secili hyn në garë për të bërë punë të mira dhe për të rritur devotshmërinë. Zemrat që janë si gur dhe të mbyllura priren drejt mirësisë, zbuten dhe mallëngjehen. Në këtë muaj, shumë mohues, mosmirënjohës dhe kokëfortë, zemra e të cilëve s'ka mëshirë dhe dhembshuri, heqin dorë nga këto vese të këqija; shejtanët goditen me zinxhirë dhe nuk gjejnë vend për të përhapur të këqijat e tyre, si dhe dyert e Xhenetit hapen e ato të Xhehenemit mbyllen.[2] "Çdo vepër e njeriut shtohet, e mira prej dhjetë deri në shtatëqind herë. Zoti i Madhëruar thotë: "Përveç agjërimit, sepse ai është për Mua dhe Unë e shpërblej, sepse ai braktis kënaqësinë dhe ushqimin për Mua. Për agjëruesin ka dy gëzime: gëzimi i parë është në iftar, kurse i dyti në takimin me Zotin e tij. Era e keqe nga goja e agjëruesit është më e mirë te Zoti sesa aroma e miskut. " (Buhariu 4/103 dhe Muslimi 8/32)

Muhamedi a.s. vazhdimisht gjatë muajit Ramazan i inkurajonte dhe nxiste besimtarët në lutje dhe adhurim,

i mbushte zemrat e tyre me begati dhe i frymëzonte shpirtrat me të mirat e agjërimit, teksa u thoshte: "Ju erdhi muaji Ramazan, muaji i begatisë, me të Zoti ju kaplon, ju zbret mëshirë, i mbulon gabimet, Allahu i përgjigjet lutjes, ju vështron duke bërë gara me njëri-tjetrin në adhurime, dhe mburret me ju te engjëjt e Tij. Prandaj, shpalosni prej vetes suaj vepra të mira, sepse i humbur dhe i dëshpëruar është ai njeri që privohet nga mëshira e Allahut në këtë muaj." (Taberani)

Ka edhe nga ata njerëz që nuk shfrytëzojnë të mirat dhe bereqetin e këtij muaji, pra e privojnë vetveten nga kjo mirësi dhe urtësi. Ka edhe të atillë që nga Ramazani nuk ruajnë asgjë tjetër përveç kujtimeve më të zeza të mundshme. Si popujt, ashtu edhe individët, gjatë jetës së tyre të gjatë kanë nevojë për ushqim e rehati përmirësuese e ripërtëritëse.

Koha e pushimit dhe qetësimit është pjesë e rasteve definitive në historinë e individëve dhe shoqërive dhe, nëse dinë si ta shfrytëzojnë, gjejnë çelësin e të mirave të ardhshme, fitoreve në luftën dhe përhershmërinë historike. Shoqëritë dhe individët në Ramazan gjejnë rastin të reformojnë historinë e tyre, ngase ai prezanton periudhën shpirtërore. Ramazani është epiqendër për përforcimin e fuqive shpirtërore psikike e morale në jetën e popullit dhe individëve. Ky na e rikujton të vërtetën e qiejve dhe të Tokës, na armatos me fuqi ngadhënjyese dhe na nxit ta duam lirinë, nga e cila varet nderi i njerëzimit. Pra, Ramazani na dhuron "të vërtetën", "fuqinë" dhe "lirinë" gjatë ditëve të urisë dhe etjes. Kushdo që e kupton urtësinë dhe filozofinë e agjërimit, lufton për hir të së vërtetës me bindje të plotë, ngadhënjen dhe arrin qëllimin më fisnik të lirisë, gjegjësisht refuzon nënshtrimin dhe robërinë.[3] Sikurse Pejgamberi a.s. thoshte: "Edhe agjërimi, edhe Kurani, Ditën e Kiametit do të jenë ndërmjetësues për besimtarin. Agjërimi do të thotë: "Zoti im! Unë agjëruesin e pengova ditën nga ngrënia e pirja dhe nevojat e tjera të natyrshme, pranoma ndërmjetësimin për faljen e tij." Edhe Kurani kështu do të thotë: "Unë kënduesin e pengova natën nga gjumi dhe pushimi, jepmë leje të ndërhyj për faljen e tij." (Ahmed bin Hambeli, në Musnedin e tij)

### Reflektimi dhe veprat e mira

Ramazani është muaji i faljes, agjërimit reflektimit dhe veprave të mira. "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm. (Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush prej jush është i sëmurë, ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë



ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor) i një të varfri, e ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po që se e dini, agjërimi është më i mirë për ju. (El Bekare,183-184)

Ja, pas njëmbëdhjetë muajsh përsëri mysafiri i Allahut, Ramazani, që po vjen në ambientet dhe sofrat e besimtarëve myslimanë. Muaj në të cilin myslimanët janë bashkë, dhe ndiejnë një atmosfere të ngrohtë; sa herë që arrin ky muaj i shenjtë sikur lind një shqisë e re njerëzore. E përgëzoj atë për të cilin Ramazani bën shefat, e po ashtu edhe Kurani, ngase, siç transmetohet prej të Dërguarit të fundit a.s., agjërimi dhe Kurani bëjnë shefat (ndërmjetësojnë) për njeriun në Ditën e Gjykimit; agjërimi do të dëshmojë duke thënë: "Vërtet robi për mua e ka lënë ushqimin, epshet"; kurse Kurani do të thotë: "Ai për mua ka lënë gjumin e natës...", - dhe atij njeriu do t'i bëhet shefat."[5]



Henry Stubbe (v.1676), duke shkruar një libër befasues, e mbron hapur Islamin. Si një rilindës, Stubbe shquhet si historian, bibliotekar, teolog dhe mjek. Libri i tij titullohet 'An account of the rise and progress of Mahometanism with the life of Mahomet and a vindication of him and his religion from calumnies of the Christians". Ai në këtë libër jo vetëm që bën vlerësime të ekuilibruara rreth pejgamberit Muhamed, por thotë se Islami është një fe që përputhet më shumë me arsyen dhe natyrën njerëzore. Krahas kësaj, i drejton kritika të tërthorta teologjisë së krishterë dhe kishës katolike. Paragrafi në vazhdim e bën të qartë këtë pikë: "Shkurt, feja e Muhamedit konsiston në një fe e cila nga njëra anë nuk e rëndon besimin e njerëzve me koncepte të pakuptueshme, të vagullta e në përgjithësi kundër parimeve të arsyes e të gjykimit, dhe nga ana tjetër nuk i ngarkon ata me rituale të shumta e të lodhshme, të shtrenjta e plot besëtytni, por u ofron një mënyrë kuptimplote adhurimi. Kjo është rruga më e shëndetshme që u bën të mundur njerëzve të paguajnë detyrimin e tyre ndaj Zotit dhe njerëzve të tjerë".[6]

Në shekullin e VII, kur Islami u shfaq në skenën e historisë, Krishterimi ishte përhapur nga Evropa qendrore deri në Gadishullin Arabik. Të krishterët e parë që dëgjuan për Islamin dhe pejgamberin Muhamed ishin të krishterët e Lindjes, të cilët përbëheshin nga grupe të ndryshme etnike dhe sektare, si: sirianët, nestorianët, monofizitët dhe melkitët. Një nga problemet themelore të botës perëndimore të Mesjetës ka qenë privimi nga informacioni i mbështetur mbi burime të para, i shëndoshë e i besueshëm mbi Islamin dhe myslimanët. As kryqëzatat që vazhduan për më shumë se dy shekuj, as përvoja islame e Andaluzisë që vazhdoi për shtatë shekuj, nuk e zgjidhën këtë injorancë dhe mungesë të informacioni. Prirjet e përgjithshme dhe niveli i informacionit i publikut evropian dhe amerikan sot tregojnë se ky problem vazhdon ende.[7]

### Përkushtimi i veçantë ndaj Krijuesit

Besimtarët si në asnjë muaj tjetër thellohen në devotshmëri e besim, dhe me një përkushtim ndaj Allahut Fuqiplotë i luten që të zbresë rahmetin e Vet mbi ne, dhe të na falë gjynahet dhe gabimet tona, si dhe me dritën e Kuranit të na e ndriçojë rrugën e kësaj bote dhe të na shpëtojë në ahiret. Besimtari rikujton se në këtë muaj kanë ndodhur ngjarje të mëdha të ymetit më të lavdëruar, siç janë: zbritja e Kuanit famëlartë, beteja e Bedrit, çlirimi i Mekës, çlirimet islame nëpër globin tokësor etj., që botës dhe njerëzimit i sollën paqe, njerëzi, moral, respekt dhe dinjitet për qenien njeri. Shumë familje myslimane përsëritin ritualin e njohur, syfyr e iftar, pra së bashku rreth sofrës bujare me miqtë e dashamirët. Këtë muaj e karakterizon humaniteti njerëzor, e solidariteti, paqja dhe mëshira janë në nivel më të lartë se në çdo muaj tjetër. Pejgamberi i Allahut i këshillonte edhe shokët e tij që të ishin bujarë, dhe i nxiste të vepronin ashtu. Në një hadith thuhet: "Bujari është pranë Allahut, Xhenetit e njerëzve, dhe është larg Xhehenemit. Ndërkaq, koprraci është larg Allahut, Xhenetit e njerëzve, dhe është afër Xhehenemit." (Tirmidhiu, Birr, 40) Ndërsa në një hadith tjetër, bujari nxitet kështu: "Allahu është Bujar, Bamirës, prandaj e do fort edhe bujarinë, edhe moralin e lartë…"(Sujuti, Xhamiu's-sagir, I, 60)

### Për shtruesin e iftarit ka shpërblim të veçantë

"Ai që i shtron iftar një agjëruesi shpërblehet nga Allahu po aq sa shpërblehet edhe agjëruesi; duke mos pakësuar asgjë nga shpërblimi i agjëruesit."

(Tirmidhi, savm, 81)

Të gjitha dobitë e agjërimit arrihen kur njeriu arrin të frenojë vetveten, dhe ky është një ndër qëllimet e agjërimit. "Të gjitha dobitë sigurohen me agjërim, dhe vijnë në fuqi vetëm kur në shpirtin e besimtarit mbretëron "sundimi i vetes" gjë që përfitohet me triumfin e fuqisë mendore mbi fuqinë epshore. Këto dy fuqi: mendorja e epshorja, janë dy fuqi të vazhdueshme në shpirtin e njeriut, dhe përherë luftuese kundër shoqja-shoqes. Në rast se fuqia mendore triumfon mbi epshoren, njeriu është veprues në të mirë, e në gjithë punët e pëlqyeshme; e në rast se triumfon epshorja, atëherë njeriu është veprues ilegal."[8] Gjithashtu, agjërimi na mëson edhe të kontrollojmë vullnetin, epshin dhe pasionet. "Moralisht, se na mëson që të kontrollojmë vullnetin, epshet dhe pasionet, të durojmë vuajtjet e urisë dhe të etjes, e na bën të kuptojmë se sa vuan i varfri nga uria, e në këtë mënyrë e ndihmojmë me gjithë shpirt, se i ndjejmë vetë mundimet e urisë që i heq ai. Fizikisht, se hamë në kohë të caktuar, e kjo na rregullon stomakun. Sot shumë mjekë e porosisin agjërimin për shërimin e shumë sëmundjeve të stomakut."[9]

Edhe Hafiz Ali Korça, në fjalimet e tij tërhiqte, jep vërejtje që besimtari gjatë këtij muaji të ketë disiplinë dhe mirësjellje. "Çdo njeri q'agjëron kësi soj, atëhere dhe vetë e sheh fort bukur qi nuk është një soj si në Ramazan e në kohrat e tjera. Në Ramazan është m'i dhimçur, m'i dashun, më zemër bardhë, më shpirtmirë, dhe i kënda si e si t'i bëj botës mirësi e nder. Por në kohrat e tjera s'është kështu. Ka edhe disa njerës qi në Ramazan bëhen sersem dhe nuk dinë ç'punojnë e ç'flasin. Këtyre iu themi: "sikur të jesh para mbretit, a mundet t'a shash e t'i flaç me ashpërim?, Jo se ke frikë, po prej Zotit a nuk ke frikë që para Tij je kurdoherë? "[10]

Prandaj, ai pyet se a ka muaj më të madh se muaji Ramazan, duke vlerësuar se e karakterizon zbritja e Kuranit dhe agjërimi. "E ku ka muaj më të math se muaji i Ramazanit, që nd'atë muaj u mblodhën të dy nimetet më të mëdha si zbritja e e Kuranit ashtu edhe agjërimi, që këto të dy nimete njerin e çojnë te Perëndija, këto e shpjenë muminin e vërtet në shkallën më të lartë të njerëzimit të vërtetë e të marifetull-Llahut. Kurani filloi të zbresë prej Levhi mahfuz. Fjalët që thohen se zbriti në qiellin e kësaj bote pastaj q'andej zbriti pak nga pak s'është e vërtetë, por drejt për së drejti, sa herë që e donte nevoja, zbriti pak nga pak po prej leuhi mahfuzit me anën e engjellit Xhibril (a.s.)."[11]

### Ruajtja e devotshmërisë

Shkencëtarë dhe filozofë myslimanë çështjet e ibadetit (adhurimit) i komentojnë duke u bazuar në urtësinë e kuptimit të adhurimit. Monoteizmi i urtësisë islame është në kontrast me çdo lloj blasfemie, dhe për të arritur në një pozitë të përsosmërisë nga ana e njeriut, duhet të shfrytëzohet burimi i quajtur ibadet/adhurim. Kështu, kushti i parë për të arritur në një pozitë të tillë është ruajtja nga gjërat e palakmueshme, apo ruajtja e devotshmërisë. Sipas konstatimeve të filozofëve myslimanë pastërtia e brendshme përgatit programin themelor të adhurimit dhe, në realitet, njeriu duhet të kthehet në botën e brendshme. Kur thuhet bota e brendshme, kemi për qëllim të themi për ngritjen shpirtërore, duke iu përmbajtur rregullave dhe kodit të mirësjelljes dhe moralit. Sipas përshkrimit të sures 37 (El Haxh), gjatë therjes së kurbanit te Zoti arrin vetëm qëllimi e devotshmëria, dhe jo mishi apo lëkura. Prandaj, edhe opinioni i parë që vjen nga filozofët myslimanë gjatë komentimit të ibadetit është kuptimi thelbësor apo ezoterik i urtësisë së ibadetit, dhe nga ana e tyre kjo llogaritet si kushti i parë për të adhuruar a për t'u lutur. Në qoftë se gjatë adhurimit nuk mbizotërojnë dashuria dhe vullneti, atëherë s'do të kemi rezultate nga adhurimi që kemi bërë.

### Përfundim

Është ky moment fetar që na katapulton në një rrafsh tjetër debatesh për emancipimin tonë si civilizim në kërkim të formulës për të përparuar dhe për të zhvilluar, e për të ngritur vetëdijen shpirtërore dhe përgjegjësinë që kemi para Allahut. Agjërimi është një sakrificë e përkohshme, por mesazhi është fare i prekshëm edhe për ata që kanë fare pak shkollë të kohës së sotme.

Myslimani duhet të jetë më i ndjeshëm. Duhet të jemi më solidarë. Duhet të jemi më pak egoistë. Duhet të bëjmë më shumë si shoqëri për të papunët, të varfrit, invalidët, të sëmurët, jetimët, skamnorët etj. Nga ky muaj njerëzit duhet të dalin fitues, dhe më të fortë shpirtërisht e më të skalitur për t'u ballafaquar me sfidat dhe të papriturat e jetës.

(1) Vehbe Zuhajli, El fikhu'l islami ve ediletuhu, v. 2. f. 566. Dare'l fikr, botim i III, 1989, Damask. (2) Ali Çelik, Ditari i Ramazanit i pejgamberit tonë, Logos-A, 2011, Shkup, f. 23. (3) Mustafa Sibai, Rregullat e agjërimit dhe filozofia e tij, f. 32, Logos-A, Shkup, 1999. (4) Sejid Kutb, Fi dhilalil Kuran, Dar Eshuruk Vl. 1. f. 168, 1992, Kajro. (5) "Hutab Shaih El-Kradavi", vëllimi 1, f. 213, mektebetu vehbe, Kajro, 1997. (6) Gibbon, The decline and Fall of the Roman empire (New York: Harcourt, 1960), f. 693. (7) Ibrahim Kallën, Islami dhe Perëndimi, Logos-A, Shkup, 2011, f. 47. (8) Kultura Islame, viti V, nr. 12 (60) gusht-1944, Alsar, Tiranë, 2012, f. 340. (9) Imam Vehbi Ismaili, Vepra 5, Logos-A, 2009, Shkup, f. 228. (10) Hafiz Ali Korça, Vepra 12, Logos-A, 2006, Shkup, f. 235. (11) Po aty, f. 244.



Isa Tërshani

# Agjërimi dhe disa nga dobitë e tij

"O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm!" (El Bekare: 183)

Të nderuar besimtarë, çdo obligim nga adhurimet që na ka obliguar Allahu i Madhërishëm, si falja e namazit, agjërimi, Zeqati dhe Haxhi, kanë të mirat dhe dobitë e tyre të shumta shpirtërore, edukative dhe shoqërore. Ramazani është muaj i zgjedhur dhe i bekuar. Është muaj i Kuranit, agjërimit, ibadetit, amnistisë dhe faljes. Ky muaj tashmë po troket në dyert tona. Ramazani do të bëjë që gëzimi i besimtarëve myslimanë, te ne dhe në mbarë botën, të jetë shumë i madh. E si të mos jetë kur të gjithë së bashku, për një muaj rresht, do të çohemi në syfyr, do të ulemi në iftar, do të falim teravitë, dhe do të bëjmë gara se cili nga ne do t'i kryejë më mirë obligimet ndaj Allahut të Madhëruar; kush më shumë do të bëjë punë të mira; dhe cili do t'i ndihmojë të tjerët më shumë. E si të mos e bëjmë këtë kur e dimë që Allahu xh.sh. këtë muaj e dalloi nga të tjerët, e bëri të veçantë. Në këtë muaj, Allahu xh.sh. njerëzve u ka dhuruar begatinë dhe mëshirën më të madhe. Në këtë muaj filloi shpallja e Kuranit, e që është: "…udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë, dhe dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra)…" (El Bekare, 185)

Pikërisht për shkak të shpalljes së Kuranit, që shënon fillimin e një epokë të re në historinë e njerëzimit, muaji Ramazan ka rëndësi dhe vlerë të madhe.

### Një nga begatitë e muajit Ramazan është agjërimi

Agjërimi është ibadet kulmor me të cilin besimtari shpreh imanin-besimin e tij, dhe mundohet të meritojë mëshirën dhe kënaqësinë e Allahut xh.sh. Agjërimi nuk është vetëm përmbajtja e thjeshtë nga ngrënia dhe pirja, por është angazhim i tërë qenies së njeriut; sytë nuk shikojnë atë që është haram, veshët nuk dëgjojnë të folurit



e përbuzur, duart nuk shtrihen drejt haramit, mendimet janë të drejtuara për madhërim të Allahut xh.sh. Gjuha i thur falënderimet më të larta për të mirat e Zotit, me anë të dhikrit, duave dhe leximit të Kuranit... [1]

### Vlera e agjërimit

Rëndësinë dhe vlerën e ibadetit të agjërimit njeriu nuk është në gjendje që ta kuptojë plotësisht. Rëndësia dhe vlera e këtij adhurimi qëndron në atë se Allahu xh.sh. për agjëruesin ka përgatitur shpërblim të veçantë. Ebu Hurejre r.a. transmeton një hadith të Muhamedit a.s., i cili thotë se:

"Allahu i Lartësuar ka thënë: "Çdo vepër e njeriut i takon atij, përveç agjërimit. Ai më takon Mua, dhe Unë për të shpërblej (posaçërisht)...".[2] Ky hadith dëshmon për vlerën e agjërimit në disa aspekte:

Një: në mesin e shumë veprave Allahu xh.sh. për Vete e zgjodhi pikërisht agjërimin. Këtë e ka bërë për ta treguar rëndësinë që ka ky ibadet, dhe dashurinë që Allahu ka ndaj agjëruesit. Agjërimi është sekreti në mes robit dhe Zotit të tij, dhe këtë sekret nuk mund ta dijë dhe sqarojë askush pos Allahut të Madhëruar. Ngase agjëruesi, edhe sikur të ndodhej në një vend të shkretë e pa asnjë njeri afër, nuk do të bënte atë që i është ndaluar me agjërim. Agjëruesi e di fare mirë se Zoti e shikon edhe kur është vetëm, andaj nuk bën asgjë që është e ndaluar, e kjo nga frikërespekti ndaj Allahut, si dhe duke shpresuar në shpërblimin e Tij. Për hir të këtij ibadeti të sinqertë Allahu xh.sh., e ka zgjedhur pikërisht agjërimin për Vete, pra nga mesi i shumë veprave të tjera të mira.

Dy: lidhur me agjërimin Allahu xh.sh., në hadith kudsij thotë: " …atë do ta shpërblejë…" kështu që i ka dhënë vetes detyrë se do ta shpërblejë agjëruesin me shpërblim që vetëm Ai e di. Çdo shpërblim dhe dhuratë është në harmoni me mundësitë e atij që e jep. Prandaj, shpërblimi i agjëruesit është shumë i madh dhe i pa fund, ngase Allahu, Krijuesi i gjithësisë, është Ai që jep këtë shpërblim.

Agjërimi është durim në bindje ndaj Allahut xh.sh., durim në heqje dorë nga gjërat e ndaluara, dhe durim për të mos ngrënë dhe pirë, e nganjëherë edhe dobësim i fuqisë fizike.[3]

Pra, në agjërim gërshetohen këto tri durime, andaj është fare normale që agjëruesi të futet në mesin e durimtarëve, e Allahu për ta thotë: "…ndërsa durimtarëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë!" (Ez Zumer, 10)

### Arsyeja e shumëfishimit të veprave

Në një transmetim thuhet: "Çdo vepër e njeriut shumëfishohet: një e mirë dhjetëfish deri në 700 fish. Allahu xh.sh. ka thënë: "Përveç agjërimit, sepse ai është për Mua, dhe Unë për të shpërblej, ngase agjëruesi lë epshin dhe ushqimin e tij për hir Timin…"[4]

Agjëruesi që ia ndalon vetes kënaqësitë e jetës pa asnjë imponim, presion apo ndonjë shkak tjetër e zbaton urdhrin e Zotit, e kjo dëshmon nënshtrimin ndaj Tij. Na transmeton Selman El Farisiu r.a., i cili thotë: "Na thoshte Pejgamberi s.a.v.s. në natën e fundit të Shabanit: "O njerëz, po ju vjen muaji madhështor, muaji përplot begati, në të cilin është një natë më e vlefshme se një mijë muaj. Allahu xh.sh. e ka bërë borxh agjërimin e ditëve të tij, ndërsa faljen (e teravive) netëve të tij sunet. Kush i afrohet Allahut të Madhërishëm me ndonjë sunet, trajtohet sikur ta ketë kryer një farz jashtë këtij muaji. Kush kryen një farz, vlerësohet sikur të ketë kryer 70 farze jashtë këtij muaji. Ky është muaj i durimit, kurse shpërblimi i durimit është Xheneti. Kush në te përgatit iftar dhe ushqen agjëruesin, do të fitojë shpërblimin si të agjëruesit, pa zvogëlim të shpërblimit të tij…"[5]

### Shumëfishimi i veprave bëhet për disa arsye, e ndër to mund të përmendim:

Për shkak të pozitës që gëzon vendi ku kryhet një vepër e caktuar si, për shembull: haremi. Për shkak të pozitës që gëzojnë Meka dhe Medina, namazi në to shumëfishohet, siç është vërtetuar edhe me një hadith të Pejgamberit a.s.: "Një namaz këtu, në xhaminë time, është më i vlefshëm se një mijë namaze në xhamitë tjera, përveç Xhamisë së Shenjtë (Qabesë)." (Buhariu, 1990)

Për shkak të pozitës që gëzon një kohë e caktuar si, për shembull: muaji Ramazan, dhe dhjetë ditët e Dhulhixhes. Në dy sahihët përcillet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Një umre e kryer në Ramazan vlen sa një haxh." (Buhariu 1863 dhe Muslimi 1256)

Duke qenë se vetë shpërblimi i agjërimit shumëfishohet në krahasim me të gjitha veprat tjera, shpërblimi i agjërimit të Ramazanit shumëfishohet më shumë se çdo agjërim tjetër, për shkak të vlerës dhe pozitës që gëzon koha e këtij muaji, por edhe për faktin se agjërimin e këtij muaji Allahu xh.sh. e ka bërë detyrim për robërit e Tij, dhe një nga shtyllat e Islamit.[6]

Agjërimi në Islam është disiplinë shpirtërore edukative dhe trupore, mirëpo qëllimi i tij parësor dhe final, siç e thotë Kurani, është devotshmëria. "…kështu që të bëheni të devotshëm." Devotshmëria, pra është qëllimi i vërtetë i agjërimit, dhe nëse këtë e kupton dhe e pranon si qëllim kryesor të agjërimit, atëherë pas do t'i gjesh të gjitha frytet dhe dobitë e tjera dytësore.

Devotshmëria është cilësi që e largon besimtarin nga

epshet djallëzore, është veçori në të cilën Allahu xh.sh. i thirri të gjithë popujt e mëparshëm, sepse qëllimi i adhurimit të të gjithëve ishte pajisja me këtë sifat (cilësi), e cila edhe garanton shpëtimin në të dyja botët. Në Kuran thuhet: "O njerëz, adhurojeni Zotin tuaj, I Cili ju krijoi juve edhe ata që ishin para jush, ashtu që të jeni të devotshëm (të shpëtuar)!" (El Bekare, 21)

Devotshmëria është shoqëruese e njerëzve të mirë e të dashur të Allahut të Gjithëmëshirshëm, që t'i ruajë ata nga çdo e ligë. Dhe, sa herë që vjen Ramazani, kjo cilësi e besimtarëve ripërtërihet dhe forcohet që t'i ruajë ata deri në vitin e ardhshëm.[7]

Por, në qoftë se gjatë agjërimit të shpëton devotshmëria, atëherë tërë angazhimi dhe mundi yt do të humbë. Shkurt, agjërimi është akti më (intim) i ngushtë i devotshmërisë.

**Ramazani largon nga Xhehenemi**

Ramazani është rasti më i mirë që besimtari, duke agjëruar, të shpëtojë nga zjarri i Xhehenemit, pra duke u larguar nga influenca e shejtanit. Nga kjo pikëpamje do ta kemi më lehtë ta kuptojmë hadithin që e transmeton Ebu Hurejre r.a. nga Muhamedit a.s., i cili thotë: "Kur të fillojë muaji Ramazan, do të hapen dyert e qiellit, do të mbyllen dyert e Xhehenemit, dhe do të pengohen shejtanët." (Buhariu dhe Muslimi)

Duke e komentuar këtë hadith, Kadi Ijadi tregon se këtu bëhet fjalë për një lloj të marrëdhënies së vetëdijshme të besimtarit ndaj veprave të tij, kështu që në këtë muaj besimtarët bëjnë vepra të mira, që automatikisht kontribuojnë në zvogëlimin e të keqes, ndërsa me zvogëlimin e dëshirave, pasioneve dhe epsheve të ndryshme shejtanit i pamundësohet afrimi, dhe në këtë mënyrë ata duken të lidhur.[8]

Një person që agjëron s'ka dyshim se gjatë asaj kohe do të jetë shumë afër mëshirës së Allahut, sepse ky ibadet e bën të jetë i qetë në të menduar, i kujdesshëm në sjellje, dhe i qartë në kërkesa.

Një hadith që e transmeton Ebu Seid El Huduri r.a. thotë se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ai që agjëron një ditë në rrugë të Zotit, Zoti do t'ia largojë fytyrën nga zjarri për shtatëdhjetë vjet." (Muslimi,1153)

Kur për një ditë Allahu xh.sh., e largon fytyrën e robit të tij nga zjarri i Xhehenemit për shtatëdhjetë vjet, atëherë sa do të jetë shpërblimi i atij që agjëron gjithë muajin Ramazan. Prandaj, edhe ndikimet e agjërimit janë të shumta, e për këtë besimtari duhet të gëzohet.

Për fund, të jemi të kujdesshëm e të mos jemi në atë kategori të njerëzve që, siç na transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi a.s. tha: "Sa janë prej atyre që agjërojnë ndërsa nga agjërimi i tyre kanë vetëm urinë dhe etjen." [9] Le të përpiqemi që këtë ibadet ta kryejmë sipas dispozitave të tij, dhe të ruhemi nga gjithçka që e dëmton dhe e prish agjërimin! Le të jetë ky muaj i mirësisë dhe bereqetit, muaj i faljeve të mëkateve tona, dhe muaj i mëshirës, ndihmës e solidaritetit ndër ne! Zoti na e pranoftë agjërimin tonë! Amin!



(1) Doc. Dr. Shefik Kurdiq. Ramazani dhe namazi i Teravive në dritën e medhhebit hanefi. Shtëpia botuese, Sira, Prishtinë, 2004, f. 8. (2) Transmetojnë pesë përmbledhësit e librave të Hadithit. (3) Ilaz Mustafa. Hytbet e Xhumasë. Shtëpia botuese "Drita e Jetës", Gjilan, 2006, f. 123. (4) Buhariu, 1904 dhe Muslimi, 1151. (5) Vehbi Sulejman Gavoçi. Dispozitat e agjërimit. Shtëpia botuese "Dituria Islame", Prishtinë, 2008, f. 16. (6) Ibn Rexheb. Letaif El Mearif. Përktheu: Blerim Krasniqi, botimi i parë, 2013, f. 106. (7) Ramiz Zekaj. Ramazani muaji i mirësive. Tiranë, 1998, f. 47. (8) Doc. Dr. Shefik Kurdiq. Ramazani dhe namazi i Teravive në dritën e medhhebit hanefi. Shtëpia botuese, Sira, Prishtinë, 2004, f. 75. (9) Ibni Maxhe, Sunen:7-Kitabus sijam. Nr.1690.



Mr. Ekrem Maqedonci

# Dispozitat e prishjes dhe mosprishjes së agjërimit

Duke e ditur se agjërimi është ibadet dhe vepër e caktuar nga sheriati, nga ne edhe kërkohet që me përpikëri t'i respektojmë edhe dispozitat dhe mënyrën e kryerjes së tij, ashtu siç ka porositur Kurani famëlartë, si dhe ashtu siç e ka praktikuar Pejgamberi i Zotit xh.sh, ngase vetëm kështu arrihet synimi i agjërimit, apo urtësitë që burojnë prej tij, edhe pse ne si njerëz shumë herë mund të mos i kuptojmë ato.

Çdo besimtar apo agjërues, duhet t'i dijë dhe t'i ketë parasysh ato gjëra, të cilat po u vepruan konsiderohet si çrregulluese të këtij ibadeti, e që e prishin agjërimin dhe bien ndesh me rregullat e kryerjes së tij. Besimtari gjithashtu duhet t'i dijë edhe gjërat që nuk konsiderohen prishëse të agjërimit, por edhe arsyet për të cilat justifikohet prishja e agjërimit gjatë muajit Ramazan. Prandaj, pa u zgjatur shumë, ne këtu do t'i paraqesim këto gjëra.

### Arsyet për të cilat justifikohet prishja e agjërimit në Ramazan

Ka disa raste kur besimtari për ndonjë arsye të justifikueshme lirohet nga agjërimi, edhe pse në shumicën e rasteve obligohet që t'i bëjë kaza ato ditë që nuk i ka agjëruar. Ca nga arsyet janë:

1. Menstruacionet dhe lehonia te gjinia femërore. Këto periudha kohore shkaktojnë dobësi tek ato, si na aspektin fizik ashtu edhe në atë psikik. Madje, jo vetëm që lirohet nga agjërimi i saj gjatë kësaj kohe, por edhe i ndalohet agjërimi. Ditët e paagjëruara gjatë kësaj kohe duhet të kompensohen pas muajit Ramazan. Aisheja r.a. thoshte: "Kur ishim në kohën e menstruacioneve, Pejgamberi a.s. na urdhëronte që ta bënim kaza agjërimin por jo namazin."[1]

2. Udhëtimi. Sipas juristëve islamë, nëse udhëtimi është i gjatë në distancë aq sa të vlejnë për të normat lehtësuese të tij (89 km e më shumë), atëherë lejohet të mos agjërohet.

Udhëtari agjërimin e tij mund ta prishë pasi të fillojë udhëtimin e tij, saktësisht prej momentit të daljes së tij nga vendbanimi. Ditët e paagjëruara gjatë udhëtimit duhet të bëhen kaza.

Personi që nuk ndien dobësi dhe lodhje gjatë udhëtimit më mirë është të agjërojë, ngase Allahu në Kuran thotë: "Nëse agjëroni, është më mirë për ju." (El Bekare, 184)

Ndërsa personi që gjatë udhëtimit ndien dobësi, dhe mendon se agjërimi mund ta dobësojë atë, është më mirë të mos agjërojë në udhëtim, ngase Pejgamberi a.s. në një rast gjatë udhëtimit pa një agjërues të shtrirë në rrugë, pra nga lodhjet dhe vështirësitë e udhëtimit, e ai tha: "Nuk është mirë të agjërohet gjatë udhëtimit."[2]

3. Sëmundja. Meqë "sëmundja" është një term që ka konotacion të gjerë, dhe mund të shkaktojë huti te njerëzit, ndoshta edhe do të linte hapësirë për interpretime të gabuara. Dijetarët islamë janë munduar që të theksojnë se për çfarë sëmundje është fjala, me të cilën nëse goditet njeriu do të lirohej nga agjërimi.

Argumenti të cilit i referohen të gjitha interpretimet e dijetarëve islamë lidhur me sëmundjen në kohën e agjërimit është fjala e Allahut: "(Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush prej jush është i sëmurë, ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), i një të varfëri; ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po që se e dini, agjërimi është më i mirë për ju." (El Bekare, 185)

Sipas mendimit të Imam Ebu Hanifës, e të cilin e mbështesin shumica e dijetarëve islamë, sëmundja që lejon prishjen e agjërimit është ajo sëmundje e cila:

a) E përkeqëson gjendjen e agjëruesit;

b) E vonon ose e pengon shërimin e personit në fjalë;

c) Ose nga agjërimi shkaktohen dhimbje (për shkak të mosmarrjes së barnave, ushqimit apo diçkaje tjetër).

Mirëpo, konstatimin që agjërimi e dëmton shëndetin e agjëruesit duhet ta bëjë mjeku, që është ekspert i fushës gjegjëse, i cili njëherësh është i besueshëm dhe nuk flet nga hamendja.

Duhet vënë thesin në faktin se ajeti tekstualisht obligon kompensimin e të gjitha atyre ditëve të humbura

gjatë Ramazanit nga i sëmuri, pra pasi të shërohet dhe jashtë muajit Ramazan. Nëse sëmundja është e natyrës që nuk shpresohet shërimi i saj, sikur kanceri - vdekjeprurës e të ngjashme, ose për shkak të moshës së shtyrë të personit, atëherë obligohet fidja-shpagimi me të holla, e që nënkupton pagesën e një ushqimi ditor për të varfrit. Kjo është sipas mendimit më të saktë të dijetarëve (e jo vetëm një porcion), pra për çdo ditë që nuk e ka agjëruar. Allahu në ajetin e lartcituar tha: "…e ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), i një të varfri. Ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të…"

E nëse nuk kanë mundësi të paguajë fidjen-shpagimin, atëherë lirohet në tërësi nga obligimi, sepse: "Allahu nuk ngarkon askënd përtej mundësive të tij…". (El Bekare, 286)

4. Shtatzënia dhe dhënia gji. Tretmanin dhe dispozitën e të sëmurit në lejimin e prishjes së agjërimit, me unanimitet të dijetarëve e marrin edhe gruaja shtatzënë dhe ajo që është duke e ushqyer foshnjën me gjirin e saj. Agjërimi lejohet të prishet, nëse konstatohet se dëmton (e që në raste shumë të shpeshta edhe ndodh). Foshnjën jo të lindur te shtatzëna e dëmton, ose atë të lindurën te nënat që ushqejnë fëmijën me gjirin e tyre.

5. Uria dhe etja e madhe dhe e papërballueshme. Sipas të gjithë dijetarëve, personi që ka ndonjë punë të rëndë (si bujku, farkëtari, minatori e të ngjashëm), duhet të zgjohen në syfyr dhe ta fillojnë agjërimin, e nëse gjatë agjërimit të asaj dite kanë uri ose etje të madhe, sa kanë frikë se ajo uri ose etje mund t'i çojë deri te sëmundja, lejohen që ta prishin agjërimin e tyre. Thotë Allahu në Kuran: "Nëse detyroheni (për të ngrënë diç që është e ndaluar) por pa e tepruar, nuk jeni mëkatar, Allahu është Falës dhe Mëshirues." (El Bekare, 173)

Atë ditë që agjëruesi e prish nga detyrimi i urisë dhe etjes duhet ta kompensojë me agjërimin e një dite tjetër jashtë Ramazanit.

6. Ushtari në fushëbetejë, rëndom nëse agjëruesi mendon se agjërimi do të ndikojë në dobësimin e tij fizik. Transmetohet nga Ebu Seid El Huduri, se Pejgamberi a.s. në një rast u kishte thënë shokëve të tij: "Vërtet ju jeni afër ballafaqimit me armikun tuaj, andaj nëse do të hani do të jeni më të fortë."[3]

7. Mosha e madhe, dhe i sëmuri kronik. Plaku që ka arritur në atë moshë sa nuk mund t'i bëjë ballë agjërimit, për shkak të lodhjes dhe dobësimit fizik të tij, lejohet





të mos agjërojë, mirëpo ditët e paagjëruara i kompenson me pagesën e fidjes (ushqim ditor për një të varfër për çdo ditë të paagjëruar).

Po të njëjtin tretman e merr edhe personi që është i sëmurë me ndonjë sëmundje kronike ose të pashëruar. Thotë Allahu xh.sh në Kuran: "E ata që i rëndon agjërimi (për shkak të moshës ose sëmundjes së tyre), janë të obliguar me kompensim, ushqim ditor i një të varfri. E kush nga vullneti i tij jep më shumë, atëherë është më mirë për ta..." (El Bekare, 184)

8. I imponuari. Fjala është për atë që imponohet ose detyrohet me forcë nga armiku ose dikush tjetër, pra për ta prishur agjërimin. Thotë Pejgamberi a.s. në një hadith: "Zoti i Madhërishëm e ka toleruar umetin tim për atë që shkaktohet nga gabimi, harresa, dhe imponimi me forcë nga dikush."[4]

### Gjërat që e prishin agjërimin, e për të cilat duhet bërë kefaret dhe kaza

Veprimet për të cilat besimtari (mukelefi) duhet të bëjë kaza dhe kefaret janë ato veprime që e prishin agjërimin, dhe kjo prishje e agjërimit është pa ndonjë nevojë, urgjencë, presion, sëmundje, udhëtim, ose ndonjë arsye tjetër të justifikueshme sipas sheriatit. Ato gjëra janë:

1. Të bërit marrëdhënie intime në mënyrë të qëllimshme, pa marrë parasysh nëse ka ejakulim apo jo. Për këtë kemi si argument hadithin e Pejgamberit a.s., që në një rast kishte obliguar një person të tillë të bëjë kefaret, për shkak se ai kishte bërë marrëdhënie intime me bashkëshorten e tij në një ditë Ramazani."[5]

2. Të ngrënit, pirja, ose të gëlltiturit e diçkaje që konsiderohet ushqim, dhe me qëllim, ngase abstenimi nga ushqimi dhe pija është esenca e vetë agjërimit sikurse abstenimi nga marrëdhëniet intime, dhe gjithashtu kanë po të njëjtat rregulla.[6]

### Gjërat që e prishin agjërimin, dhe për to duhet të bëhet vetëm kaza

Përveç atyre gjërave që besimtarin e lirojnë nga agjërimi, e për të cilat duhet bërë vetëm kaza (kompensim ditë për ditë), mund të përmendim edhe disa të tjera, që po ashtu e obligojnë vetëm kazanë dhe jo edhe kefaretin. Ato gjëra janë:

1. Dalja e spermës, pa marrë parasysh se a është nga loja bashkëshortore, apo nga masturbimi, por me kusht që të mos jetë si pasojë e marrëdhënieve intime.

2. Të depërtuarit në brendi të stomakut, ose të gëlltiturit e atyre gjërave që nuk konsiderohen gjëra ushqimore, si p.sh.: të gëlltiturit e ndonjë monedhe, e

të ngjashme, ngase gjithçka që depërton përmes fytit i ngjason ushqimit, edhe nëse nuk është ushqim. Transmetohet nga Ibën Abasi r.a., të ketë thënë: "Agjërimi prishet nga ato gjëra që hyjnë-depërtojnë në trupin e njeriut, dhe jo nga ato që dalin".[7] Pra, këtu nuk specifikohen ushqyeset nga joushqyeset.

3. Vjellja me qëllim, ngase Muhamedi a.s. thotë në një hadith "Atij që i vjen vjellja duke qenë agjërueshëm, nuk e ka obligim ta bëjë kaza, ndërsa ai që me dëshirë e ngacmon veten e tij, ai le ta bëjë kaza atë ditë!"[8]

4. Ngrënia dhe pirja gabimisht, jo nga harresa, ngase gabimi ndodh për shkak të pakujdesisë së agjëruesit, si p.sh.: të mbështeturit në ndonjë orë që nuk numëron kohën saktë për bërjen e iftarit.

5. Nëse agjëruesi ha ose pi edhe pas agimit, duke menduar se ende mëngjesi nuk ka aguar, ose ha dhe pi para perëndimit të diellit, duke menduar se dielli ka perënduar.[9]

Një çështje duhet theksuar: ditët e paagjëruara të Ramazanit, e të cilat agjëruesi obligohet t'i bëjë kaza, nuk kushtëzohet që të agjërohen (bëhen kaza) pa i ndërprerë, si p.sh.: nëse agjëruesi ka qenë i sëmurë tri ditë radhazi në Ramazan, dhe e ka prishur agjërimin gjatë atyre ditëve, nuk kushtëzohet që t'i bëjë kaza po ashtu tri ditë radhazi dhe pa i ndërprerë. Për këtë çështje kemi si argument hadithin e Muahamedit a.s., të transmetuar nga Ibën Umerit r.a., e i cili thotë: "Kur besimtari bën kaza Ramazanin, nëse do e bën kaza me ndërprerje, e nëse do e bën kaza pa ndërprerje".[10]

### Përdorimi i barërave dhe mjeteve të ndryshme kuruese gjatë agjërimit

Duke pasur parasysh se për shumicën e barërave dhe medikamenteve mjekësore dijetarët islamë kanë divergjenca rreth tyre, se cili është efekti i tyre në agjërim, ne do t'iu referohemi vendimeve të" Akademisë së Jurisprudencës Islame", nën ombrellën e së cilës veprojnë elita e dijetarëve islamë bashkëkohorë.

a) Pikat e syrit, pikat që vihen në vesh, pastrimi i veshit, pikat e hundës, spreji i hundës, asnjëra nga këto nuk e prishin agjërimin, nëse nuk bëhet gëlltitja e asaj që ka depërtuar në fyt (ngase obligohemi që të shmangim futjen e këtyre gjërave në stomak).

b) Kapsulat që vendosen nën gjuhë, e të cilat përdorën për shërimin e shtrëngimeve të gjoksit (angjinën e gjoksit), nuk e prishin agjërimin, nëse nuk gëlltitet ajo që arrin në fyt.

c) Futja e pasqyrës kirurgjike, ose e gypave të hollë, ose ndonjë bari në vrimën e urinës, ose në mitër, nuk e prishin agjërimin.

d) Gërryerja e dhëmbit, nxjerrja e dhëmballës, pastrimi i dhëmbëve, qoftë edhe me pastë, nuk e prish agjërimin, nëse nuk gëlltitet ajo që arrin në fyt.

e) Shpëlarja e plotë e gojës, ose gazi që përdoret për shërim lokal në gojë, nuk e prishin agjërimin, nëse nuk gëlltitet ajo që ka arritur në fyt.

f) Injeksionet shëruese, qoftë nën lëkurë, muskuj, ose në damar të gjakut, nuk e prishin agjërimin, me përjashtim të atyre që janë ushqyese (infuzioneve).

g) Thithja e gazit të oksigjenit, e as gazrat që përdorën për anestezion, nuk e prishin agjërimin, nëse në to nuk ka materie ushqyese.

h) Yndyrat, kremrat që përdorën për lyerje të ndonjë pjese të trupit, ose plasteret terapeutike që bartin yndyra ose lëndë kimike, e që vendosën në trup, edhe nëse trupi thith materien e tyre nuk prishet agjërimi.

i) Futja e ndonjë gypi të hollë nëpër damarët e gjakut a të zemrës, që shërben për zgjerimin e disa arterieve të gjakut, nuk e prish agjërimin.

j) Futja e pasqyrës kirurgjike nëpërmes barkut, ose në stomak, për të kontrolluar ose operuar zorrët ose ndonjë organ të brendshëm, nuk e prish agjërimin.

k) Vjellja e paqëllimshme nuk e prish agjërimin, për dallim nga ajo që është e qëllimshme, e që e prish atë.

Ndërsa, "Këshilli Juridiko-mjekësor islam", në mbledhjen e tij në Darul-Bejda (Kasa Blanka) në Marok, dha opinionin e vet edhe për disa çështje që Akademia Juridike Islame kishte hezituar të jepte vendimin për to. Këshilli në fjalë, me shumicë votash, konstatoi se:

a) Përdorimi i pompës së oksigjenit, që përdorët nga të sëmurët e astmës (frymëmarrjes) nuk e prish agjërimin.

b) Kapsulat ose barërat që vendosen në zorrën e trashë (vrimën anale), ose pasqyrat kirurgjike, nuk e prishin agjërimin.[11]

c) Gjithashtu sipas shumicës së dijetarëve bashkëkohorë, përdorimi i insulinës gjatë ditës së agjërimit, për ata që vuajnë nga sëmundja e sheqerit, por që nuk janë në atë shkallë që nuk mund ta durojnë agjërimin, nuk e prish agjërimin, edhe pse, nëse ka mundësi të vonohet deri pas kohës së iftarit, është më e preferuar.

(1) Muslimi me nr. (69). (2) Sahihul–Buhari me nr. (1946). (3) Sahih-Muslim me nr. (1120). (4) Sahih Ibën Haban me nr. (7219). (5) Transmeton Buhariu me nr. (1936). (6) Shih: El-Lubab Fi Sherh El-Kitab 173-177, Dar El-Kuba, Damask. (7) Musanef Ibën Ebi Shejbeh me nr. (9319). (8) Sahih Ibën Haban me nr. (3518). (9) Për gjërat që duhet bërë kefaret dhe kaza, dhe ato vetëm kaza, shih: El-Hidajeh sherh Bidajetil-Mubtedi (1/ 145-160), Darul Erkam Bin Ebi-lerkam, Bejrut. (10) Dar-Kutnij me nr. (2329). (11) Mevsuat elkadaja el-fikhijje el-muasire, Dr. Ali Muhamed Salus. Mektebet Darul-Kur'an. Egjipt.Bot. I 11-të, 2002.



Xhafer Fejziu

# Porositë e luftës së Bedrit

Allahu xh.sh. e kishte parapërgatitur me kohë Muhamedin a.s. për atë që e priste, për amanetin më të madh që do ta bartte mbi supet e veta, amanet që do ta ndërronte përjetë rrjedhën e historisë njerëzore.

Krahas disa toponimeve (Mekës, Medinës, Uhudit), Bedri është një vend i vogël, 150 km në jugperëndim të Medinës. Ky vend ka pasur nderin të përmendet në Kuran: "Allahu ju ndihmoi juve në Bedër, kur ju ishit pak në numër, e për të qenë mirënjohës kini frikë Allahun!" (Ali Imran, 123)

Shkaku i përmendjes së ngjarjes së Bedrit në Kuran është fitorja e myslimanëve në betejën po me këtë emër, më 17 Ramazan të vitit të dytë sipas hixhretit.

Në këtë betejë Allahu i Madhërishëm ndihmoi myslimanët përmes ushtrisë së Tij, të cilën nuk e di kush pos Tij. Për këtë na rrëfen në Kuranin famëlartë, ku thotë: "Allahu ju ndihmoi juve në Bedër, kur ju ishit pak në numër, e për të qenë mirënjohës kini frikë Allahun! Kur ti u thoshe besimtarëve: "A nuk është mjaft për ju që Zoti juaj t'ju vazhdojë ndihmën me tre mijë melekë të zbritur? Po, nëse jeni të qëndrueshëm e të matur, e ata (armiqtë) t'ju vijnë tash në këtë moment, Zoti juaj jua vazhdon juve ndihmën me pesë mijë prej melekëve të ushtruar (për luftë) ose të shënuar." (Ali Imran, 124-126)

Duhet theksuar se kjo ishte beteja vendimtare për Islamin, Muhamedin a.s. dhe pjesëtarët e tij, e që e zhvilluan me idhujtarët mekas dhe aleatët e tyre. Ishte një betejë që me ndihmën e Allahut mbaroi në dobi të myslimanëve.

Muhamedi a.s. me shokët e tij ka udhëhequr shumë beteja të cilat i ka kurorëzuar si ngadhënjimtare, siç është ajo e Mekës, e Hunejnit, e kujtesa për to nuk ka mbetur edhe aq e freskët në jetën individuale dhe shoqërore të myslimanët siç është rasti me ngjarjet në luftën e Bedrit. Pse është kështu?

Pyetja është aktuale sidomos me rastin e shënimeve që i kushtohet kësaj ngjarje gjatë Ramazanit. Shënimi i ngjarjes së Bedrit nuk është i karakterit lokal, por është shënim universal, sepse anekënd botës besimtarët islamë në këtë ditë organizojnë akademi e manifestime në Ramazan. Në këto manifestime përkujtohet ngjarja e Bedrit, përkujtohet Muhamedi a.s. me shokët e tij, si simbole të vetëdijes islame, guximit dhe solidaritetit.

Për një çast të mundohemi që ta rikthejmë ngjarjen e amshueshme të Bedrit, ku do të shohim dy taborë të ballafaquar mes veti. Njëri, që është shumë më superior, i përbërë nga idhujtarët mekas dhe aleatët e tyre, dhe me 900 luftëtarë, kurse tabori tjetër, që është shumë më i dobët, i përbërë nga myslimanët, dhe me 315 luftëtarë, në krye me pejgamberin Muhamedin a.s., me një armatim të dobët por me një iman të madh e të fortë në Allahun e Plotfuqishëm. Beteja zgjati një ditë, dhe qe e përgjakshme, e lodhshme dhe vendimtare. Fitorja ishte në anën e myslimanëve.

Ky ishte moment shumë i gëzueshëm për myslimanët e Medinës. Me fitoren e kësaj beteje u rrit autoriteti i misionit të Muhamedit a.s., personalitetit të tij dhe shoqërisë së porsaformuar myslimane. Pas kësaj fitore pasuan marrëveshjet për paqe me fiset që ende nuk e kishin pranuar fenë e që jetonin në Medinë e rrethinë. Vazhdoi shpallja e ajeteve kuranore. Në to myslimanëve u tërhiqej vërejtja që fitorja në Bedër nuk guxon t'i mashtrojë. Kjo rrugë është e vështirë, e rëndë dhe e gjatë, mirëpo jashtëzakonisht e vlerësuar te Allahu. Si rrjedhojë dhe flijim në këtë rrugë është premtuar shpërblim i shumëfishtë: "Ata që luftuan me pasurinë dhe jetën e tyre, Allahu i gradoi me një shkallë më të lartë mbi ata që qëndruan pa bërë gjë." (En Nisa, 95)

Për t'u përgjigjur në pyetjen e parashtruar në fillim, për rëndësinë e fitores në Bedër, patjetër duhet të kihen parasysh ngjarjet që i paraprinë ndodhisë së Bedrit. Para së gjithash duhet vështruar frymën e pjesëmarrësve në ngjarjet e kësaj lufte në të dy taborët, posaçërisht taborit mysliman.

### Thirrja e Muhamedit a.s. kah vlerat morale

Fillimi i shpalljes së Kuranit dhe qasja aktive e Muhamedit a.s. për t'i thirrur njerëzit në Islam nënkuptonte

një epokë të re, e cila do t'i jepte domethënie ekzistimit të njeriut dhe orientimit të tij në kohë dhe hapësirë. Ndryshimet që i paralajmëroi Islami depërtuan thellë, dhe në mënyrë kualitative ndryshuan personalitetin e individit dhe bënë ndryshime bazike në marrëdhëniet e bashkësive njerëzore. Thirrja e Muhamedit a.s. kah vlerat morale dhe idetë e mëdha drejtuar shoqërisë mekase, e cila politikisht dhe ekonomikisht ishte shumë e fortë, fillimisht nuk u pranuan. Kryeneçësia tradicionale e idhujtarëve mekas i dha një rezistencë të madhe idesë së Islamit, e cila e synonte freskimin e shoqërisë dhe shkatërrimin e idhujtarisë duke lejuar që nga tradita të merret vetëm ajo që ishte pozitive dhe vitale.

Konflikti në mes të vjetrës dhe të resë, besimit në një Zot me besimin në shumë zota të rrejshëm, ishte i pashmangshëm. Konflikti në mes të drejtës dhe të padrejtës, tiranisë me njeriun, vetëm se kishte shkrepur në jetën individuale, familjare dhe shoqërore në përgjithësi.

Muhamedi a.s. gjatë veprimtarisë së tij trembëdhjetëvjeçare në mesin e shoqërisë mekase, me një numër të vogël besimtarësh përjetoi presion të natyrës morale e materiale. Që nga fillimi gjeneratën e parë të myslimanëve filloi ta përcjellë një luftë jo e barabartë. Pastaj pasoi hixhreti-emigrimi, pra jo ikja, sepse lufta duhej të vazhdonte duke e ndërruar mesin/vendin dhe duke i freskuar radhët. Kulmin e solidaritetit njerëzor, muhaxhirët e gjetën te myslimanët e Medinës, pasi që në emër të fesë e cila u ishte rrezikuar në vendlindje - në Mekë, braktisën gjithçka që kishin. Në këto ngjarje erdhi në shprehje jo vetëm misioni pejgamberik, por edhe aftësia organizative dhe njerëzore e Muhamedit a.s. Ai e bëri vëllazërimin në mes muhaxhirëve dhe ensarëve, gjë e cila rezultoi konsolidimin e forcës së bashkësisë së porsaformuar myslimane. Pos kësaj, u vendosën marrëdhënie të mira edhe me fiset tjera në Medinë dhe përreth saj.

Muhamedi a.s. ishte i vetëdijshëm se lufta do të fillonte, dhe vërtetë mekasit dhe aleatët e tyre të mbushur me urrejtje ndaj Islamit, dhe duke pasur frikë për interesat e tyre tregtare, do të organizonin ekspeditën e parë ushtarake kundër myslimanëve në Medinë. Idhujtarët ishin shumë më të fortë për shkak të numrit dhe armatimit të madh të tyre, të udhëhequr nga aristokratët e fryrë që ëndërronin fitoren dhe shkatërrimin përfundimtar të Islamit dhe myslimanëve. Mirëpo, idhujtarëve nuk u kishte shkuar mendja se do të ndesheshin me luftëtarë që kishin besim të paluhatshëm në Allahun xh.sh., të cilët kontributin, mundin dhe jetën e tyre ishin të gatshëm ta vënë në sherbim të idealit islam, ngase ishin të vetëdijshëm se luftonin për idenë e vërtetë, për drejtësinë dhe dinjitetin njerëzor. Ata niseshin nën udhëheqjen e Pejgamberit të tyre të dashur, i cili ishte i zgjedhur nga të barabartit.

Krahas gjithë përgatitjeve dhe strategjisë, Muhamedi a.s. dhe besimtarët tjerë nuk harruan që sinqerisht t'i drejtohen Allahut xh.sh., me lutje për ndihmë, sepse vetëm Ai është Ndihmëtar i vërtetë. Në këtë drejtim është shtuar edhe fuqia dhe fshehtësia e fitores së myslimanëve në Bedër, pra derisa ishin ndjekës të Dësh-





misë-Shehadetit në fjalë e në vepër.

Më lart theksuam se suksesit të Bedrit i ka prirë një luftë e gjatë, arenë e së cilës ishin marrëdhëniet e njerëzve, zakonet dhe sjelljet e tyre. Kjo është e përgjithshmja e kësaj ngjarjeje, e cila i lidh të gjitha gjeneratat e myslimanëve në çdo kohë e në çdo vend. Fuqia që vepron në njeriun, lufta e brendshme dhe ngadhënjimi i bujarisë e nxitën Muhamedin a.s. që pikërisht në Bedër t'i thotë këto fjalë: "Po kthehemi nga beteja e vogël në betejë të madhe, në luftë me vetveten".

Është më se e nevojshme që të ndalemi e të shqyrtojmë realitetin dhe jetën tonë fetare, të shohim se sa jemi praktikë. Sa në të vërtetë e njohim vetveten dhe të afërmit, sa i kushtojmë kujdes jetës së mbarë të kësaj bote, dhe sa jetës së amshueshme.

Me keqardhje themi se ndodh që shumë herë kur i afrohemi Kuranit marrim vetëm ato pjesë ose ajetet që në momentet e caktuara na konvenojnë, për të realizuar ndonjë qëllim, kurse pjesët tjera nuk merren parasysh. Edhe ne si besimtarë kemi Bedrin tonë, sepse lidhja ekziston. Nëse ngjarja e Bedrit kishte për qëllim themelimin e idesë islame, parimeve, mësimeve etj., atëherë Bedri ynë është zhvillimi i idesë islame, pra të bëhet në ndërtimin e kuadrove institucionale.

Mendojmë se Ramazani i bekuar me ibadetet e tij, me atmosferën e jetës së përbashkët, do të ndihmojë që të forcohemi edhe më tepër, dhe veten tonë ta vëmë në funksion të Islamit. Në këtë mënyrë e kryejmë amanetin për ruajtjen e Islamit në këto treva, por në të njëjtën kohë do të tregojmë shembull të mirë ndaj gjeneratave të reja, që edhe ata të vazhdojnë në rrugën e njëjtë dhe të kontribuojnë atëherë kur e kërkon nevoja.

Për rendësinë dhe vlerën e fitores së Bedrit kuptojmë edhe nga fjalët e Pejgamberit a.s., i cili thotë: "Të rënët dëshmorë në luftën e Bedrit janë shehidë, dhe më të mirët ndër myslimanët".

Allahu i mëshiroftë të gjithë ata dëshmorë në këtë luftë, sepse i hapën rrugën Islamit, të ecë me hapa të sigurt në përhapjen e kësaj feje ndër zemrat e miliona njerëzve në mbarë rruzullin tokësor.

Literatura: 1. Kurani i përkthyer nga H. Sherif Ahmeti. 2. Safi Rrahman El Mubarekfuri, Er-Rehik El Mahtum, Bejrut, 1988. 3. Bashkim Aliu, Muhamedi a.s. pishtari ndriçues, Shkup, 2000. 4. Hëna e Re, Shkup, 1996.



**Bajrush Ahmeti**

# Nata e Kadrit

Ibën Abasi ka thënë: "Në këtë natë shkruhen në librin Amë ç'do të behet gjatë një viti, qoftë furnizim, shi, lindje, vdekje dhe Haxh."

Ishte vullneti i Allahut të Lartësuar për të nderuar robërit e Vet duke veçuar disa muaj, disa ditë dhe net, që edhe besimtarët t'i veçojnë me më shumë ibadet e të fitojnë kënaqësinë e Krijuesit të tyre. Andaj Allahu e ka nderuar umetin e Muhamedit a.s., duke ua shumëfishuar sevapet për përuljet që i bëjnë Krijuesit të tyre. Nganjëherë për atë që ndodh në ndonjë vend të vlefshëm, si p.sh.: falja e namazit në Mesxhidul-Haram (Qabe), ose në Xhaminë e Pejgamberit a.s. në Medinë, apo edhe në Mesxhidul-Aksa, në Jerusalem, e nganjëherë me ndodhjen në kohë të lavdishme, si: muaji Ramazan në përgjithësi, e sidomos Nata e Kadrit në veçanti. Herën tjetër ngritja e ibadetit, si p.sh.: namazi me xhemat është më i vlefshëm se namazi individual për njëzet e shtatë gradë... Sa lumturi është për atë që shfrytëzon vlerat dhe i shumon ibadetet. Por është fat i keq për atë që e ka humbur rastin, ka bërë përtaci, dhe si rezultat nuk ka arritur të fitojë begatitë e Allahut të Lartësuar.

Rasti më i mirë dhe më i lartë është Nata e Kadrit, e cila është më e mirë dhe më me vlerë se një mijë muaj. Ajo është natë që e lidh tokën me qiellin. Ajo është nata e fillimit të zbritjes së Kuranit në zemrën e pejgamberit tonë, Muhamedit a.s. Ajo është natë që në të zgjidhen çështjet në mënyrë të prerë. Këtë e vërteton ajeti kuranor: "Në atë (natë) zgjidhet çdo çështje në formë të prerë" (Ed Duhan, 4)

Kjo natë është e premtuar dhe e dëshmuar, dhe është e tëra gëzim dhe hare, dhe përfshin robërit besimtarë, me ç'rast u falen mëkatet nga Mëshirëmadhi. Kjo natë është rast i artë për besimtarët që të angazhohen në të gjitha ibadetet, për të fituar shpërblimin e një mijë muajve. Allahu i Madhërishëm ka dalluar disa muaj, ditë e net, sikur që u përmend më parë: Muaji Ramazan; muaji Dhil-Hixh-xhe; ditët si: dita e Arefatit në Haxh; ditët e dy bajrameve; dita e xhuma për çdo javë; netët si: nata e xhumasë çdo javë, dhe Nata e Kadrit çdo vit.

**Pse është quajtur Nata e Kadrit?**

Dijetarët islamë kanë dhënë mendime të ndryshme për shkakun e emërtimit të kësaj nate "el-kadër", e në vijim po paraqesim shkurtimisht disa nga mendimet e tyre:

E para: Mendimi i parë thotë se është quajtur kështu ngase Allahu i Lartësuar në atë natë cakton furnizimet, egjelet dhe të gjitha ngjarjet që do të ndodhin brenda vitit e në vijim, dhe ua dorëzon për ekzekutim melekëve. Ky mendim ka mbështetje ajetin e sipërpërmendur: "Në atë (natë) zgjidhet çdo çështje në formë të prerë". (Ed Duhan, 4)

E dyta: Kjo është prej caktimeve dhe nderit të madh që i është dhënë këtij umeti.

E treta: Është quajtur me këtë emër ngase ai që e ngjall këtë natë me ibadete për hir të Allahut, ai fiton sevape dhe nder të madh.

E katërta: Në këtë natë çdo punë e mirë ka shpërblim të madh, sepse këtë natë e ka veçuar Allahu për këtë umet. E gjithë kjo vlerë është për atë se në këtë natë Allahu e ka zbritur Kurani kerimin, i cili përfaqëson kushtetutën hyjnore të besimit dhe bazën e legjislacionit (i cili nuk ndryshohet asnjëherë, ngase është i përshtatshëm për çdo kohë dhe vend).

Ibën Abasi ka thënë: "Në këtë natë shkruhen në librin Amë ç'do të behet gjatë një viti, qoftë furnizim, shi, lindje, vdekje dhe Haxh." Ikreme thotë se edhe ai që do ta vizitojë Qabenë caktohet në Natën e Kadrit, me emrin e tij dhe emrin e baballarëve të tij.

Edhe Ibën Kethiri shprehet ngjashëm për rëndësinë e natës së Kadrit, duke u mbështetur në fjalët e Ibën Abasit, se ajo natë është nata në të cilën Allahu e zbriti Kuranin e tërë në "Levhi Mahfudh", e prej aty në "Bejtul-Iz-ze", në qiellin e dynjasë, e prej aty e ka zbritur sipas ngjarjeve apo nevojave, përgjigjeve në pyetjet që i janë bërë Muhamedit a.s. për 23 vjet me radhë. Kurani është kushtetutë e përhershme dhe e pandryshuar. Për atë edhe është kjo madhështi e kësaj nate. Me këtë libër qiellor ndërpritet zbritja e shpalljeve. Pra, Kurani është

libri i fundit, i cili i zbriti vulës së pejgamberëve. Pas tij nuk ka pejgamber tjetër, edhe pse kohë pas kohe janë paraqitur pejgamberë të rrejshëm.

Sujutiu thotë: "Po të mos ishte urtësia hyjnore që vendosi ta zbresë sipas ngjarjeve të zhvilluara në shoqërinë e atëhershme, do të zbriste përnjëherë si librat para tij. Por Allahu veçoi Kuranin nga librat tjerë me dy gjëra: Zbritjen e tij në tërësi deri në qiellin e parë, e pastaj zbritjen e tij siç u përmend, sipas nevojës, dhe atë për nder të Pejgamberit a.s."

Shejh Mahmud Sheltuti, ish rektor i universitetit "El Ezher", thotë: "Sureja "Kadër", ku përmendet kjo natë e rëndësishme, ka ardhur për shkak të zbritjes së Kuranit në atë natë. Njëherazi demanton zërat që mbështesin një ajet tjetër që thotë: "Ne e zbritëm atë në natën e bekuar", e nata e bekuar është e pesëmbëdhjeta natë e muajit Shaban. Me gjithë bekimin e asaj nate, Kurani ka filluar të zbresë në Natën e Kadrit."

Sheltuti vazhdon mendimin e tij duke thënë se Kadri është caktim i asaj që do të ngjajë mbi robërit e Tij, si furnizimi, jeta, vdekja dhe ngjarjet tjera kozmologjike..."

Profesor Akadi ka shkruar një artikull në revistën "Hilal", në vitin 1961, me titull: "Lejletul-Kadri - Nata e Kadrit", ku kritikon sjelljet e disa njerëzve që kërkojnë nga qielli realizimin e kërkesave të tyre pa ndonjë shkak, duke pretenduar të përfitojnë nga rasti i kësaj nate, ndërsa ditët e netët tjera nuk angazhohen sa duhet, duke menduar se atë natë luten dhe u mjafton ajo. Myslimani i vërtetë e dallon Natën e Kadrit me adhurime, duke e përkujtuar si natë të ndarjes dhe llogarisë, si dhe duke lutur Allahun e Lartësuar që të jetë edhe ai nga përfituesit e asaj nate të begatshme, por që nuk i lë anash adhurimet edhe në ditët dhe netët e tjera.

### Veçoritë e Natës së Kadrit dhe vlera e saj

Nata e Kadrit ka veçori të shumta dhe vlera të mëdha, e që nuk i kanë netët tjera. Pse jo kur ajo është nata në të cilën filloi zbritja e Kuranit fisnik. Nga veçorit e kësaj nate të bekuar është se në këtë natë shumohet zbritja e engjëjve në tokë, që sjellin begati të shumta. Engjëjt zbresin edhe kur lexohet Kurani, e njëherazi i shtrojnë krahët e tyre që të ecin mbi ta, ata që kërkojnë dituri e shkencë për respekt ndaj tyre.

Muxhahidi thotë: "Ajo natë po ashtu është e mbrojtur, e shejtani nuk mund të bëjë ndonjë të keqe, ose të bëjë ndonjë dëmtim." Ndërsa Shabiu thotë: "Engjëjt i përshëndesin me selam xhematin e xhamive deri në agim të hershëm." Kurse Ebu Hurejre thotë se atë natë ka engjëj në tokë më shumë se që llogaritet. Kurse Katade thotë se në atë natë caktohen punët që do të bëhen gjatë vitit vijues, dhe engjëjt i marrin detyrat që do t'i ekzekutojnë.

Në këtë natë preferohet të bëhen dua e dhikër, ngase duatë pranohen, e duaja më me vlerë që Pejgamberi a.s. ia ka preferuar Aishes r.a., kur ajo e pyeti: "O Resulullah, nëse qëndroj Natën e Kadrit, çka të them?", Pejgamberi a.s. i tha: "Thuaj: O Zoti im, Ti je Falës, e do faljen, falna ne!" Hadithin e transmeton Tirmidhiu.

Puna e vazhdueshme, e sinqertë e për hir të Allahut të Lartësuar është baza e shpërblimit dhe dera e shpëtimit. Pra, fitimi i Xhenetit me vazhdimin e punëve të mira. Kjo do të thotë se myslimani duhet të jetë në shërbim e zbatim të urdhrave të Krijuesit të gjithësisë, por edhe në shërbim të vendit e mbarë njerëzisë në çdo kohë, e në veçanti në atë kohë që e ka veçuar Allahu dhe që është përmendur më lart dhe po në këtë temë. Nëse bëjmë ibadet në vazhdimësi dhe në të gjitha netët e Ramazanit, me siguri se do të qëllojmë edhe natën më të vlefshme.

### Pse e fshehu Allahu i Lartësuar këtë natë?

Fahru-Rraziu thotë: "Allahu i Lartësuar e ka fshehur Natën e Kadrit ashtu sikur që i ka fshehur edhe disa gjëra tjera. E ka fshehur kënaqësinë e Tij në nënshtrime derisa të kenë njerëzit lakmi në kënaqësinë e Tij me vepra të mira. E ka fshehur hidhërimin e Tij në mëkate, që besimtari të largohet tërësisht nga mëkatet; e ka fshehur evlianë (njeriun e ngritur e të dashur te Zoti) në mesin e njerëzve; e ka fshehur pranimin e duasë-lutjes; e ka fshehur emrin e madh nga emrat e Allahut të Lartësuar, që të i madhërojnë të gjithë emrat; e ka fshehur namazin e mesëm që t'i ruajnë të gjitha namazet; e ka fshehur momentin e pranimit të lutjeve në ditën e xhuma që të kenë zell gjatë gjithë ditës; e ka fshehur pranimin e pendimit që të vazhdojë në punë të mira dhe të nxitojë në pendim; e ka fshehur kohën e vdekjes që robi ta pres atë në çdo kohë dhe të përgatitet për të... Gjithashtu e ka fshehur edhe Natën e Kadrit, që t'i madhërojnë të gjitha netët e Ramazanit, dhe të bëjnë përpjekje në to me ibadete e afrim te Allahu."

Sikur Allahu i Lartësuar thotë: Po ta caktoja Natën e Kadrit, e Unë e di kurajën tënde në mëkate. Ndoshta epshet tua të thërrasin atë natë në mëkate dhe bën mëkat. Mëkati yt me dijeni është më i madh - më i ashpër sesa mëkati yt që nuk e di. Për këtë shkak e kam fshehur atë për ty. Transmetohet nga Pejgamberi a.s., se ai ka hyrë në xhami (një ditë), dhe e ka parë një njeri duke fjetur, dhe i ka thënë: "O Ali, tërhiqja vërejtjen

të marrë abdes!", e Aliu e zgjoi atë njeri pastaj tha: "O Resulullah, ti je garues në të mira, pse nuk ia tërhoqe vërejtjen ti?" Pejgamberi a.s. tha: "Të të kundërshtoj ty (d.m.th. të refuzoj ngritjen, ose marrjen e abdesit), nuk është "kufër" (mosbesim), e për atë e bëra që të jetë më i lehtë faji i tij, nëse e refuzon." Kur kjo është mëshira Pejgamberit s.a.v.s., paramendoje mëshirën e Allahut të Lartësuar! Sikur Ai të thotë: Kur e di Natën e Kadrit, nëse bën ibadet në të ke fituar sevapin e njëmijë muajve, e nëse bën mëkate në të ke fituar dënimin e njëmijë muajve. Mbrojtja nga dënimi është më me prioritet, sesa sjellja e sevapeve.

**Shenjat e Natës së Kadrit**

Në lidhje me caktimin apo përkufizimin e Natës së Kadrit kanë ardhur disa thënie, të cilat i ruajnë shumë njerëz dhe të cilat i tregojnë ulema të shumtë. Si p.sh.: hadithi i Pejgamberit a.s.: "Nata e Kadrit është në dhjetëshin e mbetur, (të muajit Ramazan). Kush bën ibadet në to, do ta arrijë kënaqësinë e Allahut. Ai ia fal atij gjynahet e kaluara dhe të ardhmet." Ka edhe shumë transmetime që flasin rreth përkufizimit të Natës së Kadrit. Këto i kanë bartur librat e besueshëm të haditheve, dhe që veprohet me to. Megjithatë, të gjitha këto transmetime dhe të gjitha hadithet nuk kanë ardhur në përfundim të vërtetojnë me precizitet kohën e asaj nate, ose momentin e saktë, gjë që u ka dhënë mundësi disa imamëve dhe ulemave të hershëm dhe të tashëm të shpenzojnë mund intelektual duke marrë shembull punën e Kurani kerimit, pra të bëjnë përpjekje e të mendojnë thellësisht për të arritur deri te caktimi apo përkufizimi i Natës së Kadrit.

Do të përmendim disa nga përpjekjet, duke shtuar atë që e ka hapur Allahu i Lartësuar për ne në këtë kontest. Megjithëse kjo fjalë nuk do të thotë se është fundi i caktimit të asaj nate, ose përcaktim, se ne kemi arritur te koha e caktuar, ngase ajo është e prerë te shumica e ulemave. Ajo është e fshehur, dhe kjo bazuar në atë që është transmetuar nga Buhariu dhe në librin e tij: Nga Ubade bin Samit ka thënë: "Doli Resulullahi s.a.v.s. që të na lajmërojë për Natën e Kadrit."

Me këtë mbetet dija e saj përfundimtare te Allahu i Lartësuar, dhe mbetet puna e saj në rrethin e përpjekjeve që mund të qëllohet, po edhe mund të gabohet, duke e konsideruar si mendim njeriu. Do t'i përmendim disa nga këto përpjekje:

A- Ibën Kethiri thotë: "Është treguar nga disa prej të hershmëve tanë, se është bërë përpjekje të nxjerrin atë natë në të njëzetën e shtatën, bazuar në Kuran në fjalën e Allahut "hije"-"ajo", ngase ajo është fjala e njëzet e shtatë nga sureja "El Kadër". Fjala "ajo", jep shenjë sipas kësaj përpjekje, pra në këtë natë të bekuar, ngase ajo vjen me numrin 27 në renditjen e fjalëve të sures "El Kadër", e cila ka 30 fjalë, aq ditë sa ka muaji Ramazan.

B- Ibën Abasi tregon, se Omer bin Hatabi (kur ishte halif i myslimanëve) i ka ftuar shokët e Muhamedit a.s. dhe i pyeti ata për Natën e Kadrit. Ata njëzëri i thanë se ajo është në dhjetëshin e fundit të Ramazanit. Ibën Abasi thotë: "I thashë Omerit unë e di, ose unë mendoj se e di se cila natë është ajo." Omeri tha: "Cila është ajo?" Unë thashë e shtata që ka kaluar, ose e shtata që ka mbetur nga dhjetëshi i fundit. Omeri tha:" Prej nga e di ti atë?" Ibën Abasi tha: "I thashë: Allahu ka krijuar shtatë (palë) qiej, shtatë (palë) tokë, shtatë ditë, dhe se muaji qarkullon mbi shtatë. Sexhdeja bëhet me shtatë pjesë të trupit, tavafi rreth Qabës bëhet shtatë herë, dhe gjuajtja e gurëve në Mine bëhet me shtatë gurë." Omeri tha: "Ma bëre të qartë."

C- Vërtetë fjala e Zotit xh.sh. "Lejletul Kadri", është përsëritur në suren "El Kadër" tri herë, në çdo herë nëntë germa, dhe gjejmë se fjala "lejleh-nata" ka katër germa (bashkëtinglloret), e fjala "el-kadër" ka pesë germa. Kur e pjesëtojmë treshin në nëntë rezultati del 27.

D- Ky ajet kuranor na e bën të qartë se numri i germave të tij janë 27. Kjo na e bën të mundur fjalën se vërtet mund të jetë ajo shenjë në zbritjen e Kuranit, pra nata e 27 e Ramazanit.



**Si të veprojmë në këtë natë?**

Është e përhapur te disa myslimanë se është e mundur të dihet Nata e Kadrit, e kjo gjatë qëndrimit të netëve të supozuara, duke u përpjekur në shumimin e ibadeteve, kërkimin e faljeve për mëkatet, lartësimin e Allahut në këto kohë dhe jo në kohë të tjera. Kjo sipas mendimit të tyre se ky është rast i madh për shlyerjen e mëkateve me një mund të vetëm, vetëm për një natë ose me mund të pak netëve të caktuara.

E vërteta është se ky paramendim e cenon sheriatin islam në shumë gjëra, ngase raporti i njeriut me Allahun duhet të ngrihen në sinqeritet, në ibadet-adhurim, dhe i rrekur për urdhra të Tij dhe ndalime në çdo kohë e moment. Prej myslimanit kërkohet të adhurojë Allahun e Lartësuar jo vetëm në çdo kohë, por në çdo lëvizje, edhe kur është duke qëndruar, kur të ha, fle, punon, lutet, etj., duke zbatuar urdhrat e Allahut të Lartësuar. Nëse vepron kështu ai gjithnjë është në ibadet dhe nënshtrim ndaj Tij. Prej tij kërkohet t'i lutet Allahut për mëshirë e falje, dhe në vazhdimësi, gjatë gjithë ditëve dhe netëve. Jo të përpiqet të peshkojë në momentin ose natën e caktuar, që të fitojë faljen, e pastaj të kthehet prapë në atë që ka qenë më parë, në shpërfillje e shkurtim të ibadeteve. Po të ishte puna ashtu gjithë njerëzit do ta ndërprenin ibadetin e nënshtrimin ndaj Allahut, dhe do të bënin përpjekje të qëllonin Natën e Kadrit dhe të bëjnë ibadet vetëm atë natë. Por, nuk ka dyshim se Nata Kadrit është më me vlerë se një mijë muaj, e kjo është për ata që janë të nënshtruar ndaj urdhrave të Allahut, që largohen nga mëkatet, që shpresojnë mëshirën e Allahut dhe kanë frikë nga dënimi i Tij, bëjnë mund të pakursyer me vetveten e tyre çdo ditë e çdo natë, çdo kohë e moment, për të arritur deri te pranimi dhe kënaqësia. Arritja e mirësisë së Natës së Kadrit lidhet me përpjekjet në baza fetare, nënshtrim ndaj Allahut dhe me qëllime të mira, pastaj largim nga gjynahet dhe pendim nga ato. Për ibadetin në këtë natë Pejgamberi a.s. thotë: "Kush bënë ibadet në Natën e Kadrit, me besim dhe duke llogaritur (në të mira që ka ajo natë), i falen gjynahet e kaluara". Imam Ahmedi dhe Nesaiu ia kanë shtuar "edhe të ardhmet".



Ajo arrihet me punë të vazhdueshme edhe nëse është e paktë. Ajo është bazë e shpërblimit, derë e shpëtimit dhe hyrjes në Xhenet.

Allahu i Lartësuar e ka nderuar umetin islam me këtë natë të madhe, për të nxitur besimtarët që sa më shumë të bëjnë vepra të mira, por jo vetëm në këtë natë. Ata duhet të vazhdojnë edhe pas kësaj nate, dhe në vazhdimësi, edhe nëse bëjnë pak. Në Islam veprat e mira e në vazhdimësi janë më të mira sesa veprat e shumta e me ndërprerje.

Pejgamberi a.s. nuk ka pasur pasuri sikur që kishin mbretërit e kohës, e as si kryetarët e kohës sonë. Por ka qenë bujar në punë të mira e me atë pakicë; e ishte më bujari sidomos në Ramazan.

Ajo që na intereson neve është dobia që kemi nga kjo natë në këtë botë dhe në botën tjetër, pra të jemi të zellshëm e të përpiqemi që ta arrijmë bereqetin e Natës së Kadrit. E, atë bereqet nuk e arrin përtaci ose i pakujdesshmi. Ato të mira që u përmendën deri tash i arrin ai që agjëron ditën, lexon Kuran ditën e natën, vendos të hyjë në "I'tikaf", izolohet në xhami për ta lartësuar Allahun, kërkon falje prej Tij, e lut Atë, shpreson mëshirën e Tij, i frikësohet dënimit të Tij... Ai është që do ta marrë çmimin më të lartë atë natë. E ku ka çmim më të vlefshëm se falja e të gjitha mëkateve. Lusim Allahun e Lartësuar që të jemi përfitues të kësaj nate të premtuar!

Literatura e konsultuar: (1) Delilus-Saim, vëllim i veçantë me Minberu-l-Islam, nr. 9, 1399 h. (2) Minberu-l-Islam, nr 9, Gusht/Shtator 2010. (3) Minberu-l-Islam, nr 9, Korrik/Gusht 2012. (4) Menaru-l-Islam, nr. 9, vol. 24, Janar 1999. (5) Menaru-l-Islam, nr 9, vol. 26, Dhjetor 2000.

Ardiana Hajraj

# Dobitë e agjërimit nga perspektiva psikologjike



Rëndësia e agjërimit është jashtëzakonisht e madhe, me një ndikim pozitiv shumëdimensional. Dimensionet kryesore të këtij ndikimi janë në aspektin kognitiv (njohës), psiko-social dhe bihevjoral (sjelljes).

Agjërimi është një obligim hyjnor që në vete ngërthen dobi të shumta për mirëqenien biologjike dhe psikologjike të njeriut. Agjërimi është një praktikë e studiuar në të gjitha format e saj. Shpeshherë studiuesit i drejtohen edhe me termin "terapia e agjërimit", duke u bazuar në efektet që ka në trurin e njeriut. Kur stomaku rri pa ngrënë, është në pritje të ushqimit dhe vazhdimisht sekreton acid. Personi që agjëron e di që nuk do të hajë deri në iftar, dhe truri nuk nxit sekrecionet e stomakut. Kjo mënyrë pengon prodhimin e tepërt të lëngut të lukthit, i cili do të ishte i dëmshëm për vetë lukthin. Shumica e sëmundjeve që prekin njeriun janë pasojë e stomakut, që e ngarkojnë me çdo gjë që u pëlqen ose jo, pa dallim se çfarë u nevojitet. Me këtë rast kujtojmë hadithin e Muhamedit a.s.: "Nuk e mbush njeriu ndonjë enë me të dëmshme se stomakun e tij."

Rëndësia e agjërimit është jashtëzakonisht e madhe, me një ndikim pozitiv shumëdimensional. Dimensionet kryesore të këtij ndikimi janë në aspektin kognitiv (njohës), psiko-social dhe bihevjoral (sjelljes). Aspekti i njohjes ndërlidhet në atë që Allahu ka porositur në Kuran: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim, sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, që të bëheni të devotshëm." Për nga vetë funksionet e agjërimit, dihet se ai është një praktikë shumë e hershme dhe e përdorur madje edhe nga filozofët r ndryshëm si: Sokrati, Platoni e Aristoteli, me qëllim të qartësimit dhe mprehtësisë së mendjes, por edhe për përforcimin e kujtesës.

Produktiviteti social i muajit Ramazan buron nga të tjerët përreth nesh. Është një produktivitet që vjen nga të qenët pjesë e një familjeje, komuniteti, umetit, dhe njerëzimit në përgjithësi. Islami është një fe sociale, dhe po ta shohim mirë, pjesa më e madhe e adhurimeve bëhen në një formë sociale: namazi me xhemat (është më i preferuar), agjërimi dhe iftaret e përbashkëta, Haxhi po ashtu është i përbashkët. Agjërimi po ashtu ka një ndikim të madh në aspektin shoqëror dhe në aspektin e rregullimit të raporteve ndërnjerëzore. Në kohën kur, si asnjëherë më parë, nuk respektohen lidhjet farefisnore, nga këndvështrimi i psikologjisë sociale ky muaj përforcon lidhjet sociale. Me këtë rast, pavarësisht rangut dhe prestigjit që familjarët tanë kanë në shoqëri, në këtë muaj tejkalohen stereotipat, barrierat e komplekset. Agjërimi mund të jetë një praktikë e jashtëzakonshme transformuese shpirtërore.

Në aspektin e dimensionit të sjelljes agjëruesit i përshkon një gjendje paqeje dhe qetësie. Acarimet personale bien në minimum, përderisa myslimanët këshillohen nga Pejgamberi a.s.: "Nëse dikush ju fyen apo ju kërcënon, thoni unë jam agjërueshëm". Kjo qetësi psikologjike, ndoshta lidhet me një stabilizim më të mirë të glukozës në gjak gjatë gjithë Ramazanit, pasi hipoglicemia, pas ngrënies e përkeqëson sjelljen.

### Ndikimi i agjërimit në disa nga konceptet psikologjike

***Motivimi*** - Motivi për të bërë punë të mira vjen nga shpresa dhe bindja që agjëruesi do të shpërblehet nga Zoti, dhe se ky shpërblim nxit agjëruesin që t'i shumëfishojë punët e tij për të arritur kënaqësinë e Tij. Agjërimi ndikon në aspektin e motivimit ngase e ndihmon agjëruesin të lirohet nga brengat dhe shqetësimet e tij, e një gjë të tillë ai e bën me anë të lutjeve, pasi që e di se gjatë agjërimit lutjet e tij nuk refuzohen.

***Optimizmi*** - Agjërimi ndikon në përforcimin e optimizmit. Ne kemi nevojë të ushtrohemi vazhdimisht për të mbajtur optimizmin tonë në nivelin e duhur. Por si ndikon agjërimi te përforcimi i optimizmit? Duke mposhtur dëshirat tona gjatë agjërimit, rrjedhimisht të fitojmë ndjenjën e vetërespektit, vetëvlerësimit dhe vetëbesimit, elemente këto kyçe në forcimin e optimizmit. Në momentin e bërjes iftar ne ndihemi krenarë për arritjen tonë; automatikisht në këtë moment arrihet

besimi te vetja.

***Vetëbesimi*** - Dr. Wisniewski, nga Universiteti Leiçester, thotë: "Ramazani paraqet periudhë shumë të rëndësishme të vetëpërmirësimit…"Agjërimi ndihmon për të krijuar fuqi, ndihmon zhvillimin e vetërespektit, ngrit vetëkontrollin (si pasojë e mungesës së të cilit shumë deformitete ndodhin në shoqëri), dhe mbi të gjitha stimulon vetëbesimin si promotor të suksesit në jetë. Në shoqëri shumë gjëra ndodhin si pasojë e mungesës së vetëbesimit dhe vetëkontrollit. Andaj, shkencërisht është e vërtetuar se ai që nuk ka vetëbesim dhe vetëkontroll nuk ka gjasa të jetë një lidership. Pra, roli dytësor i agjërimit në këtë rast është ai se muaji Ramazan stimulon veti të lidershipit.

***Vetëvlerësimi*** - Me anë të agjërimit mund ta vlerësosh veten se sa je i aftë për t'iu nënshtruar një urdhri, i cili obligon ndryshimin e sistemit të jetës për një kohë të caktuar, si dhe të bëhet një vetëvlerësim se ndryshimi mund të fillojë nga ne.

***Vetëkontrolli*** - Agjërimi është një teknikë apo një terapi shumë e mirë për të ndryshuar sjelljen e individit, dhe po ashtu për të përmirësuar sa më shumë karakterin e tij. Çdo ves në shoqërinë tonë buron nga mungesa e vetëkontrollit. Kudo ka dhunë, varësi apo imoralitet, dhe të gjitha këto janë rezultat i rënies pre e dëshirave të egos ose nefsit. Nëse njeriu nuk ka forcë t'i rezistojë tundimet e pafundme të nefsit, ai do të bëhet rob i këtyre dëshirave, mandej ai ndjehet i pafuqishëm, i padobishëm, i depresionuar dhe i paaftë të ndihmojë vetveten. Të gjitha këto mund të shmangen duke mësuar vetëkontrollin, dhe për ta bërë këtë nuk ka trajnim më të mirë se agjërimi.

***Vetaktualizimi - vetërealizimi*** – Muaji Ramazan është pikërisht koha në të cilën edhe në qoftë se një njeri gjendet në majën më të lartë të motiveve, e njohur në psikologji si "hierarki e nevojave të Maslowit" – vetaktualizim, ai e ka të patjetërsueshme të kthehet brenda ditës në nivelin më të ulët, në të cilin paraqiten motivet kryesore (fiziologjike) apo bazike për jetesë. Ai në këtë rast kujton personat që nuk i kanë plotësuar aspektet bazike për jetesë.

***Altruizmi*** - Ramazani luan rolin e një transformuesi të karakterit (humanitetit), nga dorështrënguar në person me ndjenja altruiste. Kur ne ndijejmë uri në veten tonë, ngjallen ndjenjat për të ndihmuar të varfrit. Pra, i pasuri mendon më racionalisht se kjo botë nuk është e tij, dhe eliminon ndjenjën e tepruar të krenarisë.

Zhvillimi i ndjenjës së empatisë - Agjërimi është një mënyrë e përjetimit të urisë, gjë që zhvillon ndjenjën e empatisë për të tjerët, konkretisht për ata që nuk kanë,



dhe në të njëjtën kohë mëson të vlerësohen mirësitë e Zotit. Joprivimi çon në vlerësim; gjithmonë jemi të prirë ti vlerësojmë gjërat atëherë kur nuk i kemi, kur na mungojnë. Si rezultat kjo na ndihmon të minimizojmë edhe shpërdorimin.

***Stresi*** - Atmosfera shpirtërore gjatë agjërimit e zvogëlon stresin. Stresi ndikon në kualitetin e jetës, dhe është shkak potencial për shumë sëmundje. Organizmi i obezeve gjen mundësinë e pushimit, si dhe i jepet mundësia që të rregullojë mënyrën e të ushqyerit. Agjërimi ka një ndikim normalizues në sistemin autonom nervor. Ai i zvogëlon shqetësimet në sistemin tretës, si dhe qetëson gjendjen e ankthit.

***Ulja e temperamentit*** - Agjërimi nuk është vetëm për stomakun, por gjithashtu edhe gjuha, sytë, veshët, zemra dhe mendja, që njësoj janë të obliguara të vetëpërmbahen. Ashtu siç kontrollojmë fizikun tonë, ashtu duhet të kontrollojmë emocionet dhe veprimet negative. Pejgamberi a.s. thotë: "Ai që nuk heq dorë nga gënjeshtra, fjalët e këqija dhe përgojimi, Zoti nuk ka nevojë për urinë e tij."

***Bindja*** - Tradicionalisht ne jemi mësuar se mungesa e ushqimit sjell dobësi, pafuqi etj. Nga bindja se nuk mundemi pa ushqim, ne automatikisht e vëmë trurin në deaktivizim, ngase me bindje e urdhërojmë trurin që nuk mund ta bëjë "nuk mund të agjëroj", dhe me të vërtetë fillon molisja e lodhja, dhe ai urdhër i aktivizon qelizat për mosaktivitet. Prandaj, nëse e bëjmë të kundërtën, t'i themi vetes se mundemi dhe ia dalim, se

edhe në ditët e nxehta me diell mund t'i nënshtrohemi një obligimi, secili ia dalim, sepse bindja ndihmon në angazhim dhe në sukses.

***Balancimi i komplekseve te inferioritetit dhe superioritetit*** - Përveçse agjërimi na ndihmon të kuptojmë më mirë anëtarët e nevojshëm të shoqërisë sonë, po ashtu në aspektin social ai balancon komplekset e inferioritetit dhe të superioritetit. Në fakt çdo ibadet në Islam e synon këtë lloj balancimi; edhe namazi dhe Haxhi. Gjatë kohës që jemi agjërues, i pasuri me të varfrin jetojnë me ndjenjën e urisë, e si rezultat i pasuri nuk mund të ndihet më superior ndaj të varfrit, pra se ka më shumë, por edhe i varfri nuk mund të ndihet më inferior ndaj të pasurit, se ka më pak.

***Ngritje shpirtërore*** - Agjërimi është mjeti më efikas për kultivimin e vlerave morale te njeriu për edukimin shpirtëror të tij. Njeriu përbëhet prej shpirtit, që anon kah virtytet e larta njerëzore, të udhëhequra nga mendja dhe ndërgjegjja, dhe nga ana tjetër përbëhet nga trupi, që anon kah përmbushja e pasioneve të udhëhequra nga epshi. Len Sperry e përcakton agjërimin si një praktikë të jashtëzakonshme të transformimit të shpirtit. Ai mundëson shkëputjen e lidhjeve tokësore dhe bashkimin me hyjnoren.

***Forcimi i kujtesës*** - Leximi i Kuranit jo vetëm që sjell qetësi për mendjen dhe zemrën, por përmirëson edhe kujtesën. Ali bin Ebi Talibi ka thënë: "Pesë gjëra që largojnë harresën, plogështinë dhe që përforcojnë kujtesën janë: përdorimi i misvakut, agjërimi, leximi i Kuranit, mjalti, dhe qumështi".

### Parandalues i sëmundjeve psikologjike

Agjërimi është një parandalues shumë i mirë për disa nga sëmundjet psikologjike, siç janë: depresioni, sindroma alzhaimer (karakterizohet nga degradimi i kujtesës) dhe parkinsoni (karakterizohet nga humbja e kontrollit mbi trupin dhe çrregullimi i humorit).

Çrregullimi depresiv është i lidhur ngushtë me dy neurotransmetues, atë GABA (gamma-aminobutyric acid), dhe glutamate.

Kur ne ushqehemi, karbohidratet që ne marrim kthehen në glukozë, e glukoza është ndër ushqyesit kryesorë të trurit. Por kur ne agjërojmë, pra kur rrimë me orë të tëra pa ushqim, nuk marrim karbohidrate për të ushqyer trurin, e në këtë moment yndyra që ne tashmë e kemi konvertohet në ketone, të cilat depërtojnë në tru dhe zëvendësojnë glukozën si burim kryesor energjie. Prania e ketoneve balancon nivelin e dy neuro-transmetueseve që ne përmendëm më sipër. Kur ne agjërojmë rritet niveli i neuro-transmetuesit GABA, dhe ulet niveli i neuro-transmetuesit glutamat, dhe si rezultat jemi më të mbrojtur nga shkaqet fiziologjike të depresionit. Në një studim gjerman, të bërë me disa pacientë që ishin agjërueshëm, u pa se aktiviteti i katekolaminës u rrit ndjeshëm. Katekolaminët janë komponime kimike që nxisin aktivitetin mendor, emocional dhe fizik, dhe po ashtu rrisin përqendrimin dhe vëmendjen tonë. Mungesa e ushqimit rrit nivelin e katekolaminës, dhe si rezultat dhe aktivitetin tonë mendor.

### Çrregullimet e ushqimit mbi baza psikologjike

Ekzistojnë dy lloje të çrregullimeve të ushqimit:

Anoreksia nervore - karakterizohet nga frika e humbjes së kontrollit mbi peshën ose frika nga dhjamosja (obeziteti), dhe;

Bulimia nervore - ngrënie e babëzitur e sasive të mëdha të ushqimit, dhe eliminimi i ushqimit me të vjella të provokuara vetë ose nga përdorimi i laksativëve.

Periudha e agjërimit ndihmon aq sa mund të ndihmojë dieta shumë strikte apo ushtrimet gjimnastikore rraskapitëse.Nëpërmjet agjërimit karakteri i njeriut përsoset gjithmonë e më shumë. Ne jetojmë në një botë ku njerëzit i përkasin besimeve të ndryshme, dhe si rezultat koncepti i tyre për "të mirën" dhe "të keqen" është i ndryshëm. Duhet të theksojmë se koncepti i të "mirës" është i lidhur ngushtë me botën e përtejme, sepse në të kundërt një person i suksesshëm mund të quhej një person që është i pasur dhe me pozitë, pavarësisht se "si" e ka arritur atë. Nëse vizioni ynë mbetet brenda kësaj bote, atëherë koncepti "i të mirës" do të deformohej. Në Ramazan ne vazhdimisht i kujtojmë vetes që synimi ynë është bota tjetër. Ne vetëpërmbahemi nga ushqimi, edhe pse ushqimin e kemi me bollëk. Kjo vetëm sepse ne jemi në kërkim të shpërblimit.

(1) Kurani, Përkthim me komentim në gjuhën shqipe Sherif Ahmeti suretu El Bekare,183. (2) Frederics, R (2012). Fasting: An exceptional human experience. All Things Well Publications, San Jose, CA. (3) Freeman JM, Kossoff EH, Hartman AL,The ketogenic diet: one decade later. Pediatrics 2007 Firman, J and Vargiu, J (1996). Personal and Transpersonal Growth: The Perspective of Psychosynthesis.In Transpersonal Psychotherapy, ed. S. Boorstein. 2 ed.Albany, NY: State University of New York Press. (4) Michalsen A, Schlegel F, Rodenbeck A, Lüdtke R, Huether G, Teschler H, Dobos GJ (2003). Effects of short-term modified fasting on sleep patterns and daytime vigilance in non-obese subjects: results of a pilot study. (5) Vamecq J, Maurois P, Bac P, Delplanque B, Pages N. Ketogenic diet and astrocyte/neuron metabolic interactions.OCL, Volume 14, Number 3-4, 2007, PUFAs for behavior troubles and related pathologies. (6) http://ardhmeriaonline.com/artikull/article/ndikimi-i-agjërimit-ne-gjendjen-psikologjike-te-njeriut/#.V0Q_9NSLRfU. (7) http://drita-islame.org/di2/cms/index.php/aktuale-main-menu-28/280-2015-06-15-13-39-10. (8) http://www.udhezohu.com/perparesite-e-muajit-te-agjërimit-nen-prizmin-psikologjik.



Besnik Jaha

# Recension për librin "Periodiku shqiptar islam në gjysmën e parë të shekullit XX"

Nëse dija e një varg intelektualëve shqiptarë myslimanë gjatë shekullit XX-të qe e prezantuar nëpër revista e vepra tjera shkencore, ajo nuk qe e kataloguar dhe e periodizuar asnjëherë deri më sot. Libri "Periodiku shqiptar islam në gjysmën e parë të shekullit XX" ndryshon gjendjen e deritanishme të botimeve shqiptare islame. Për herë të parë lexuesi shqiptar sot mund t'i gjejë në një vend historinë e botimeve shqipe me përmbajtje islame, figurat qendrore që i prinë aktiviteteve të botimeve shqipe me një përmbajtje të tillë, si dhe vetë ndarjen apo periodizimin e botimeve në kohë dhe hapësirë, dhe me këtë edhe të ngjarjeve kryesore me karakter kombëtar që kaloi populli shqiptar.

### Libri dhe struktura

Libri "Periodiku shqiptar islam në gjysmën e parë të shekullit XX" nga vetë titulli tregon idenë, temën dhe përmbajtjen që ka ky libër. Duke qenë se gjithë botimi u bë në shqip dhe nga shqiptarët, por me përmbajtje islame, autori jo rastësisht mbiemrat "shqiptar" dhe "islam" i rreshton siç janë, dhe jo në të kundërtën. Përveç këtij fakti, trajtimi edhe i temave të karakterit politik shqiptar nga shtypi shqiptar islam fuqizon arsyen e renditjes së tillë të mbiemrave të lartpërmendur. Një renditje e kundërt do të nënkuptonte krejt tjetër gjë; përveç tjerash botimet me përmbajtje vetëm islame e të bëra nga shqiptarët por jo në shqip.

*Ky libër përbëhet nga tre kapituj themelorë:*

- Në djepin e zhvillimit të shtypit islam shqiptar të viteve '20-40 të shekullit XX;
- Bashkimi i njësisë së Shqipërisë në shtypin shqiptar islam, dhe;
- Ndriçimi i së kaluarës në funksion të së ardhmes.

Secili nga kapitujt përbëhet nga dy fusha tematike të trajtesave, duke shpjeguar dhe interpretuar kështu edhe më gjerësisht temën dhe idetë e kapitullit përkatës. Ndërsa, secili nga nënkapitujt ka nga një shumësi nëntitujsh, nga 4 deri në 14, duke shterur kështu gjithë çështjen e diskutuar. Përveç kësaj, libri ka edhe një shtojcë, që flet për personalitetin e Muhamedit a.s. në revistën "Kultura Islame". Megjithatë, që ta njohim më gjerësisht këtë libër, le t'i shohim disa nga veçoritë tjera të tij nga përgjigjet në pyetjet standarde të recensionit.

### Përmbajtja dhe veçoritë

Zakonisht recensioni është një vlerësim personal i një libri, që ndihmon të tjerët jo vetëm në kuptimin e librit, por edhe që interpreton librin në kontekst të suksesit apo arritjeve. Prandaj, që të arrihet kjo duhet ecur nëpër disa rrugë apo, thënë ndryshe, duhet zbatuar ndonjë nga format e shkrimit të recensionit. Një nga format është edhe përgjigjja në pyetjet standarde të recensionit. Që ta kemi më të qartë këtë, në vazhdim do të përgjigjemi në disa nga pyetjet standarde.

*Cila është arsyeja e shkrimit të këtij libri? Pra, pse u shkrua ky libër?*

Arsyeja kryesore e shkrimit të këtij libri është mosekzistenca e një të ngjashmi para tij. Pra, siç thotë edhe vetë autori Fahrush Rexhepi, "...është hera e parë që po bëhet një analizë më e plotë e shtypit shqiptar islam, ngase më parë nuk është shkruar në këtë fushë, me përjashtim të disa punimeve studimore që kanë trajtuar problematikë përafërsisht të ngjashme, pse vetëm aspekte të veçanta..."

Pra, nëse dija e një varg intelektualëve shqiptarë myslimanë gjatë shekullit XX-të qe e prezantuar nëpër revista e vepra tjera shkencore, ajo nuk qe e kataloguar dhe e periodizuar asnjëherë deri më sot. Libri "Periodiku shqiptar islam në gjysmën e parë të shekullit XX" ndryshon gjendjen e deritanishme të botimeve shqiptare islame. Për herë të parë lexuesi shqiptar sot mund t'i gjejë në një vend historinë e botimeve shqipe me përmbajtje islame, figurat qendrore që i prinë aktiviteteve të botimeve shqipe me një përmbajtje të tillë, si dhe vetë ndarjen apo periodizimin e botimeve, dhe me këtë edhe të ngjarjeve kryesore me karakter kombëtar që kaloi populli shqiptar.

*Çfarë përfshin ky libër?*

Libri "Periodiku shqiptar islam në gjysmën e




botimit shqiptar në përgjithësi, duke qenë se flet për gazetën e parë të botuar nga një shqiptar, "L'Aalbanese D'Italia" (Shqiptari i Italisë), të botuar më 23 shkurt 1848 në Napoli, respektivisht edhe për themeluesin e saj, romantikun e parë shqiptar, Jeronim de Radën.

*Sa janë të sakta të dhënat e prezantuara, dhe sa kemi mbështetje në fakte?*

Në parathëien e librit autori thotë: "... meqë është hera e parë që po bëhet një analizë më e plotë e shtypit shqiptar islam (...), jemi të shtrënguar që në punën tonë të mbështetemi në materiale faktike të grumbulluara dhe të përzgjedhura, të shfrytëzuara nga fondet arkivore e bibliotekare, si brenda ashtu edhe jashtë vendit, si dhe materiale të studiuesve të shumtë shqiptarë dhe të huaj."

*A zotëron autori njohuri të mjaftueshme për të shkruar një libër si ky?*

Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi edhe para nxjerrjes së këtij libri ka dëshmuar se zotëron njohuri të mjaftueshme historike, e veçanërisht të ngjarjeve që kanë të bëjnë me aspektet e fesë islame ndër shqiptarë. Si doktor i shkencës së Historisë, dhe si studiues i shkencave islame, profesor Rexhepi vazhdimisht është marrë me çështjen e publicistikës shqiptare, e sidomos asaj islame, dhe kështu, përveçse që herët ka qenë edhe autor i shumë artikujve, ka mbledhur edhe material të mjaftueshëm për të bërë një studim si ky. Kjo dëshmon edhe për faktin se është pikërisht kjo tematikë me të cilën profesor Rexhepi edhe mbrojti tezën e magjistraturës në vitin 2001, në Fakultetin Filozofik, dega Histori, pranë Universitetit të Prishtinës.

parë të shekullit XX", siç thotë edhe vetë autori në parathënien e librit, përfshin lëndë që kanë të bëjnë me lindjen dhe rrethanat e zhvillimit të periodikut islam shqiptar në trojet dhe në diasporën shqiptare, që zë fill në periudhën e pavarësisë së Shqipërisë dhe rolin e këtij shtypi në shërbim të fesë e të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare . Libri gjithashtu përfshin edhe studiues dhe personalitete të shquara të kulturës shqiptare islame, siç janë: Hoxha Tahsini, Abdyl Frashëri, Haxhi Ymer Prizreni, Hafiz Ali Riza Ulqinaku, Hoxhë Kadri Prishtina, Hoxhë Hasan Vogli, Qamil Bala, Mehmet Akif Ersoj, Haxhi Vehbi Dibra, Mulla Hasan Masurica, Ismail Ndroqi, Hafiz Ali Korça, Mulla Idriz Gjilani, Hafiz Ibrahim Dalliu, si dhe shumë të tjerë, si dhe veprimtarinë e tyre kryesore. Përveç kësaj, libri përfshin edhe historikun e

*Cilën kategori të lexuesve tërheq libri?*

Librin "Periodiku shqiptar islam në gjysmën e parë të shekullit XX", të zë tretënata duke e pasur në dorë. I gërshetuar në një formë rrëfimi të stërmbushur me të dhëna historike, si dhe herë pas here me pasqyrë të dhënash nga jeta e personaliteteve të shquara të kulturës shqiptare islame, ky libër të vjen këndshëm nëse preferon letërsinë, dhe dobishëm nëse preferon Historinë. Pra, përveçse është i dobishëm, është edhe i këndshëm.

*Cila është metoda e zbatuar gjatë përpilimit të këtij libri?*

Siç e ka përmendur edhe njëri nga recensentët e librit, profesor Qemajl Morina, metoda e këtij libri është desktiptivo-analitike, duke u përpjekur të shpjegojë për çdo gazetë apo revistë përmbajtjen e saj në aspektin fetar dhe kombëtar.

*Çfarë nuk është trajtuar në libër?*

Pavarësisht se përmbledh periodikun shqiptar islam në gjysmën e parë të shekullit XX, libri nganjëherë flet edhe për periudhat më të hershme si, për shembull, të shekullit XVII, XVIII dhe pas tyre, kur doli në shesh letërsia e pastër e krijuar nga shqiptarët por jo në alfabet shqip, pra letërsia e bejtexhinjve. Edhe pse në libër përmenden autorët si: Nezim Frakulla, Hasan Zyko Kamberi, Ismail Floçi, Dalip Frashëri, etj., si dhe në nëntitullin "Studiues dhe personalitete shqiptare islame" shpjegohet shkurt veprimtaria e disave, prapë mungojnë shumë prej tyre, duke filluar me nismëtarin e kësaj shkolle, autorin e poezisë së parë të shkruar shqip por me alfabet arab, pra Muçi Zaden dhe poezinë e tij me titull "O Zot mos më lër pa kafe". Mirëpo, përveç Muçi Zades mungojnë edhe Sulejman Naibi, Zenel Bastari, Tahir Gjakova etj. Një trajtim më i gjerë i periudhës së bejtexhinjve, që janë shqiptarët e parë që vënë themelet e kulturës shqiptare islame, mendojmë se këtij libri do t'ia shtonte vlerën edhe më shumë. Megjithatë, (për)kufizimi i autorit brenda shekullit XX mund ta arsyetojë mosshtrirjen e tij te bejtexhinjtë dhe krijimtaria e tyre që, edhe ashtu, nuk është publicistike por është letrare.

Meqë pyetjet e mundshme për një recension mund të jenë shumë, dhe mund të variojnë varësisht nga objekti/libri, ne do të përfundojmë me këto shtatë pyetje, duke vlerësuar se nga këto kemi bërë një prezantim solid për librin dhe autorin.

Në fund të fundit, pavarësisht të gjithave, mund të vijm në përfundim se dikur në shoqërinë shqipfolëse kishe mungesë të literaturës islame në shqip. Sot nuk mund të thuhet se ka. Mirëpo, çfarë mund të thuhet se mungon është litetratura kataloguese për literaturën islame në shqip. Përveçse është në formë trajtese e studimi, ky libër është katalogu i parë i botimeve shqipe me përmbajtje islame në albanosferë dhe diasporë, dhe vjen jo vetëm si katalog por edhe si studim i veçantë.





Ejup Ramadani

# Mirëkuptim ndaj tjetrit!

Nuk është punë e lehtë shpjegimi i të qenit tolerant ndaj tjetrit, sidomos kur ai është ndryshe. Le ta shpjegojmë edhe pakëz këtë: Çka e bën njërin prej nesh mysliman të mirë?!

S'ka dyshim se të pajisurit me njohuri nga Kurani dhe Suneti, si dhe me njohuri edhe nga librat e tjerë të shenjtë, është i një rëndësie të veçantë. Gjithashtu, po e kësaj rëndësie është edhe njohuria për shtyllat e Islamit dhe implementimi i tyre në jetën e përditshme e praktike. Por, në kuadër të gjithë kësaj ka edhe gjëra të tjera.

Nuk e di sa e vlefshme do të jetë nëse ne falemi pesë herë në ditë por atë nuk e ndiejmë në shpirtin tonë?! Ne duhet të përpiqemi maksimalisht që të jemi sa më të mirë, që të jetë e mundur dhe t'i konkretizojmë çdo ditë e më shumë të gjitha ato vlera në të cilat çdo njëri prej nesh beson.

Të marrim një shembull praktik: Sikur dikush prej nesh ta ketë fatin të jetë i ftuar në një ndejë në të cilën do të marrin pjesë disa nga figurat më të njohura botërore, a besoni me të vërtetë se ju nuk do të mësonit asgjë nga ajo dhembshuria e Gandit, thjesht pse ai ishte i besimit hindu, kurse ne nuk jemi?!

A mendoni se nuk keni asgjë çka të mësoni nga shembulli i trimërisë së Martin Luter Kingut, thjesht pse ai ishte i krishterë dhe ju nuk jeni?!

A thua Dalai Lama nuk ju mëson asgjë për përulësinë?

A thua nuk do të ishte interesante po ta kishit rastin ta pyesnit Nelson Mendelën, se ku e gjeti forcën për t'i falur të bardhët pas 27 vitesh të kaluara në burg?!

A thua asgjë nuk do të mësonit nga shembulli i Mandelës, sidomos mbi faljen nga përgjigjja e tij?!

Ne nuk duhet doemos të jemi të njëjtë me njerëzit përreth nesh, për të mësuar gjëra të dobishme nga ata dhe shembujt e tyre. Në të vërtetë, sikur të ishim të gjithë të njëjtë, ne kurrë nuk do të mësonim gjëra të reja nga njëri-tjetri.

Takimet me njerëz, angazhimet ndërnjerëzore qëllimmira, ndërtimi i raporteve me njerëz që janë shumë ndryshe nga ne, janë një sfidë e vërtetë dhe na bëjnë të jemi më të mirë, edhe kur nuk pajtohemi në tërësi me gjithë atë që ata thonë ose bëjnë.

Vlera të tilla si devotshmëria dhe falja janë universale, dhe paraqiten në shumë forma të ndryshme. Asnjë qenie njerëzore nuk është e përkryer. Ne të gjithë, pa përjashtim, duhet që vazhdimisht të angazhohemi të jemi njerëz më të mirë. Duke parë dhe mësuar se si njerëz të ndryshëm i praktikojnë këto vlera në forma të ndryshme, ne zhvillohemi edhe më tepër.

Do të doja që të bindemi se zhvillimi i raporteve të mira mes njerëzve, ndryshe nga ne, nuk na bën ne myslimanë më të këqij. Përkundrazi, ka gjasa reale që ne të jemi më të mirë në veprimet tona të përditshme. Mundësitë për të mësuar janë dhuratë e shtrenjtë e njerëzimit. Por duhet të sigurohemi që ne dimë ta vlerësojmë atë.

Bota po ndryshon me një dinamizëm të shpejtë. Me të njëjtin ritëm po ndryshojnë edhe gjërat përreth, përfshirë këtu edhe vetë njeriun. Po ndryshon mënyra e të jetuarit, si dhe mënyra e të kuptuarit të gjërave. Madje, po ndryshon edhe mënyra e qasjes ndaj rrethanave të reja.

Në nëntor të këtij viti presidenti amerikan Barak Husejn Obama e përfundon mandatin e tij të dytë në krye të një superfuqie botërore. Ai qe kryetari i parë me ngjyrë në Amerikë. Koha do ta dëshmojë, por mendojmë se ai do të mbetet në kujtesë si një kryetar me elokuencë të rrallë, me modesti të paparë, si dhe me trimëri të një burrështetasi në thirrje për ndryshim.

Ditë më parë, në Katedralen e Londrës u inaugurua kryebashkiaku i parë mysliman në këtë qytet të madh e djep të kulturës dhe civilizimit, z. Sadik Khan, përderisa e shoqja me shami i rrinte pranë.

Një pyetje shtrohet vetvetiu: Po ne, kemi stagnuar apo po ndryshojmë, me ose pa vetëdije?!

Nëse edhe ne jemi duke ndryshuar, le ta dimë si po ndryshojmë; jemi duke ndryshuar për të mirë apo për të keq?!

Le të shpresojmë se është duke ndodhur e para...!



Mr. Vedat Shabani

# Përfitimi i moralit (2)

### 3. Lidhshmëria me Kuranin famëlartë

Nuk ka dyshim se Kurani është libër udhëzues dhe program jete. Nuk ka dyshim se lidhja me të sikur përmes leximit, meditimit dhe veprimit është nga mjetet më të avancuara të realizimit të udhëzimit dhe jetesës së ndershme. Allahu xh.sh. thotë: "Është e vërtetë se ky Kuran udhëzon për atë rrugë që është më se e vërteta, e besimtarët që bëjnë vepra të mira i përgëzon se ata pa dyshim do të kenë shpërblim të madh." (El Isra, 9)

Gjithashtu Zoti thotë: "Po kështu, me urdhrin tonë Ne të shpallëm edhe ty shpirtin (Kuranin). Ti nuk ke ditur çka është libri (Kurani), as ç'është besimi, por Ne atë e bëmë dritë me të cilën e vëmë në rrugë të drejtë atë që dëshirojmë prej robërve tanë. Në të vërtetë, edhe ti udhëzon për në rrugën e drejtë." (Esh Shura, 52)

Zoti xh.sh. gjithashtu thotë: "O ju njerëz! Juve ju erdhi nga Zoti juaj këshilla (Kurani), dhe shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj (në zemra), edhe udhëzim e mëshirë për besimtarët." (Junus, 57)

Ibën Kethiri thotë: "këshilla": qortim ndaj amoraliteteve, "dhe shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj", d.m.th: nga ngjashmëritë dhe dyshimet, e që nënkupton eliminimin e ndyrësirës dhe gjërave të neveritshme, "edhe udhëzim e mëshirë për besimtarët", që d.m.th: rezultati është udhëzimi dhe mëshira nga Zoti xh.sh. Mirëpo e gjithë kjo është për besimtarët e sinqertë dhe të bindur thellë.[7]

Allahu xh.sh. gjithashtu thotë: "Ne ty ta shpallëm librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për myslimanët." (En Nahl, 89) Sadiu thotë: "Ndriçohen me dritën e tij në errësirat e mosbesimit dhe risive, dhe përmes tij njohin realitetin dhe udhëzohen për në rrugën e drejtë".[8] Ndërsa Esh Shenkiti thotë: "Në këtë ajet Allahu xh.sh. ka përmbledhur të gjitha mënyrat udhëzuese për në rrugën e drejtë, qartë dhe saktë, e të cilat gjenden në Kuran, dhe sikur ne t'i pasojmë ato gjerësisht në mënyrën më të mirë ne do ta praktikonim tërë Kuranin; për shkak se ka përmbledhur të gjitha mirësitë e kësaj dhe botës tjetër."[9]

Në Kuran ekzistojnë shumë sugjerime dhe këshilla për udhëzim, Allahu xh.sh. thotë: "Përkujtoni të mirat e Allahut ndaj jush, edhe atë që ua shpalli-Kuranin dhe dispozitat e sheriatit, me të cilat ju udhëzon!" (El Bekare, 231)

Kurani famëlartë ka përmbledhur shembuj, tregime dhe sugjerime me qëllim të udhëzimit në të mirat e kësaj dhe botës tjetër. Shembujt kuranor janë metoda më e mirë për ngulitjen e vlerave islame, edukimin e shpirtrave dhe mendimeve, dhe ndryshimin e sjelljeve. Përmes shembujve kuranorë njeriu e riorienton veten e tij dhe i rigjeneron mendimet e tij. Gjithashtu edhe tregimet kuranore kanë një ndikim të theksuar te lexuesi a dëgjuesi. Ato lënë një përshtypje të këndshme dhe qetësojnë zemrat. Përmbajnë mësime, këshilla e sugjerime, dhe kanë një magji që tërheqin dëgjimin dhe zemrën e njeriut. Allahu xh.sh thotë: "Ne e zbritëm atë Kuran arabisht, ashtu që ta kuptoni. Ne me të shpallur të këtij Kurani po të rrëfejmë ty (Muhamed) më të bukurin rrëfim, edhe pse para tij ishe nga të painformuarit." (Jusuf, 2-3)[10]

### 4. Ushtrimet praktike dhe trajnimet shpirtërore

Ushtrimet praktike dhe praktikat e aplikuara, edhe pse në fillim me ndonjë vështirësi, pastaj detyrimi i vetes në atë që nuk e dëshiron, janë çështje që njeriut i japin zakonisht një zakon a sjellje të mirëfilltë, pa marrë parasysh sa do të zgjas ajo periudhë.

Zakoni është depërtues në shpirt, dhe bën çështjet e dëshiruara. E, kur vendoset në shpirt, atëherë shndërrohet në virtyt natyral, ndërsa kur arrin në këtë stad, atëherë është një virtyt i përfituar, edhe pse ndoshta në parim me krijimin e tij nuk ka qenë prezent dhe i gjallë.

Më herët kuptuam se shpirti i njeriut ka gatishmëri natyrore për përfitimin e një mase të caktuar nga çdo virtyt moral, dhe për aq sa njeriu ka këtë lloj gatishmërie është edhe përgjegjësia e tij. Sikur shpirti i njeriut të mos kishte këtë gatishmëri, atëherë do të ishte

e kotë ndërmarrja e çfarëdo përpjekjeje për përmirësim të moralit të njerëzve. Rregullat arsimore që rrjedhin nga aktualiteti empirik vërtetojnë ekzistimin e kësaj gatishmërie. Prandaj, duke u mbështetur në këtë, edukatorët zhvillojnë aktivitetin e tyre me qëllim të përmirësimit të sjelljeve të gjeneratave vijuese. Një fjalë e urtë thotë: "Dija fitohet përmes mësimit, e vetëpërmbajtja përmes durimit." Thuhet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush kërkon dëlirësi, Zoti e bën të dëlirë; kush kërkon pasuri, Zoti e bën të pasur, dhe; kush kërkon durim, Zoti i jep durim."[11]

Transmeton Imam Buhariu dhe Muslimi, nga Ebu Seid El Hudarij, se disa njerëz prej ensarëve kishin shkuar te Pejgamberi a.s., dhe kishin kërkuar prej tij (ndihma), e ai u kishte dhënë. Edhe një herë tjetër kishin kërkuar, prapë u kishte dhënë, derisa Pejgamberit a.s. nuk i mbeti asgjë, dhe me atë rast u tha atyre: "Atë të mirë që kam nuk do ta deponoj për vete. Kush kërkon dëlirësi, Zoti e bën të dëlirë; kush kërkon pasuri, Zoti e bën të pasur; kush kërkon durim, Zoti i jep durim, askujt nuk i është dhënë ndonjë e mirë më mirë sesa durimi."

Pejgamberi a.s. solli një shembull përmes të cilit tregoi se ushtrimet praktike, edhe në qoftë se kanë mundime, i japin njeriut virtyte të moralit, derisa ta shndërrojnë në një njeri bujar, edhe pse fillimisht ishte koprrac.

Ebu Hurejre r.a. tregon se Pejgamberin a.s. ka thënë: "Shembulli i koprracit dhe lëmoshëdhënësit është sikurse shembulli i dy personave që kanë nga një mburojë të hekurt, e cila ka ndikuar që duart e tyre të bashkohen (ngjiten) për gjoks dhe fyt. Lëmoshëdhënësi, sa herë që jepte lëmoshë, mburoja lirohej (zgjerohej), derisa ajo mbuloi gishtërinjtë dhe tërë trupin e tij, ndërsa koprraci sa herë tentonte që të jepte lëmoshë, ajo ngushtohej dhe çdo hallkë qëndronte në pozicionin e saj (pa lëvizur).[12]

Ky hadith tregon se bujari dhe koprraci, sa i përket mburojës, fillimisht ishin në të njëjtin pozicion. *(vijon)*

(7) Tefsir El Kuran El Adhim, Ibën Kethir. (8) Tefsir El Kerim El Menan. (9) Tefsir Edvaul Bejan. (10) Mevsuatul Ahlak, Halid El Harraz. (11) Transmeton Imam Buhariu dhe Muslimi. (12) Transmeton Imam Muslimi.





Hasan El-Hudajbi

# Dezertimi nga feja (4)

Kur mblidhen të gjitha tekstet që janë kërcënues për vepruesin e mëkatit të madh, e në të cilat mbështeten murxhiet, dhe ato tekste ku mbështeten havarixhët dhe mutezilët, të bëhet e qartë se mendimi i tyre është i pabazë. Pra, shpjegimi i kësaj çështje nuk është i nevojshëm, ngase kur i lexojmë mendimet e tyre vetë e kuptojmë se secili prej tyre e ka mendimin e pabazuar.

Pas kësaj pajtueshmërie bëhet e qartë se Ehli suneti kanë divergjenca mes vete, por që ato janë vetëm formale dhe është rreth asaj se a mundet që kufri të kategorizohet, sikur që kanë divergjenca rreth asaj se a mundet që imani të kategorizohet. Prandaj, kjo divergjencë e ka zanafillën në vetë emërtimin e imanit: se imani a është vetëm fjalë dhe vepër, se imani a pakësohet dhe shtohet, apo jo?

Pas gjithë kësaj, pajtueshmëria e tyre është që: atë të cilin Allahu dhe i Dërguari i Tij e ka emërtuar si jobesimtar, edhe ne e emërtojmë si jobesimtar. Atëherë, është e pamundur që Allahu i Lartësuar ta emërtojë si jobesimtar atë që gjykon jo në emër të Allahut, sikur që edhe i Dërguari i Allahut nuk e emërton si jobesimtarë. Andaj, ne nga vetja nuk i emërtojmë si jobesimtarë.

Por, ai që thotë se imani është me fjalë e me vepër, shtohet e pakësohet, mendon se kufri i tillë është mosbesim në vepër e jo në aspektin e bindjes. Pra, kufri te këta është i kategorizuar, e po ashtu edhe çështja e besimit.

Ai që thotë se imani është vetëm me shprehje, ndërsa kufri është përgënjeshtrimi që as nuk pakësohet e as nuk shtohet, mendon se ky është kufër alegorik dhe jo i vërtetë. Ngase, kufër esencial është ajo që njeriun e nxjerr nga besimi. Gjithashtu, thuhet edhe në emërtimin e disa veprave, sikur që është fjala e Allahut: "Allahu nuk është që t'jua humbë besimin tuaj.",[1] e që domethënë se llogaritet edhe namazi që e falim të drejtuar kah Kudsi. Kjo është emërtuar si besim në mënyrë alegorike, duke u bazuar në atë se me kryerjen e namazit vërtetohet ajo se vepruesi i tillë është besimtar. Pikërisht për këtë gjykohet si mysliman, nëse e fal namazin sikurse ne.

Të gjithë juristët myslimanë janë të pajtimit për mëkatarët që e pranojnë duke mos e kundërshtuar atë që e ka sjellë i Dërguari s.a.v.s., dhe ajo që transmetohet në mënyrë të besueshme prej tij. Të tillët, për shkak se bëjnë mëkat, janë prej të kërcënuarve (me dënim prej Allahut). Por, mendimi i devijuar është se vepruesi i mëkatit të madh do të jetë përgjithmonë në Xhehenem. Të këtij mendimi janë havarixhët dhe mutezilët. Por, më e keqja është të kundërshtohen të tillët në mënyrë të ashpër, ngase ne tanimë jemi të urdhëruar të bëjmë dialog me jobesimtarët, dhe atë në mënyrën më të mirë. E si të mos sillemi mirë me njëri-tjetrin?! Allahu i Lartësuar ka thënë: "O ju që besuat, bëhuni plotësisht të vendosur për hir të Allahut, duke dëshmuar të drejtën, dhe të mos ju shtyjë urrejtja ndaj një populli e t'i shmangeni drejtësisë; bëhuni të drejtë, sepse ajo është më afër devotshmërisë. Kini dro Allahun se Allahu di hollësisht për atë që vepron!"[2]

Çështja e tillë duhet analizuar me vëmendje, e kjo është gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu. Ky veprim mund të jetë dalje nga besimi, pra që e nxjerr njeriun nga besimi, dhe mund të jetë mëkat i madh ose i vogël. Ky veprim mund të jetë dalje nga besimi në aspektin alegorik, apo mosbesim më i vogël, pra sipas dy mendimeve të përmendura. Kjo ka të bëjë veçanërisht me gjykatësin. Kjo ndodh kur ai ka bindje se gjykimi me atë që e ka zbritur Allahu nuk është obligim, por është zgjedhje e lirë e tij (ose e merr për gjykim ose jo), apo e injoron vendimin e Allahut me bindje. Kjo është dalje nga besimi – kufri më i madh. E po që se ai ka bindje se është obligim të gjykohet sipas asaj që ka zbritur Allahu, por ai nuk i përmbahet këtij rregulli, atëherë i tilli meriton ndëshkimin dhe konsiderohet mëkatar, si dhe emërtohet si jobesimtar alegorik apo si mosbesim i vogël. E nëse gjykatësi është injorant ndaj ndonjë vendimi të Allahut edhe përkundër asaj se ai harxhon mund mendor për ta njohur vendimin e Allahut, apo gjatë angazhimit mendor ai gabon, atëherë ky

konsiderohet muxhtehid që ka gabuar në gjykimin e tij, por ka shpërblim për angazhimin e tij dhe se gabimi i tij është i falur për shkak të ixhtihadit te tij.

Ajo çfarë ka synuar dijetari (Allahu e mëshiroft) kur është shprehur "Ne nuk themi se mëkati nuk e dëmton besimin e atij që e vepron atë", ka qenë për ta kundërshtuar mendimin e murxhive dhe atyre që përkrahin mendimin e tyre. Sahabët kanë rënë në ujdi që të mbyten ata (murxhiet), nëse nuk pendohen. Vërtet Kudamete bin Abdilahi kishte konsumuar pije dehëse pasi ato ishin ndaluar, e që ky dhe një grup prej njerëzve filluan të komentojnë fjalën e Allahut të Lartësuar: "Ata që besuan dhe bënë punë të mira, nuk kanë mëkat për atë që u ushqyen (më herët)".[3] Pasi që ky rast iu përmend Umer bin Hatabit r.a., atëherë ai, Ali bin Ebi Talibi dhe të gjithë sahabët tjerë ishin të pajtimit që, nëse ata e pranojnë se pijet dehëse janë të ndaluara, ata (konsumuesit) duhet rrahur, e po qe se e mohojnë normën e ndalesës d.m.th. nëse mendojnë se pijet dehës nuk janë të ndaluara, dhe ngulin këmbë në këtë mendim, atëherë ata duhet mbytur. Umeri r.a. i kishte thënë Kudames: "Ke gabuar sikur vërtet ti të kishe frikë nga Allahu, të besoje, të veproje vepra të mira dhe të mos pije pije dehëse". Kjo është se ky ajet ka zbritur për atë se Allahu i kishte ndaluar pijet dehëse pas betejës së Uhudit.

Disa nga sahabët kishin thënë: "Çfarë do të jetë gjendja e shokëve tonë që kanë vdekur dhe kanë pirë pijë dehëse?"

Atëherë Allahu e zbriti këtë ajet, dhe e sqaroi se ata që kanë shijuar haramin gjersa nuk ishte i ndaluar, për ta nuk ka mëkat, nëse ata kanë qenë besimtarë të devotshëm dhe bamirës. Pra, njësoj sikur që ka qenë çështja e faljes drejt Kudsit.

Këta që kishin gabuar dhe më pas kishin humbur shpresat të pendohen tek Allahu, në këtë rast Umeri r.a. i kishte shkruar Kudames kështu: "Ha, Mim. Kjo shpallja e librit është prej Allahut, Fuqiplotit, të Gjithëdijshmit. I Cili fal mëkatin dhe pranon pendimin, dhe që është Ndëshkues i Ashpër."[4]

Unë nuk di se cili është mëkati më i madhe i yti? Ajo që e ke konsideruar të lejuar pijen dehëse, apo humbja e shpresës nga mëshira e Allahut?!

Ky është mendimi unanim i të gjithë imamëve prej sahabëve.[5]

*Përktheu nga gjuha arabe: Mr. Sci. Flamur Sofiu*

(1) El-Bekaretu: 143,. (2) El-Maidetu:8. (3) El-Maidetu: 93. (4) Gafir: 1-3. (5) Sherhul Akidetil Tahavijeti, fq. 297-303.





Deluvan Berifani dhe Selam Xhihadi

# Fëmijët e luftëtarëve të "Al Kaidës"në Irak: *"Nuk kemi karta identiteti, e as nuk i dimë varrezat e baballarëve tanë"*

**Proceset ligjore**

Regjistrimi zyrtar i bijve të luftëtarëve të Organizatës së Al Kaidës dhe vajzave të tyre konsiderohet hapi i parë në drejtim të zgjidhjes së problemeve të tyre. Por, kjo po shihet si një çështje e pamundur në kuadër të ligjeve aktuale në gjyqet e shtetit. Nuk ekziston kurrfarë boshllëku ligjore që e lejon një gjë të tillë, e për këtë çështje ka nevojë për legjislaturë të veçantë.

Umu Umer, që nuk ishte detyruar të martohej me ndonjë luftëtarë në Organizatën e Al Kaidës, do të dëshironte të hakmerrej për vëllanë e saj, i cili ishte vrarë nga dora e forcave amerikane. Ajo u përpoq ta regjistronte të birin e saj, që kishte mbushur 5 vjet, pra pas vrasjes së babait të tij, mirëpo nuk gjeti asnjë mënyrë për të arritur sukses në këtë drejtim. "Më thanë mua: "Pa dokumentin e vërtetimit të identitetit të burrit kjo çështje nuk mund të rregullohet." Unë iu thashë: "Dëshira ime e vetme është që ai të mos privohet nga arsimimi. Gjithashtu nuk kam si ti përgjigjem kur ai nesër të rritet e të më pyes për babin e vet."

Si Umu Umer, edhe Umu Hasan ka dështuar në regjistrimin e djalit të saj, pavarësisht përpjekjeve të saj që vazhduan mbi një vjet. Umu Umer thotë se ka nisur para më shumë se dy vitesh me procedurat e vërtetimit të martesës, për të konfirmuar origjinën e djalit të saj, Hasanit, para se të arrijë moshën e shkollimit të detyrueshëm. "Në të gjitha rastet më bënin kërkesa që nuk arrija t'i plotësoja, duke përfshirë kartën e identifikimit zyrtar për emrin e plotë të burrit, apo vendqëndrimin e tij, dhe që t'i publikoja në gazeta, e procedura të tjera, që po t'i dija në të vërtetë nuk do të isha në këtë gjendje".

Umu Hasan konfirmon se nuk është në gjendje të mbulojë shpenzimet e vazhdimit të procedurave për vërtetimin e origjinës së djalit të saj. Në këtë përfshihet "ardhja çdo herë nga rajoni ku jetoj në Bakuba, bindja e dëshmitarëve që të prezantojnë si dhe autorizimi i avokatit që të përcjellë çështjen. "E gjithë kjo është jashtë dëshirës sime. Kam shitur gjithçka që kisha nga ari, dhe kam huazuar para që të vazhdoj regjistrimin, por më kot".

Umu Hasan që tani punon për përgatitjen e bukëve për familjet në rajonin ku jeton, për të siguruar kërkesat e jetës së saj, pasi që të afërmit e saj kanë hequr dorë nga ajo dhe nuk e njohin djalin e saj, thotë, duke u përpjekur që të bartë një qese me tahin në shtëpinë, pra se e ka marrë me qira. "Më duhet ta pranoj këtë gjendje. Do të heq dorë nga regjistrimi i djalit tim, pasi që nuk ka logjikë nëse qeveria nuk ndryshon ligjet e saj", thotë ajo.

Avokatja Samira El Mensuri konfirmon mosekzistimin e një zgjidhjeje ligjore në raste të mungesës së bashkëshortit dhe dokumenteve zyrtare, sikurse martesa e Umu Hasen me Ebu Kutejbe, që nuk ia dinë emrin e vërtetë burrit. "Ligji është për rastet normale për të cilat nuk ka pasur regjistrim të martesës nga bashkëshortët prezentë, apo përmes dëshmitarëve për çfarëdo arsye qoftë. Por në raste të tilla, kur ndonjëri nga bashkëshortët nuk është i njohur, duhet bërë përjashtim për ta, pra nga shteti, pasi që kalojnë nëpër rrethana të jashtëzakonshme."

**Ngacmimi dhe shfrytëzimi**

El Mansuri ka tërhequr vëmendjen për ekzistimin e dokumenteve zyrtare dhe dëshmitarëve për martesë, dhe që shumë gra përballen me raste të shqetësimit, madje edhe të ngacmimit nga disa prej zyrtarëve që përpiqen të shfrytëzojnë gjendjen sociale të këtij grupi me opinionet ndaj tyre.

Këtë e zbulon Umu Izhar, duke thënë: "Jam përballur me ngacmim nga njëri prej zyrtarëve, pra gjatë përpjekjes për të dëshmuar martesën time dhe origjinën e vajzës sime. Ai mendonte se jam grua që mund të blihem lirë. Iu kundërpërgjigja, por filloi me vështirësimin e procedurave dhe filloi të më kërkonte me gjëra të pamundura, si: adresa e bashkëshortit, kopje të kartës së identitetit të bashkëshortit, si dhe dokumente të tjera që është e pamundur të sigurohen".

Umu Iz-har thotë se ka nisur të shmangë vizitën e zyrave, pasi që punëtorët e tyre e trajtojnë në mënyrë të



keqe dhe e shikojnë me "dyshim". Gjithashtu atë e shoqëron frika që e ka detyruar ta braktisë fshatin e mëparshëm, sikurse shoqet e saj, për t'i shmangur hakmarrjet fisnore, pasi bashkëshorti i saj ka qenë udhëheqës në Al Kaida dhe është ngarkuar me përgjegjësinë e vrasjes së shumë prej të rinjve të fshatit.

Ndërmjet njollës sociale, varfërisë dhe mohimit të të drejtave civile, këta fëmijë dhe nënat e tyre vuajnë nga ajo që mund të shfrytëzohen nga grupe të armatosura e kriminale, apo nga shoqëria. Kjo mund t'i nxitë që të irritohen dhe të ngrihen kundër shoqërisë e shtetit, dhe të jenë si "fise të gatshme për të shpërthyer". Sipas studiuesit të çështjeve sociale, Mohamed Abdu Al Hanas, "nëse këta nuk e gjejnë identitetin që i përkasin, dhe familjen që kujdeset për ta, do të bëhen njerëz të huaj në shoqëritë e tyre. Me faktin se disa i shohin si fëmijë të jashtëligjshëm, do të përbëjnë grupin e të dëbuarve nga shoqëria, që kërcënon përzierjen në shoqëri terroriste e kriminale". Thotë Umu Khalid, bashkëshorti i së cilës është zhdukur më 2009, se djali i saj 5 vjeçar është rrahur nga fëmijët e lagjes. "E shanë dhe e quajtën të jashtëligjshëm (kopil)". Rrahja e fëmijëve është shndërruar në problem edhe më të madh. "Familja e njërit prej fëmijëve që janë rrahur nga fëmija im më shanë dhe më quajtën prostitutë, dhe nuk mund t'u kundërpërgjigjesha. Unë nuk posedoj asgjë që të dëshmojë se kam qenë e martuar, dhe nuk di asgjë për bashkëshortin, vetëm se ka qenë maroken, dhe emri i tij ishte Ebu Ubejde".

**Në pritje të shtetit**

Këto fakte kanë shtyrë ministren për Gratë, Ibtihal Al Zubaidi, për shpejtësinë e adoptimit të këtyre fëmijëve para se t'i kapin terroristët e kriminelët, e të mundohen t'i shfrytëzojnë për keq dhe kundër shoqërisë. Al Zubaidi thotë: "Jemi takuar me disa nga anëtarët e Këshillave bashkiakë e përgjegjës për këtë çështje, si dhe me aktivistët e shoqërisë civile. Kemi koordinuar problemin me Ministrinë për të Drejtat e Njeriut. Çështja po studiohet për të vazhduar me procedurat e nevojshme për zgjidhjen e problemit. Fëmijët janë të pafajshëm, dhe nënat janë viktima të rrethanave të vështira. Shteti duhet të sponsorizojë nxjerrjen e dokumenteve zyrtare për ta, dhe të kujdesen për ta". Me këtë mendim është edhe deputetja nga rajoni Dijala, Nahida Al Dajni, e cila thekson se "për këtë problem që flitet tash e dy vjet duhet të gjendet një zgjidhje nga shteti, nga frika se këta mund të përbëjnë gjeneratën e re të Al Kaidës në Irak, apo të jenë viktima të hakmarrjeve fisnore nga ata që iu janë vrarë prindërit nga luftëtarët e Al Kaidës".

Aktivisti i të drejtave të njeriut, Xhelil Kasim, ndan të njëjta shqetësime. Ai paralajmëron për kërcënimin që paraqesin këta në të ardhmen. "Në fund të fundit, ata do të rriten në rrethana të rënda sociale e ekonomike, dhe pas disa vitesh do të përpiqen të gjejnë përgjigje për shumë pyetje që i rrethojnë: për fundin e prindërve të tyre dhe të ardhmen e tyre, për arsyen e privimit dhe pikëpamjen e njerëzve për problemin e tyre... Ata do të rriten në një kulturë dhe ide të shtrembëruara, që i kërcënon të kthehen nga viktima në kriminelë".

Pavarësisht, konfirmimit të zyrtarëve në qeveri dhe parlament, se fëmijët e nënat e tyre janë viktima dhe se gjendja e tyre aktuale paraqet kërcënim të madh, asnjë përparim i vërtetë nuk ka ndodhur për zgjidhjen e problemit, dhe madje as për përcaktimin e madhësisë së tij.

**Nxjerrja e një ligji të veçantë**

Themeluesi i fëmijëve në Irak, Mohamad Reshid, thotë se çështja "nuk bën të shtyhet, dhe se shteti është i detyruar për zgjidhjen e problemit të këtyre fëmijëve. Ky është detyrim i tij sipas Marrëveshjes së Fëmijëve, që e ka miratuar Asambleja e Përgjithshme e OKB-së,

me rezolutën 25/44 të nxjerrë më 20 nëntor 1989. Kjo marrëveshje kërkon regjistrimin e fëmijës menjëherë pas lindjes, dhe posedimin e të drejtës për emër, së bashku me fitimin e shtetësisë dhe të drejtën e njohjes së prindërve, si dhe jetesën me ta, pra që ata të kenë kujdesin e tyre ndaj tij".

Reshidi thekson nevojën për nxjerrjen e një ligji të veçantë për këto raste. "Në mungesë të kësaj këta do të jenë të kërcënuar dhe të pambrojtur ndaj shfrytëzimit. Ky është rast njerëzor, dhe pavarësisht natyrës së prindërit, qoftë terrorist apo kriminel, duhet të bëhet regjistrimi i tyre në shtet dhe dhënia e të drejtave të plota dhe e kujdesit që kanë nevojë".

Hulumtuesi i çështjeve sociale, Dr. Mohamed Abdul Muhsin, mendon se shteti duhet të kryejë procesin e "adaptimit shoqëror" për këta fëmijë. Ai ka theksuar nevojën e këtyre fëmijëve për "kujdes të veçantë", pasi që janë viktima dhe bonjakë që rrjedhin nga familje që vuajnë nga problemet sociale dhe kushtet e vështira ekonomike".

Procesi i adaptimit shoqëror dhe zgjidhjes ligjore që duhet të paraprihet vazhdon të jetë vështirë i arritshëm. Kjo kërkon legjislacion parlamentar dhe vendim qeveritar, e kjo sipas gjykatësit për çështje personale, Mahmoud Mohamed, që konfirmon se gjykatësit janë të obliguar "me tekstet ligjor në çdo çështje që e shqyrtojnë. Në rast të mosekzistimit të tekstit ligjor gjykatësi i kthehet parimeve të legjislacionit islam, pasi që është burimi i parë dhe themelor i ligjit për të Drejtat Personale. Nëse kjo nuk paraqet zgjidhje të problemit, duhet t'i kthehet parlamentit, për nxjerrjen e ligjit që trajton këtë çështje". Mohamed propozon që për zgjidhjen e problemit të djemve e vajzave të Al Kaidës t'i kthehet legjislacionit islamik në konfirmimin e origjinës. Me pajtimin e dijetarëve (origjina ka nevojë të konfirmohet, dhe atë me dëshminë më të dobët, ndërsa nuk mohohet vetëm se me dëshminë më të fortë), gruaja ka të drejtë të ngritë çështjen e konfirmimit të martesës dhe origjinës, duke iu referuar dëshmitarëve që kanë qenë prezentë gjatë lidhjes së martesës. Gjithashtu, i zgjedhuri i rajonit dhe fqinji mund të dëshmojnë se e kanë parë atë person duke hyrë e dalë, dhe është sjellë si bashkëshort. Problemi zgjidhet me anonimitetin e vendndodhjes së burrit, duke iu referuar nenit 21 te Kodit të Procedurës Penale, dhe njoftimin e të pandehurit përmes Fletores Zyrtare". Mohamed mendon se "problemi i mosnjohjes së emrit të bashkëshortit mund të zgjidhet përmes zgjedhjes së bashkëshortes së çfarëdo emri, duke ia shtuar nofkën e bashkëshortit të saj sipas të cilit e ka thirrur, për të konfirmuar martesën me këtë emër dhe për t'i kredituar fëmijët. Në rast të paraqitjes së babait të vërtetë, emri i të cilit ka ndryshuar, mund të ngritet padi dhe të korrigjohet emri". Por, kjo zgjidhje legjitime kërkon miratimin e ligjit. Gjykatësi nuk mund të veprojë pa ekzistimin e legjislacionit. Avokati dhe dijetari islam, Mohamed El Ahmadi, thotë se ligji irakian i Gjendjes Civile nuk e trajton problemin e fëmijëve të luftëtarëve të Al Kaidës. Në rast të anonimitetit të babait origjina e fëmijëve i kthehet nënës, dhe atëherë konsiderohen fëmijë të një vrasësi. Kjo nënkupton shkarkimin e fëmijëve nga stigma sociale që i privon nga të drejtat njerëzore, dhe vendosjen e tyre në përballje me shoqërinë që nuk i mëshiron, që i shtyn të irritohen dhe të përdorin mundësinë e parë për hakmarrje.

#### Refuzimi i natyrshmërisë

Pavarësisht simpatisë së disa deputetëve dhe zyrtarëve të shtetit për këto viktima, akoma nuk ka arritur standardi e mobiliteti për nxjerrjen e këtij legjislacioni. Në të njëjtën kohë disa deputetë dhe zyrtarë paralajmërojnë dhënin e djemve të udhëheqësve të Al Kaidës nga të drejtat civile, dhe disa të tjerëve ua refuzojnë dhënien e shtetësisë irakiane, si padrejtësi ndaj tyre që janë vrarë nga Al Kaida. Anëtari i Komisionit parlamentar për Siguri dhe Mbrojtje, Hakim El Zamili, thotë se refuzon çdo hap në këtë drejtim. Ai e përshkruan këtë "si çështje të papranueshme dhe që nuk mund të ndodhë", duke paralajmëruar institucionet që mbështesin këtë drejtim me atë se "Al Kaida po shkakton gjakderdhjen e qindra irakianëve dhe nuk mund



t'u jepet asnjë legjitimitet brenda Irakut". Këtë drejtim e mbështesin shumë zyrtarë të tjerë. Deputeti Shaker El Dragje, mendon se dhënia e identitetit fëmijëve të luftëtarëve arabë me nënat irakiane "do të bartë mesazhe shqetësuese për këtë organizatë", duke refuzuar nxjerrjen e çfarëdo ligji në këtë drejtim. Ai konsideron se shtetësia do t'i jepej fëmijëve që nuk janë të përfshirë në gjakderdhjen e irakianëve.

**Fati i panjohur**

Deri në bindjen e deputetëve për nxjerrjen e këtij ligji, që mund të kthejë pjesë nga të drejtat jetësore të këtyre njerëzve që kanë pasur fatin të lindin në kushte të luftës, varfërisë, injorancës dhe privimit nga e drejta për të pasur baballarë dhe trajtimit me fisnikëri, çështja do të vazhdojë të jetë në kuadër të disa mundësive të tmerrshme: a do të shndërrohen këta në lëndë djegëse për konflikte të tjera, pasi që të përbëjnë gjeneratën e tretë të luftëtarëve të Al Kaidës?; apo do të jenë burim i pasur i anëtarë të grupeve kriminale; apo do të bartin gabimet e baballarëve të tyre, dhe pavarësisht dëshirës së tyre do të hyjnë në valën e hakmarrjeve fisnore?

Dhe sytë e Hudas, shtëpinë e të cilës e ka vizituar një hetues pas katër muajve, janë lidhur me shoqen e saj, duke mos kaluar portën e shtëpisë dhe as portën e një jete më të mirë. Ndërsa nëna e saj vazhdon të pyes, e që dukej më e pashpresë, me një iflamacion akut që kishte goditur njërën dorë të saj, për fatin e saj, thotë: "Nuk e di çka na pret. Çdo natë pyes veten se çka do të bëj nesër, dhe frika ime rritet çdo ditë e më shumë. Vajza ime është pa origjinë, pa të drejta dhe pa mbështetje midis njerëzve që kanë kthyer sytë lëndues ndaj saj. Ata kanë të drejtë; unë jam e veja e njeriut të panjohur që nuk ia di identitetin, dhe madje as varrin". Këtë e tha derisa po mbyllte një kuti të vogël, në të cilin kishte vendosur gjithçka që i kishte lënë i shoqi, për të cilin nuk dinte asgjë.

**Problemi i njëjtë edhe në Siri**

Derisa hetuesi po largohej nga shtëpia e Hudas në periferi të Bakubës së varfër, e cila ishte dëshmitare e kapitujve të konfliktit shkatërrues të ndodhur disa vite më parë, dhe që ishte mishëruar si zonë me qindra fëmijë të privuar nga çdo gjë. Problemi i njëjtë po ndodhte jashtë kufijve të vendosur nga Al Kaida në shtetin e tij islamik në Irak, me përhapjen e mijëra luftëtarëve arabë në Siri "për xhihad" kundër regjimit të Bashar Al Asadit", dhe të cilët kanë zotëruar rajone të shumta në veri të saj, dhe kanë nisur krijimin e familjeve. Gjatë shëtitjes në rajonet në veri të Halepit, që janë nën kontrollin e opozitës islamike, hetuesi ka qenë dëshmitarë i shumë rasteve të martesave midis luftëtarëve të huaj arabë me vajzat siriane, jashtë gjykatave, në raste të ngjashme me atë që po ndodh në Irak.

Gazetarja siriane që është zhvendosur gjatë dhjetorit me familjen e saj nga Halepi, që ka kërkuar mospublikimin e emrit të saj, flet për rrezikun e gjendjes sociale për mijëra familje siriane me përhapjen e luftëtarëve arabë dhe të huaj në radhët e Ushtrisë së Lirë dhe Ushtrisë së Regjimit. Ajo ka paralajmëruar se frika nga përdhunimi i shtyn shumë familje që t'i martojnë vajzat e tyre, madje edhe ato të moshës jomadhore, me sirianë apo luftëtarë të huaj që ofrojnë mbrojtje për familjen, pa garanci ligjore "duke i shtyrë qindra vajza të reja drejt një të ardhme të panjohur".

Disa anëtarë të grupeve të armatosura arsyetojnë pranimin e tyre për martesë me siriane për disa arsye që u janë vendosur gjatë qëndrimit të tyre, si me ekzistimin e fetvave që ju lejon martesën me femrat që kanë 14 vjet e më shumë. Gazetarja Eman Asad, e cila ka jetuar në Damask para se të vendoset në qytetin Al Kamishli, në verilindje të vendit, konfirmon të dhënat e mëparshme. "Ka martesa që realizohen me dëshirë apo me presion. Forca e personave të armatosur dhe nevoja e familjeve për para e mbrojtje e imponon këtë realitet, dhe si rezultat i kësaj vajzat bëhen viktima të këtyre martesave të përkohshme apo marrëdhënieve të rastit".

Ashtu siç ka ndodhur në Irak, disa prej këtyre martesave nuk regjistrohen zyrtarisht. Asad thotë se "njoh më shumë se një vajzë që bart fetus në barkun e saj, dhe nuk di asgjë për babanë e tij". Sejban, një gazetar sirian që jeton në Halep, i cili ka përcjellë martesën e një vajze nga qyteti i tij me një të ri saudit, paralajmëron se pasojat sociale të luftës në Siri do të jenë më të mëdha krahasuar me ato në Irak. Prej tyre ai përmend viktimat e martesës nga frika. Askush nuk mund të ndalojë këto martesa, pasi që ata thonë se është martesë bazuar në traditën e Pejgamberit a.s., dhe çdo ndërhyrje do të shikohet si sfidë ndaj ligjit të Zotit.

Aktivistja për të drejtat e njeriut, Janaz Mohamed, nga Organizata për Drejtat e Gruas Irakiane, nuk përjashton që sirianet të kalojnë nëpër të njëjtin skenar në të cilin kanë kaluar irakianet gjatë luftës civile (2005-2008). Ka disa vajza që janë detyruar të martohen në mënyrë zakonore me qytetarë arabë e të huaj "vetëm për të pasur një çati mbi kokat e tyre".

*Marrë nga gazeta "El Hajat", e botuar në Londër, 15 mars 2013.*
*Përgatiti dhe shqipëroi nga arabishtja: Mr. Qemajl Morina*



Besarta Shatri

# Politikat sociale për fëmijë (2)

Politikat sociale të një vendi kanë ndikim të drejtpërdrejtë në të drejtat e njeriut të qytetarëve të atij vendi. Sidomos të drejtat ekonomike dhe sociale janë të lidhura pashkëputshëm nga këto politika. Duke qenë se të drejtat e njeriut janë të pashkëputura, të ndërlidhura dhe të ndërvarura, edhe të drejta civile dhe politike preken drejtpërdrejt në një vend ku shkalla e varfërisë është e lartë. Rikujtojmë se në Deklaratën Universale për të Drejtat e Njeriut, Kombet e Bashkuara kanë shpallur që mosha fëmijërore ka të drejtë për një përkujdesje dhe përkrahje të veçantë.

Jemi të bindur se familja, si njësi themelore e shoqërisë dhe mjedis natyror për rritjen dhe mirëqenien e të gjithë anëtarëve të saj, veçanërisht të fëmijëve, duhet të ketë mbrojtjen dhe ndihmën e nevojshme për ta marrë përsipër plotësisht rolin e saj në bashkësi. Duhet ditur se fëmija, për zhvillimin e plotë dhe të harmonishëm të personalitetit të tij, duhet të rritet në një mjedis familjar, në një atmosferë lumturie, dashurie dhe mirëkuptimi. Duhet pasur parasysh se fëmija duhet të përgatitet plotësisht për të bërë një jetë individuale në shoqëri, dhe të edukohet në frymën e idealeve të shpallura në Kartën e Kombeve të Bashkuara, dhe sidomos në frymën e paqes, të dinjitetit, tolerancës, lirisë, barazisë dhe solidaritetit. Duhet pasur parasysh se, ashtu siç është thënë në Deklaratën për të Drejtat e Fëmijës "fëmija, për shkak të papjekurisë së tij fizike dhe intelektuale ka nevojë për një mbrojtje dhe kujdes të posaçëm, duke përfshirë mbrojtjen juridike të përshtatshme, si para ashtu dhe pas lindjes".14

Prandaj, do të ishte e lehtë por e pavërtetë të supozohet se politika për fëmijët i mbulon të gjitha politikat sociale që lidhen me ta.

Politika dhe legjislacioni për fëmijët shpesh është konsideruar, në pjesën më të madhe të rasteve, si "mirëqenia e fëmijës", p.sh.:

- mbështetja dhe shërbimet për fëmijët në vështirësi, si rezultat i divorcit, ndarjes së familjes;
- abuzimet dhe pakujdesia nga ana e prindërve, ose sjelljet kriminale të fëmijës.

Në këtë mënyrë politikat për fëmijë kanë lidhje me shërbimet sociale, shërbimet e gjykatës ose me shërbimet ekuivalente për fëmijët dhe familjet, si dhe Organizatat Jofitimprurëse.

Sipas informacioneve të marra nga udhëheqësja e Qendrës për Punë Sociale nëpër disa komuna, QPS funksionon në pajtim me Ligjin për Familjen 2004/32, Ligjin për Shërbimet Sociale dhe Familjare 02/L-17. QPS është përgjegjëse për ofrimin e programeve të mbrojtjes sociale, sikurse:

- Shërbimet sociale profesionale për individ dhe familje në nevojë sociale (mbrojtja e fëmijëve, viktimat e dhunës në familje dhe trafikimit, etj);
- Shpërndarja e ndihmave sociale për familjet e varfra (Skema e Asistencës Sociale).

QPS funksionon në mënyrë të plotë në kuadër të komunës dhe në mënyrë zinxhirore me Policinë e Kosovës, Qendrën e Shëndetit Mendor, Qendrën për Mirëqenien e Gruas, Qendrën për Barazi Gjinore, si dhe me të gjitha institucionet e tjera që janë përgjegjëse për mirëqenien sociale dhe ekonomike të fëmijëve në nevojë. QPS ofron shërbime për të gjitha kategoritë e fëmijëve në nevojë, që para lindjes e deri në vdekje.15

Në Kosovë ekziston një shkallë e lartë e varfërisë dhe papunësisë, popullatë e re në moshë, si dhe rol i zgjeruar i familjes në sigurimin e mbrojtjes sociale. Kjo ka ndikuar që numri i kërkuesve për mbrojtje dhe asistencë sociale të jetë shumë i madh. Asistenca sociale përfshin kryesisht shërbimet sociale dhe ndihmën ekonomike për njerëzit dhe grupet në nevojë, të paaftë të sigurojnë nevojat jetësore ose të zhvillojnë aftësi personale apo të mbështesin integrimin e tyre, si rezultat i kufizimeve ekonomike, fizike, psikologjike dhe sociale; e një nga grupet e përfituesve janë fëmijët. Për më tepër, Letra e Bardhë (2009) ka sqaruar se, përderisa përkufizimet e grupeve në nevojë për mbrojtje sociale mund të ndryshojnë në të gjitha vendet e botës, rasti i Kosovës dhe historia e fundit e saj nga paslufta bën listën e rreziqeve sociale më komplekse. Këtu përfshihen një numër i madh i grupeve specifike në nevojë për mbrojtje, si:

-fëmijët pa përkujdesje prindërore, fëmijët me sjellje asociale, fëmijët në konflikt me ligjin dhe pa përgjegjësi penale, fëmijët me marrëdhënie të çrregulluara në familje, personat e moshës së shtyrë, personat me aftësi të kufizuara fizike ose mendore, fëmijët e lënë pas dore dhe të keqtrajtuar, fëmijët në rrezik apo viktimat e shfrytëzimit apo abuzimit, viktimat e dhunës në familje, viktimat e trafikimit, personat në varësi nga alkooli ose droga, etj.16

Qeveria e Kosovës, bazuar në prioritetet dhe strategjitë zhvillimore, ka ndarë buxhetin rreth 230 milion € për mirëqenie sociale, apo rreth 14.5% të totalit të shpenzimeve të parashikuara për vitin 2014. Në anën tjetër, komunat për financimin e Qendrave për Punë Sociale kanë buxhetuar 3.7 milion € nga dy burime të financimit: nga fondet e përgjithshme 2.8 milion €, dhe 0.9 milion € nga të hyrat vetjake komunale.17

### Strehimi familjar

Interesi më i mirë i fëmijës përmbushet kur nevojat e zhvillimit fizik dhe psikologjik plotësohen brenda kontekstit të familjes të tij/saj. Çdo përpjekje duhet të bëhet që të promovohet mirëqenia e fëmijës në suaza të familjeve të tyre biologjike.

Konventa e OKB-së mbi të Drejtat e Fëmijëve thekson qartë që të gjithë fëmijëve, përfshirë fëmijët e braktisur, fëmijët me nevoja të veçanta dhe të keqtrajtuar, duhet t'iu mundësohet të jetojnë në familje. Formave alternative të mbrojtjes sikurse strehimi familjar duhet t'i jepet gjithmonë përparësi në raport me strehimin rezidencial. Strehimi familjar ndahet në dy lloje: 1. Strehimi te të afërmit, dhe; 2. Strehimi në familje strehuese alternative. Konventa për të Drejtat e Fëmijëve (KDF) garanton se kur një fëmije i mohohet përkohësisht ose në mënyrë të përhershme mjedisi familjar, ose kur nuk është në interesin e tij/saj më të lartë të qëndrojë në këtë mjedis, ai/ajo ka të drejtë për një mbrojtje dhe një ndihmë të posaçme nga shteti. Në Kosovë, në vitin 2012 ishin 1310 raste të evidentuara të fëmijëve pa përkujdesje prindërore, ndërsa në vitin 2013 ishin 1285 raste, e në vitin 2014 ishin 1228. Përderisa fëmijë të braktisur ishin 54 fëmijë në vitin 2012, 52 në 2013, dhe 45 në vitin 2014. Kostoja mesatare e një fëmije për qëndrim vjetor në kujdes rezidencial (strehimore) është 7,500 €. Shihet qartë që strehimi familjar është 5 herë më i lirë se strehimi rezidencial. Përveç kostos më të lirë, janë përfitimet tjera psiko-sociale te fëmijët, model i cili është integrues dhe më i miri për zhvillimin tërësor të fëmijës në familje.18 Aktet nënligjore përcaktojnë që familjet strehuese që ofrojnë strehim për fëmijët pa përkujdesje prindërore, e që janë farefis me fëmijën, pra të marrin 75 € në muaj për fëmijë. Ndërsa familja që strehon fëmijë të braktisur, e që nuk janë farefis i fëmijës, marrin 150 € në muaj për fëmijë. Kjo shumë dallon për fëmijët me aftësi të kufizuara të strehuar në familje strehuese, sepse familjet në emër të përkujdesjes për fëmijët marrin nga 250 € në muaj për fëmijë.19



Bazuar në atë që u tha më lart, sistemi i sotëm i ndihmës ekonomike siguron vetëm përfitime "ekonomike" por jo "sociale". Mirëqenia e fëmijëve nuk ndryshon për ata që marrin ndihmë ekonomike (arsimimi, kujdesi shëndetësor, kushtet e banimit më të mira). Shumëdimensionaliteti i varfërisë nuk është marrë në konsideratë (dhe veçanërisht varfëria e fëmijëve) nuk merret në konsideratë nga skema aktuale e ndihmës ekonomike.

### Rekomandime

Kohëve të fundit në Kosovë është duke u debatuar e komentuar mjaft rreth "sundimit të ligjit", "luftës kundër korrupsionit" e shumëçka tjetër, por jo edhe për drejtësinë. Nuk është fjala për drejtësinë vetëm në aspektin e respektimit të ligjit, por edhe në drejtësinë si kategori etike e si normë shoqërore. Reduktimi i varfërisë dhe pabarazisë është një objektiv që duhet

dhe mund të arrihet në çdo vend. Çdo shoqëri që ka fëmijë të ushqyer mirë, të strehuar, të mbrojtur, të edukuar, të shëndetshëm dhe të zhvilluar, është një shoqëri që mbron të tashmen dhe investon për të ardhmen, sepse ky përjashtim i dyfishtë i këtyre kostove kthehet në një përfitim të dyfishtë për gjithë shoqërinë. E nevojshme dhe shumë frytdhënëse do të ishte organizimi i një fushate sensibilizuese, me anë të së cilës do të informoheshin fëmijët për të drejtat e tyre. Kjo fushatë do kishte mundësi të organizohej në nivel komunash, duke përfshirë shkollat fillore dhe ato të mesme. Gjithashtu do ishte mirë sikur nëpër komuna të kishte persona përgjegjës dhe numra 7/24 që do t'ua mundësonte fëmijëve lajmërimin e rasteve të dhunës që shkaktohen ndaj tyre.

Ndër iniciativat kryesore në këtë fushë janë ndërhyrja dhe përmirësimet e politikave dhe programeve në drejtimet legjislative që janë të obliguara të garantojnë të drejtat për të gjithë individët në nevojë, pavarësisht shkakut dhe natyrës së shfaqjes së nevojës. Gjithashtu, koncepti i kuadrit ligjor të mundohen të garantojnë një sistem më të qartë financimi, për të siguruar qëndrueshmërinë e shërbimeve dhe për të stimuluar familjet strehuese me të ardhura më të larta në përshtatshmëri me standardet tona. Po ashtu, strehimi familjar në Kosovë vazhdon të mos i përmbush nevojat e familjeve strehuese, duke bërë që fëmijëve pa përkujdesje prindërore dhe fëmijëve të braktisur në shumë raste t'iu mohohet e drejta për të njohur ambientin familjar, dhe akoma më e rëndë, qëndrimi në institucione rezidenciale konsiderohet i gjatë te mosha 0-3 vjeç, që është edhe faza më formuese e zhvillimit të fëmijëve. Qëndrimi i fëmijëve për kohë të gjatë në institucionet rezidenciale identifikohet si një shqetësim serioz, që sjell efekte shumë të dëmshme në zhvillimin e fëmijës, duke përfshirë një sërë problemesh sikurse problemet shëndetësore, zhvillimi jo i mirë fizik, mendor dhe emocional. Prandaj, do ta përfundonim me fjalët e Gandit, i cili thotë: "Në qoftë se dëshirojmë të krijojmë një paqe të qëndrueshme, duhet të fillojmë nga fëmijët".

(14). http://www.hrrp.eu/alb/docs/CRC-a.pdf (15) Intervistë me udhëheqësen e QPS në Istog, zj.Mirvete-Verbaj. 09.12.2015. (16).http://www.gazetaexpress.com/lajme/qofte-edhe-1-kilometer-me-pak-asfalt-ne-autostrade-shume-me-teper-mireqenie-perfemije-60188/?archive=1 (17).http://komfkosova.org/assets/uploads/publication/Analiza_ne_gjuhen_shqipe2.pdf. (18) http://zeri.info/zerat/43799/femijet-kane-te-drejte-te-rriten-ne-familje/ (19) http://komfkosova.org/assets/uploads/publication/Analiza_ne_gjuhen_shqipe2.pdf




**Në bazë të nenit 40 alineja 3, të Statutit të Medresesë së Mesme "Alauddin" në Prishtinë, Pleqësia e Medresesë shpall:**

# KONKURS

**Për zgjedhjen e Drejtorit të Medresesë së Mesme "Alauddin", me mandat katërvjeçar.**

**Kandidatët e paraqitur duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë e Mesme dhe përgatitjen superiore;
2. Të kenë pesë vjet përvojë pune në punët dhe detyrat e arsimit;
3. Të kenë cilësi moralo-fetare, dhe;
4. Të kenë aftësi menaxhimi dhe organizimi.

**Kërkesës duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:**

1. Dëshminë mbi kryerjen e Medresesë;
2. Dëshminë mbi kryerjen e shkollimit superior;
3. Dëshminë mbi përvojën e punës në institucionet arsimore;
4. CV – në, dhe;
5. Planin e punës për mandatin katërvjeçar.

Dokumentet e kompletuara duhet të dorëzohen në Medresenë e Mesme "Alauddin", shkolla amë.

Konkursi mbetet i hapur nga data 31.05.2016 deri më 20.06.2016 në, ora 16:00.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Këshilli i Bashkësisë Islame në Ferizaj
*Shpall*

# K O N K U R S

**Për plotësimin e vendeve të lira të punës:**

**Imam, hatib dhe mualim në këto xhami:**

1. Xhaminë e fshatit Slivovë;
2. Xhaminë e fshatit Kosinë;
3. Xhaminë e fshatit Brod - Lagjja e Emërllahëve;
4. Xhaminë e fshatit Greme - Lagjja e Karametajve;
5. Xhaminë e fshatit Muhoc.

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*
** Certifikata e lindjes;*
** Certifikata shëndetësore;*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
** Vërtetimi për përvojën e punës;*
** Deklarata me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*
** CV-në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*
*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).*
**Dokumenti i identifikimit (fotokopje).*

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Ferizaj.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Obiliq**
*Shpall:*

# K O N K U R S

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës:**

**Kryeimam në KBI të Obiliqit**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të ketë përvojë pune, së paku pesë vite në institucionet e BIK;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë, dhe;

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*
** Certifikata e lindjes;*
** Certifikata shëndetësore;*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
** Vërtetimi për përvojën e punës;*
** Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*
** CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*
*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal)*
**Dokumenti i identifikimit (fotokopje).*

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Obiliqit.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Myftiu Tërnava vizitoi ambasadorin e Arabisë Saudite në Tiranë, Talat bin Salim Ridvan**

Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, më 6 maj u prit nga ambasadori i Mbretërisë së Arabisë Saudite në Tiranë, dhe njëherazi ambasador jorezident edhe për Kosovën, Talat bin Salim Ridvan.

Ambasadori i Mbretërisë së Arabisë Saudite, Talat bin Salim Ridvan falënderoi myftiun Tërnava për këtë vizitë, dhe theksoi se bashkëpunimi dhe komunikimi janë në nivel të shkëlqyeshëm mes dy vendeve, e posaçërisht me institucionet e BIK-ut. Ai theksoi se Mbretëria e Arabisë do të jetë në përkrahje të plotë të Kosovës dhe popullit të saj, dhe do të angazhohet që Kosova të integrohet në të gjitha institucionet ndërkombëtare. Gjithashtu, ambasadori tha se Arabia Saudite do të vazhdojë të përdorë ndikimin e saj dhe të lobojë edhe më në Konferencën Islamike dhe në Ligën Arabe, sidomos tek ato shtete që ende s'e kanë njohur Kosovën, pra që një gjë të tillë ta bëjnë sa më parë.


*Myftiu vizitoi ambasadorin e Arabisë Saudite në Tiranë*

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, e falënderoi ambasadorin Talat bin Salim Ridvan dhe mbretërinë e Arabisë Saudite për përkrahjen e vazhdueshme që deri më tani ka dhënë Mbretëria e Arabisë Saudite për Kosovën.

"Populli ynë është dhe do të jetë mirënjohës dhe falënderues ndaj Mbretërisë suaj, për mbështetjen e vazhdueshme që po i bëni Kosovës si dhe për kontributin që po jep diplomacia saudite në institucionet ndërkombëtare për përkrahjen e Kosovës dhe integrimin e saj në organizmat ndërkombëtarë", theksoi myftiu Tërnava. Ai po ashtu e njoftoi ambasadorin saudit edhe për gjendjen dhe rrjedhat e Bashkësisë Islame të Kosovës.

Ambasadori saudit Talat bin Salim Ridvan shprehu vullnetin e tij që Mbretëria e Arabisë Saudite edhe më ta shtojë bashkëpunimin dhe forcimin e marrëdhënieve reciproke. *(R.S.)*

**Myftiu Tërnava vizitoi ambasadorin e Kuvajtit, Fayez Mishari Al Jasim**

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 12 maj qëndroi në Tiranë, me ç'rast vizitoi ambasadorin, Fayez Mishari Al Jasim, ambasador jorezident i shtetit të Kuvajtit.

Ambasadori Al Jasim falënderoi myftiun Tërnava për këtë vizitë, duke theksuar se bashkëpunimi dhe komunikimi bilateral është i kënaqshëm, dhe se kjo vizitë edhe më do të forcojë marrëdhëniet dhe bashkëpunimin mes dy vendeve, e në veçanti me institucionin e BIK-ut.


*Myftiu vizitoi ambasadorin e Kuvajtit, Fayez Mishari Al Jasim*

Nga ana e tij myftiu Naim Tërnava falënderoi ambasadorin Al Jasim për pritjen e bërë, dhe çmoi lart bashkëpunimin dhe ndihmën e vazhdueshme që Kuvajti po ofron në ndërtimin e Kosovës, si dhe e njoftoi me punën e BIK-ut dhe organizimin e mbarëvajtjen e jetës fetare në Kosovë.

Ambasadori Al Jasim premtoi se shteti i Kuvajtit është i përkushtuar të ndihmojë Kosovën, dhe posaçërisht institucionet e BIK-ut, në realizimin e shumë projekteve infrastrukturore në dobi të komunitetit, dhe se ky bashkëpunim do të vazhdojë edhe në të ardhmen. *(R.S.)*

### Myftiu Tërnava mbajti mbledhje me kryetarët e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 17 maj mbajti mbledhje me kryetarët e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës, duke ua uruar atyre edhe zgjedhjen, gjegjësisht rizgjedhjen e tyre në krye të Këshillave vendorë të BIK-ut.

Myftiu Tërnava në fjalën e tij theksoi se kemi një amanet dhe përgjegjësi para Zotit dhe vendit, dhe qëllimi ynë final është ta dimë pse kemi ardhur në këtë jetë, dhe bazuar në punën dhe angazhimin tonë t'i çojmë përpara proceset që kanë të bëjnë me BIK-un. "Bazuar në punën që po bëhet nga Këshillat e BIK-ut, mund të themi se jemi të kënaqur me punën që po


*Myftiu në mbledhje me kryetarët e KBI-ve të Kosovës*

bëhet në terren, por mbetet të shtohet vëllimi i punës dhe të kemi qasje edhe më sistematike, e që do të sillte rezultatet edhe më të mëdha. Është fat i madh që Kosova nuk ka probleme fetare dhe që kemi arritur të ruajmë frymën e bashkëpunimit në mes nesh, por edhe me komunitetet tjera në Kosovë dhe më gjerë", tha myftiu Tërnava.

Duke folur për prioritetet e BIK-ut, ai tha se kemi arritur të ndërtojmë një kulturë pune, dhe sot gjithë Këshillat e BIK-ut punojnë dhe kanë një strukturë shumë të mirë në aspektin e organizimit të brendshëm, dhe ky është një realitet. Dhe, në anën tjetër, gjithashtu Këshillat janë të përgatitur për përgjegjësinë që kanë marrë mbi vete. "Sigurisht se kjo kulturë pune është krijuar me mund e djersë, prandaj punët në terren qëndrojnë mirë. Përgjegjësinë duhet ta kemi në shpirt dhe kudo që të jemi, pra se e kemi marrë këtë përgjegjësi andaj edhe duhet kryer", tha ndër të tjera myftiu Tërnava.

Takime të tilla do të mbahen edhe në të ardhmen, dhe do të diskutohen problemet dhe sfidat me të cilat ballafaqohen Këshillat e BIK-ut. *(R.S.)*

### Myftiu Tërnava vizitoi Institutin e Hifzit në Gjakovë

Myftiu i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, gjatë vizitës që i bëri institutit të memorizimit të Kuranit në Gjakovë, më 17 maj, pati kënaqësinë që të mirëpres edhe përfaqësuesit më të lartë të shoqatës humanitare dhe kulturore "Istanbul", me në krye hoxhën dhe imamin e nderuar Osman Nuri Topbash.


*Myftiu Tërnava viziton Institutin e Hifzit në Gjakovë*

Myftiu Tërnava dhe hoxha Nuri Topbash përveç falënderimeve që shprehën ndaj njëri-tjetrit për bashkëpunimin, u dakorduan që ky bashkëpunim të thellohet edhe më tej. Ata gjithashtu patën rastin të takojnë edhe nxënësit në këtë institut, hafëzët e rinj që vinin nga të gjitha trevat shqiptare.

Mysafiri nga Turqia, shfrytëzoi nga rasti që me disa këshilla të shkurtra t'u drejtohej nxënësve, duke i nxitur të vazhdojnë jo vetëm me mësimin përmendësh të librit të Zotit, por edhe me kuptimin e fjalëve të Tij, pra thellimin në studimet e fjalës së Zotit dhe vënien në punë të krejt porosive, këshillave dhe urdhrave që burojnë nga Kurani.

Në përmbyllje të këtij takimi myftiu Tërnava edhe një herë vlerësoi lart përkushtimin e nxënësve për nxënien përmendësh të librit të Zotit, e njëkohësisht çmoi edhe punën dhe veprimtarinë e shoqatës "Istanbul", për kontributin e tyre në Kosovë.

"Falënderoj hoxhën me bashkëpunëtorët që sot gjenden në mesin tonë, dhe i përgëzoj për punën e palodhshme në lartësimin e fjalës së Zotit xh.sh. I përshëndes të gjithë nxënësit që po ndjekin mësimet në këtë institut, duke ua rikujtuar fjalët e Pejgamberit të Allahut, Muhamedit a.s., kur thotë: "Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin, dhe atë ua mëson edhe të tjerëve". Nuk ka armë më të përsosur e më të fuqishme që një njeri mund të pajiset sesa pajisja me Kuran. Ngase ajo është fjala e të Madhit Zot... E lusim Allahun që ta shpërblejë hoxhën e nderuar Osman Nuri Topbash, për interesimin e tij, pastaj të gjithë përgjegjësit dhe të gjithë bashkëpunëtorët e mi, që kujdesen që punët të shkojnë mbarë e mirë në këtë vend. Ky vend vërtet ka qenë i bereqetshëm që nga koha e ngritjes së themeleve të tij. Për shekuj me radhë ka qenë në shërbim të fesë dhe atdheut, dhe do të vazhdojë të luajë po të njëjtin rol edhe për gjeneratat në vijim dhe brezat e rinj, për sa të ketë jetë kjo botë. Inshallah!", u shpreh ndër të tjera myftiu Naim ef. Tërnava.

Më tutje, myftiu Tërnava inspektoi punimet në ndërtimin e objektit të "Medresesë së Vogël" dhe bibliotekës së kompleksit të "Xhamisë së Hadumit" në Gjakovë, projekte të financuara nga Drejtoria e Vakëfeve të Republikës së Turqisë. *(F.Iljazi)*

**Myftiu Tërnava merr pjesë në Samitin "Përballjet e qytetërimeve"**

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, mori pjesë në hapjen e Samitit të Parë me temë "Përballjet e qytetërimeve", që u mbajt në Prishtinë, nga data 19 deri 23 maj 2016. Në këtë samit të pranishëm ishin rreth 300 të ftuar, të cilët vinin kryesisht nga biznese e shoqata të ndryshme nga qyteti i Konya-s së Turqisë, dhe po ashtu përfaqësues nga gjithë shtetet ballkanike, duke përfshirë: Shqipërinë, Bosnjën, Maqedoninë, si dhe disa organizata nga Kosova.

Në fjalën e tij myftiu Tërnava ka shprehur konsideratën e tij të thellë për Zyrën e kryeministrit turk, i cili vendosi që këtë vit ky samit të organizohet në Kosovë, si dhe u shpreh i bindur se kjo temë e këtij samiti më së miri i përgjigjet Kosovës, ngase si vendbanim i hershëm edhe praktikisht Kosova është vendtakim i qytetërimeve dhe që kultivon qytetërimet, si dhe është vend ku harmonia, dialogu e mirëkuptimi shprehen e kaliten te çdo qytetar.

"Qytetërimi për një popull është vlerë sublime përmes së cilës ai popull shpreh arritjen në rrafshin kulturor, arsimor e zhvillimor. Në vendin tonë, si edhe në pjesë tjera të Ballkanit, ka gërshetim të kulturave dhe qytetërimeve ashtu siç ka edhe gërshetim të besimeve. Prandaj, është me rëndësi të potencojmë faktin




*Myftiu gjatë fjalimit të tij në samit*

se qytetërimi duhet të shërbejë për njohjen e vlerave dhe të arriturat e brezit të mëhershëm, si dhe për ta njohur nga afër njëri-tjetrin. Një rol të rëndësishëm në kultivimin e qytetërimeve botërore kanë fetë, të cilat i dhanë shtytje kulturës dhe qytetërimit në çdo segment të jetës, duke u nisur që nga edukimi dhe fisnikërimi i njerëzimit, pastaj në rrafshin shpirtëror dhe etik, e sidomos në rrafshin e kulturës materiale, që është dëshmia më e mirë për shkallën e qytetërimit të një epoke dhe të një rendi shoqëror të një populli në rrethana të caktuara. Feja islame botës dhe njerëzimit i ka dhënë kontribute të çmuara në qytetërim, kontribute që janë përcaktues dhe me shumë rëndësi për shkencën, artin kulturën dhe rendet shoqërore", tha ndër të tjera myftiu Tërnava, duke falënderuar edhe Organizatën shtetërore TIKA, për restaurimin dhe ruajtjen e objekteve të vjetra, por edhe Drejtorinë e Vakëfeve, dhe po ashtu edhe DIJANET-in e Turqisë, në veçanti kryetarin e këtij institucioni, Dr. Mehmet Gormez, që në vazhdimësi janë në krah të BIK-ut.

Myftiu Tërnava po ashtu i falënderoi edhe për qëndrimin që ka pasur Turqia gjatë luftës dhe pas luftës në Kosovë.

Tërë ky organizim është bërë i mundur nga YTB (Diaspora Turke), kryetar i së cilës është z. Kudret Bülbül, dhe Forumi i Shoqatave të Konya-s, me kryetar z. Muhsin Görgülügil.

**Myftiu Tërnava merr pjesë në inaugurimin e xhamisë së re në Golem të Kavajës**

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava më 19 maj mori pjesë në inaugurimin e xhamisë së re në Golem të Kavajës, ku përpos tij në ceremoninë e hapjes qenë edhe kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, z. Skender Bruçaj, kryetari i Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë, z. Sulejman Rexhepi, ambasadori i Kuvajtit në Shqipëri z. Fayez Mishari Al-Jasim, donatori nga Kuvajti, Besnik Leçini, nënprefekti i Tiranës, z Fatos Kaja, nënkryetari i Bashkisë së Kavajës, z. Pardi Xhihani, përfaqësues të ambasadave të vendeve myslimane dhe të shoqatave të ndryshme, myftinj, imamë dhe shumë besimtarë.

Gjatë fjalës së tij kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Naim ef.Tërnava u shpreh se kjo është dhurata më e bukur që i është bërë kësaj zone në prag të muajit të bekuar Ramazan. Ai tha se kjo xhami e ndërtuar pranë shkollës së kësaj zone tregon se qëllimi i të dyjave është përgatitja dhe përparimi i shoqërisë.

Ndërsa, në fjalën e tij përshëndetëse kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Skender Bruçaj u shpreh se xhamia e re është një derë drejt adhurimit të Zotit, si dhe një vatër e edukimit me vlerat e larta të Islamit. Ai falënderoi donatorët, dhe tha se ky veprim dëshmon në vetvete madhështinë e Islamit, që myslimanët anem-



*Myftiu gjatë inaugurimit të xhamisë në Golem të Kavajës*

banë botës i bën vëllezër besimi. "Profeti Muahmed a.s., kur shkoi në Medinë, ndërtesa e parë që ndërtoi ishte xhamia. Pikërisht në xhami fillon edhe civilizimi islam. Xhamia është një derë drejt adhurimit të Zotit, si dhe një vatër e edukimit me vlerat e larta të Islamit. Në këtë vend mësojmë se si të bëhemi njerëz të devotshëm dhe me moral të lartë e të denjë për shoqërinë. Xhamia është vendi ku kryen adhurimet dhe lartësohet emri i Krijuesit të Gjithësisë", tha ndër të tjera kryetari Bruçaj.

Kryetari i Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë, Sulejman Rexhepi, u shpreh se kjo xhami do të jetë një mburojë për të gjithë banorët e kësaj zone. Ndërtimi i kësaj xhamie reflekton dashurinë që kanë për Islamin banorët e kësaj zone. Ai gjatë ceremonisë përshëndeti edhe kontribuuesin nga Kuvajti, Esad Es Sene, i cili tha se Islami ishte feja që na solli kaq të mira dhe na bëri njerëz të dashur. "Qëllimi ynë është që fjalën e Zotit ta përhapim sa më shumë, në mënyrë që të përfitojnë sa më shumë individë të shoqërisë", tha ai ndër të tjera.

Ndërkohë, gjatë ceremonisë së hapjes interpretoi edhe aktori i mirënjohur Reshat Arbana. *(R.S.)*

### Myftiu Tërnava vizitoi KBI-në në Viti

Më 24 maj myftiu Tërnava me bashkëpunëtorë vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame në Viti, ku u prit nga kryetari i Këshillit, Husamedin ef. Hoxha dhe nëpunësit e administratës.

Myftiu u njoftua për së afërmi me punën,vështirësitë dhe aktivitetet e Këshillit të Bashkësisë Islame në Viti, për të cilat e informoi kryetari Husamedin ef. Hoxha.

Myftiu Tërnava çmoi punën dhe angazhimin e KBI në Viti, bashkë me punën e gjithë imamëve, dhe inkurajoi nëpunësit për punë të mëtutjeshme në shërbim të fesë dhe në të mirë të vendit, gjithmonë duke ruajtur traditën tonë shekullore të predikimit të fesë drejt dhe larg çdo ekstremizmi, si dhe duke kultivuar kulturën e bashkëjetesës ndëretnike dhe ndërfetare. "Besoj se Vitia është shembull i kësaj harmonie", theksoi mes tjerash myftiu Tërnava.

Pas takimit me administratën e Këshillit Myftiu vizitoi dhe inspektoi nga afër edhe ndërtimin e xhamive në fshatrat Pozharan dhe Buzovik, si dhe xhaminë te Shushtë.

### Myftiu Tërnava në Gjilan

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava më 25 Maj në Gjilan u ka folur imamëve të Anamoravës, (Gjilanit, Kamenicës e Vitisë) dhe Luginës së Preshevës. Fillimisht Myftiu Tërnava ka përgëzuar imamët për punën që bëjnë, si dhe ka kërkuar nga ta që të shtojnë aktivitetet dhe të jenë më afër besimtarëve gjatë muajit të bekuar të Ramazanit. Myftiu Tërnava ka folur edhe për vlerat që ka krijuar populli ynë gjatë historisë, ku ka veçuar rolin që ka pasur ulemaja shqiptare.

Një pjesë të fjalës së tij Myftiu Tërnava ia ka kushtuar edhe situatës në të cilën gjendet bota islame dhe refleksionet e saj në vendin tonë. Për këtë myftiu përveç tjerash tha: "E kemi thënë disa here, jo vetëm ne por edhe ulematë e botës, se kjo që po ndodh në botën islame s'ka të bëjë as gjë me fenë, atje po keqpërdorën parimet e fesë, feja islame, feja jonë nuk na mëson për terror, vrasje e shkatërrime, por feja jonë është fe e paqes, mirëkuptimit e respektit e njohjes së vlerave. Fatkeqësisht edhe ne si e tërë bota jemi përballur me



*Myftiu gjatë vizitës në Viti*



*Myftiu gjatë vizitës në Gjilan*

interpretime të deformuara të parimeve fetare, dhe si pasoj e kësaj janë prekur një numër të rinjsh tanë që sot janë në vatrat e krizës"

Ndërsa për orientimin dhe angazhimin e BIK ai përveç tjerash potencoi: "Është lajm i mirë që institucionet tona thonë që vitin e fundit nga vendi ynë s'ka marr asnjë i ri atë rrugë, mirëpo ne nuk mund të jemi të qetë derisa atje kemi edhe vetëm një qytetar tonin. Ne jemi të angazhuar që të interpretojmë drejt parimet e fesë, larg çdo ekstremizmi, larg çdo interpretimi ekstrem, larg çdo devijimi të fesë për qëllime politike, klanore a sektare. Vendi ynë, populli ynë ka vlerë historike tolerancën e mirëkuptimin, përkushtimin ndaj Zotit, respektin ndaj tjetrit, jo ekstremizmin, jo terrorin, dhunën e shkatërrimin. Vendi ynë, populli ynë, BIK kurrë nuk ka qenë fidanishte e së keqes, kurrë s'ka qenë vend i ekstremistëve, nuk do jetë as në të ardhmen. Individët e prekur nga sindromi i ekstremizmit, qofshin edhe imamë a teolog, nuk përfaqësojnë, nuk paraqesin as mësimet e fesë islame, as angazhimet e BIK që janë të njohura për të gjithë. Kërkojmë nga ju që gjatë këtij muaji të jeni në nivel të përgjegjësisë, sepse e kemi amanet nga i madhi Allah që të udhëzojmë e edukojmë drejt besimtaret tanë"- tha veç të tjerash myftiu Tërnava në Gjilan. *(F.Iljazi)*

### Një delegacion nga Komuniteti Mysliman Shqiptar vizitoi Myftiun Tërnava

Më 25 maj një delegacion i Komunitetit Mysliman Shqiptar të kryesuar nga Ali Zaimi nënkryetar i KMSh-së qëndroi në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës me ç'rast u prit nga Myftiu Naim ef Tërnava.

Myftiu Tërnava pasi që iu dëshiroi mirëseardhje mysafirëve i falënderoi për vizitën dhe i njohu përkitazi me aktivitetin e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe me rrjedhat e saja të përgjithshme. Myftiu Tërnava çmoi lartë bashkëpunimin mes dy institucioneve duke vlerësuar se takime të tilla vëllazërore janë të nevojshme në koordinimin dhe bashkëpunimin reciprok.

Edhe Ali Zaimi, nënkryetar i KMSh-së falënderoi myftiun Tërnava për pritjen dhe vlerësoi rolin që po luan BIK në ndërtimin e institucioneve të Republikës së Kosovës dhe se bashkërisht do të bashkëpunojnë në realizimin e projekteve të përbashkëta.*(R.S.)*

### Përurohet xhamia e re në fshatin Firajë

Të premten e fundit të majit Sharri ishte më i bukur. Bjeshkëve të Sharrit, tani edhe me një xhami më shumë në fshatin Firajë, iu shtua bukuria edhe më, ndërsa për ta përuruar atë nuk munguan përfaqësuesit kryesorë të Bashkësisë Islame nga Ferizaj e Prishtina. Njëkohësisht, të pranishëm në përurimin e xhamisë së re në fshatin Firajë qenë edhe spektri politik, respektivisht nënkryetari i komunës së Shtërrpcës, Beqir Fejzullahu me bashkëpunëtorë, si dhe shumë qytetarë të Shtërpcës, Ferizajt e rrethinës.

Në këtë përurim i pranishëm qe edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorët e tij: drejtorin e Financave, Kasim ef. Gërgurin, drejtorin e Diasporës, Ekrem ef. Simnicën, zëvendëskryeimamin e Kosovës, Fatmir ef. Iljazin, zëvendëssekretarin e BIK, Rexhep ef. Lumën, zëvendësshefin e Kabinetit të Myftiut të Kosovës, Besim ef. Mehmetin etj. Gjithashtu i pranishëm në këtë



*Myftiu në takim me delegacionin nga KMSH-ja*



*Myftiu gjatë vizitës në Firajë*

përurim ishte edhe shejh Mahmud Arnauti.

Pas urimit të mirëseardhjes nga imami i fshatit, nga myftiu Tërnava u kërkua të mbajë një fjalë rasti para xhematit të tubuar në Firajë. Duke u shprehur shumë i gëzuar për hapjen edhe një shtëpie të Zotit, myftiu Tërnava me këtë rast, ndër të tjera tha: "Kur shohim këtë xhami shpirti na gëzohet, e sytë na pushojnë edhe më. Sepse këtij vendi të bukur ia ka shtuar bukurinë edhe më shumë".

Myftiu Tërnava para besimtarëve gjithashtu rikujtoi fjalët e Zotit nga Kurani famëmadh, se shtëpi të Zotit ndërtojnë vetëm ata që falin namazin, japin zeqatin, dhe ia kanë frikën Zotit dhe bëjnë punë të mira.

"Në ndërtimin e kësaj xhamie të gjithë keni ndihmuar shumë. Por, për ne është nder që këtu të pranishëm ta kemi njërin prej shkaktarëve kryesorë, mysafirin dhe donatorin nga Bahrejni, Mahmud Sharif, i cili, me dëshirën e Allahut, përveç për këtë xhami, është shkaktar i ndërtimit edhe të shumë xhamive të tjera", tha ndër të tjera myftiu Naim ef. Tërnava.

Pas prerjes së shiritit përurues nga myftiu Tërnava, donatori dhe kryetari i Këshillit të BI-së në Ferizaj, Bujar ef. Hasani, xhemati hyri në xhami për ta falur namazin e parë në këtë xhami, më të vlefshmin namaz të javës, pra atë të xhumasë. Me këtë rast hytben e xhumasë e mbajti myftiu Tërnava, ku dha një varg këshillash për xhematin e pranishëm, ndërsa namazin e xhumasë e fali shejh Mahmud Arnauti.

Për gjithë të pranishmit banorët e Firajës edhe këtë herë kishin treguar bujarinë e tyre, duke përgatitur ëmbëlsira të shumta dhe ushqime tradicionale për gjithë mysafirët. *(B. Jaha)*

### Myftiu Tërnava priti kryetarin e Vushtrrisë

*Prishtinë, 30 maj 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti në një takim kryetarin e Komunës së Vushtrrisë, Z. Bajram Mulaku, së bashku me drejtorin për Shëndetësi dhe Mirëqenie Sociale të Vushtrrisë, z. Abdullah Klinakun.

Myftiu Tërnava, pasi u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve, të njëjtit i informoi përkitazi me aktivitetin dhe punën që është duke bërë BIK-u në ndërtimin e infrastrukturës dhe shumë projekteve, që sa më shumë t'ua lehtësojnë jetën qytetarëve dhe xhematit në veçanti, si dhe për rolin dhe kontributin që ka dhënë BIK-u, dhe që po e jep edhe tani, sidomos në ndërtimin dhe konsolidimin e institucioneve të shtetit tonë.

Nga ana e tij kryetari Mulaku falënderoi myftiun Tërnava për pritjen, dhe çmoi bashkëpunimin shumë të mirë që ka me Këshillin e Bashkësisë Islame në Vushtrri. Në të njëjtën kohë e falënderoi edhe kryetarin e KBI-së në Vushtrri, prof. Shemsi Rrahimin, për bashkëpunimin e mirë me institucionet komunale.



*Myftiu gjatë takimit me kryetarin Mulaku*

Kryetari Mulaku shpalosi sukseset dhe angazhimet e tij për realizimin e projekteve që janë në interes të qytetarëve, e për të cilat shprehi gatishmërinë e plotë për bashkëpunim me Bashkësinë Islame të Kosovës. Ai potencoi mbështetjen konkrete në fushën e shëndetësisë dhe mirëqenies sociale që po jep KBI e Vushtrrisë.

Myftiu Tërnava shprehu gatishmërinë e plotë për mbështetjen që mund të ofrojë BIK-u përkitazi me projektet nga këto fusha. Në këtë takim u potencua edhe investimi i madh në Spitalin "Shejh Zaid" në Vushtrri, si dhe investimet e tjera që priten të realizohen në fushat e tjera.

### Myftiu Tërnava priti nënkryetarin e Komunës së Suharekës

*Prishtinë, 30 maj 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në një takim nënkryetarin e Komunës së Suharekës, z. Rexhep Kuçin. Në këtë takim myftiu Tërnava e informoi nënkryetarin Kuçi për punën dhe angazhimin që po bën Bashkësia Islame e Kosovës në mirëvajtjen e jetës fetare në territorin e Kosovës. Myftiu po ashtu u ndal edhe në rolin që ka luajtur Bashkësia Islame e Kosovës në ngritjen e institucioneve të shtetit të Kosovës, duke vlerësuar dhe çmuar kontributin e hoxhallarëve dhe institucioneve të BIK-ut në proceset nëpër të cilat ka kaluar dhe po kalon vendi ynë.

Nga ana e tij nënkryetari i Komunës së Suharekës, z. Rexhep Kuçi e falënderoi myftiun Tërnava për pritjen, dhe vlerësoi se ka një bashkëpunim shumë të ngushtë


*Myftiu gjatë takimit me nënkryetarin Kuçi*

dhe të mirë me Këshillin e Bashkësisë Islame në Suharekë, dhe kjo frymë e komunikimit dhe bashkëpunimit do të vazhdohet edhe në të ardhmen.

### Myftiu Tërnava priti ambasadoren e Finlandës, znj. Anne Huhtamäki

*Prishtinë, 31 maj 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti në një takim ambasadoren e Republikës së Finlandës në Kosovë, znj. Anne Huhtamäki, si dhe mysafirin nga Finlanda, z. Pekka Metso-ambasador koordinues për procesin dialogues ndërkulturor dhe ndërfetar. Myftiu Tërnava njëherazi do të jetë folës në Konferencën për Dialogut Ndërfetar, që do të fillojë sot në Prishtinë.

Myftiu Tërnava, pasi u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve, të njëjtët i informoi me historikun e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe me aktivitetin që BIK-u zhvillon në shkallë vendi. Ai po ashtu theksoi se Kosova ka një harmoni fetare dhe është një shoqëri tolerante, ku secili manifeston besimin e vet lirshëm, dhe këtë kulturë bashkëpunimi institucioni i BIK-ut do ta vazhdojë edhe në të ardhmen.


*Myftiu gjatë takimit me ambasadoren Huhtamäki*

Nga ana e saj ambasadorja e Republikës së Finlandës në Kosovë, znj. Anne Huhtamäki, falënderoi myftiun Tërnava për pritjen, dhe vlerësoi e çmoi kontributin që po jep BIK-u rreth tolerancës dhe dialogut ndërkulturor dhe ndërfetar.

### Kryesia e Bashkësisë Islame mban mbledhje

*Prishtinë, 21 maj 2016*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në mbledhjen e mbajtur më 21 maj 2016, të kryesuar nga myftiu Naim ef. Tërnava, diskutoi për gjendjen e krijuar në Këshillin e BI të Preshevës, shqyrtoi dhe miratoi projektin e aktiviteteve për muajin e bekuar Ramazan, të paraqitur nga Drejtoria për Çështje Fetare - Arsimore, si dhe nga drejtori për Veprimtari Botuese - Ahmet Sadriu, - u informua për fillimin e punës së Produksiont të Kryesisë së BIK-ut. Kryesia po ashtu shqyrtoi edhe një sërë lëndësh nga terreni, për të cilat mori vendime në bazë të kompetencave kushtetuese.


*Mbledhja e Kryesisë së BIK*

### Mbledhja e Redaksisë së revistës Dituria Islame

Më 25 maj u mbajt mbledhja e radhës e redaksisë së revistës “Dituria Islame”, në të cilën morën pjesë kryeredaktori Mr. Ajni Sinani, sekretari i Redaksisë Mr. Rexhep Suma, si dhe anëtarët tjerë të redaksisë. Mbledhja u hap


*Nga mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria Islame"*

me një ashere nga Kurani, të kënduar nga prof. Ekrem Maqedonci, kurse më pas kryeredaktori Sinani falënderoi anëtarët e redaksisë për kontributin dhe mundin që janë duke dhënë në procesin e daljes së kësaj reviste, e që është në të mirë të opinionit të gjerë. Ai me këtë rast falënderoi edhe Myftiun e Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, për mbështetjen dhe interesimin pa rezervë në punët që po bëhen për daljen e kësaj reviste, dhe njëherazi falënderoi edhe drejtorin për Shtyp e Veprimtari Botuese, Ahmet ef. Sadriun, për vëmendjen dhe kujdesin e tij të vazhdueshëm që "Dituria Islame" të dal sa më mirë, dhe të jetë sa më afër lexuesit. Sinani më pas bëri një rezyme të dy numrave të fundit të revistës, gjegjësisht numrave 306 dhe 307, dhe më pas u hapën diskutime dhe u bënë analiza rreth temave dhe artikujve të botuar në dy numrat e fundit të revistës sonë "Diturisë Islame".

### Një delegacion i lartë nga Ministria e Edukimit të Turqisë vizituan Kryesinë e Bashkësisë Islame

Një delegacion i lartë nga Ministria e Edukimit të Turqisë, kryesuar nga Nazif Yilmaz - drejtor i Përgjithshëm në këtë Ministri, të enjten vizituan Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës. Në pritje të tyre ishte Ahmet ef. Sadriu - drejtor për Shtyp dhe Veprimtari Botuese, si dhe Ekrem ef. Simnica - drejtor i Diasporës.

Ahmet ef. Sadriu, pasi shprehu mirëseardhje për mysafirët, dhe të njëjtit i informoi me historinë e BIK-ut dhe organizimin e jetës fetare që zhvillohet në territorin e Kosovës.

Nga ana e tij, Nazif Yilmaz, falënderoi për mikpritjen, si dhe shpalosi aktivitetet që po zhvillon institucioni që ai drejton, por edhe shfaqi gatishmëri që në të ardhmen të bashkëpunohet në realizimin e projekteve në interes të dy vendeve. *(R.S.)*

### Kryeimami Bajgora në takime regjionale me nëpunësit e BIK-ut

*Maj 2016*

Në prag të muajit të shenjtë Ramazan, kryeimami Sabri ef. Bajgora mbajti takime të rregullta regjionale, duke takuar administratën e Këshillave të BIK-ut dhe të gjithë imamët që shërbejnë anekënd Republikës së Kosovës, përfshirë këtu edhe ata të Kosovës Lindore.

Pikë kyçe dhe referuese e këtyre takimeve ishte diskutimi dhe parapërgatitja për pritjen e muajit të shenjtë Ramazan. Kryeimami Bajgora para të pranishmëve shpalosi programin e BIK-ut për aktivitetet fetare gjatë këtij muaji, duke kërkuar nga të gjithë imamët që gjatë


*Takimi me delegacionin nga Ministria e Edukimit të Turqisë*


*Kryeimami Bajgora në takim me imamët e Gjilanit*

kryerjes së detyrave të tyre, në raportin imam – Këshill – Kryesi, dhe anasjelltas, t'i përmbahen vijës institucionale dhe hierarkike të BIK-ut, pastaj të ketë bashkëpunim në mes të imamëve në nivel të duhur.

Një theks të veçantë kryeimami Bajgora i kushtoi edhe mënyrës së ligjërimit të imamëve para audiencës, pra paraqitjes së tyre publike. Ai tërhoqi vërejtjen që gjatë fjalimeve që ata mbajnë të jenë të matur e të kujdesshëm, dhe të ftojnë në rrugën e Zotit të tyre po sipas porosive të Krijuesit, pra me urtësi dhe këshilla të mira. “Nuk ka dyshim se ju jeni bartësit kryesor të këtij misioni të shenjtë. Qëllim yni parësor është lartësimi i fjalës së Zotit, për çka jemi të thirrur. Jemi përgjegjës para Krijuesit dhe popullit tonë për këtë amanet që e kemi marrë mbi supet tona. Ta ruajmë traditën e kultivuar të ligjërimit tonë këtu si tash e 600 vjet! Mos të shkelim mbi sakrificën e të parëve tanë për ta ruajtur këtë atdhe e këtë islam burimor! Ta mbrojmë atë në mënyrë të dinjitetshme, ashtu si i ka hije. Pamaturia dhe papërgjegjshmëria e disa personave ka ndikuar që t'i shkaktohet dëm jo vetëm institucionit ku ne veprojmë, vendit ku ne jetojmë, por edhe Islamit në përgjithësi”, ishin disa nga porositë e kryeimamit Bajgora drejtuar imamëve.

Kryeimami Sabri ef. Bajgora, i shoqëruar nga zëvendësi i tij, Fatmir ef. Iljazi, në përfundim të vizitave shfrytëzoi rastin që në emër të Kryesisë së BIK, t'i shprehë urimet dhe përgëzimet për ardhjen e muajit Ramazan për të gjithë nëpunësit e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, dhe nëpërmes tyre edhe për xhematin mysliman anekënd Kosovës.

### Në natën e bekuar të Israsë dhe Miraxhit, kryeimami Bajgora mban ligjëratë në Gjilan

Data 3 maj 2016, e cila në kalendarin hënor përkoi me natën e bekuar të Israsë dhe Miraxhit, mblodhi besimtarë të shumtë të Gjilanit e më gjerë, në xhaminë Qendrore të kësaj komune, të cilët patën kënaqësinë që me ligjëratën e mbajtur nga kryeimami i BIK të Kosovës Sabri ef. Bajgora, të freskonin shpirtin, zemrat dhe mendjet e tyre.

Në emër të KBI-së të Gjilanit, Naim ef. Aliu– kryetar, i përshëndeti të pranishmit, dhe u dëshiroi mirëseardhje. Një pjesë nga Kurani e lexoi Besir Musliu, ndërsa fjalën e mori kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, i cili në emër të myftiut Tërnava dhe në emrin e tij uroi këtë natë të bekuar të Israsë dhe Miraxhit jo vetëm të pranishmëve në xhami, por edhe të gjithë qytetarëve të Gjilanit që e ndiqnin këtë ngjarje nëpërmes medieve lokale. Bajgora tha se kjo ngjarje në këtë natë na përkujton zgjatjen e dorës së mëshirës hyjnore drejtuar



*Kryeimami Bajgora mbajti ligjëratë në Gjilan*

pejgamberit tonë Muhamed Mustafasë a.s., vulës së të gjithë pejgamberëve.

“Myslimanët qe 14 shekuj e tutje jetojnë në përkujtimin e kësaj nate të bekuar, e kësaj ngjarje madhështore të Israsë dhe Miraxhit, dhe kjo ndodhi e mbinatyrshme, kjo mrekulli nuk erdhi që ta përkrahte e ta fuqizonte fenë Islame, por erdhi për përkrahjen e të Dërguarit të Tij, t'i bëhej me dije se mëshira hyjnore, kujdesi i Allahut do të jetë gjithmonë me ty dhe pranë teje. Ky ishte një mesazh i fuqishëm nga Zoti se nëse banorët e Tokës do të të refuzojnë o Muhamed, do të të përqeshin e do të të tallin, ta dish se Ti je i respektuar e i lëvduar nga banorët e qiellit. Prandaj mos u brengos dhe mos u përul para sfidave dhe pengesave gjatë kryerjes së misionit me të cilin je ngarkuar”, u shpreh kryeimami.

Këtë manifestim me prezencën e tyre e nderuan edhe kryetarët e BI të Vitisë dhe Kamenicës me bashkëpunëtorë, derisa kryeimami Bajgora shoqërohej nga asistenti i tij Fatmir Iljazi, këshilltari i Myftiut Vedat Sahiti dhe ndihmës sekretari Rexhep Luma. *(Fatmir Iljazi)*

### Akademi përkujtimore për dëshmorin Hoxhë Jonuz Zejnullahun

Në 17 vjetorin e rënies dëshmor të Hoxhë Jonuz Zejnullahut, në shtëpinë e kulturës “Gursel e Bajram Sulejmani” në Viti, më 4 maj u mbajt akademi përkujtimore. Këtë ngjarje e organizoi Këshilli i Bashkësisë Islame i

Vitisë, në bashkëpunim me Shoqatat e dala nga lufta. Në këtë ngjarje morën pjesë përfaqësues të strukturave komunale, KBI të rajonit, familjarë të dëshmorëve etj. Akademia u hap me leximin e disa vargjeve kuranore.

Në emër të Kryesisë së BIK-ut të Kosovës dhe të myftiut Naim Tërnava një fjalë rasti e mbajti dekani i Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë, Prof. Dr. Fahrush Rexhepi, i cili duke shpalosur jetëshkrimin dhe biografinë e Hoxhë Jonuz Zejnullahut tha se ai ishte i edukuar në frymën e unitetit fetar dhe kombëtar, dhe mësoi për mbrojtjen e identitetit tonë kombëtar. "Hoxhë Jonuz Zejnullahu ishte fetar, atdhetar i madh dhe dëshmor i kombit. I edukuar në frymën fetare islame dhe kombëtare, i ndikuar nga rrethi i tij familjar, Hoxhë Jonuz Zejnullahu ndoqi mësimet e mesme fetare në Medresenë "Alaudin" në Prishtinë, ku u dallua si nxënës i vyeshëm dhe i aftë. Gjatë shkollimit në Medrese ai arriti të pajiset me njohuri të larta fetare, moralizuese, shoqërore, filozofike e shkencore. Krahas edukimit fetar, ai u ngrit dhe u kalit edhe në frymën patriotike kombëtare", tha dekani Rexhepi. Ai më tutje shtoi se nuk është rastësi që shumë nga prijësit fetarë nga rilindja më parë dhe më pas u vunë në krye të lëvizjes së armatosur, dhe ranë dëshmorë për çlirimin kombëtar, si: Haxhi Ymer Prizreni, Haxhi Zeka, Hoxhë Voka, Hafiz Ibrahim Dalliu, Hoxhë Kadri Prishtina, Mulla Idriz Gjilani, si dhe shumë të tjerë që jetën ia falën vatanit.

Kryetari i KBI në Viti, Husamedin Hoxha, duke iu drejtuar të pranishmëve, tha: "Vepra historike e dëshmorit-Hoxhë Jonuzit, - na tregon më së miri se institucionet fetare islame në Kosovë, krahas punës së tyre për të lartësuar fjalën e Zotit, kanë ditur të nxjerrin edhe personalitete e patriotë që i kanë dalë zot atdheut, për liri dhe pavarësi.



*Dr. Fahrush Rexhepi në fjalën e tij në akademinë përkujtimore*

Hasan Aliu, nënkryetar i Vitisë, tha se figura e dëshmorit Hoxhë Jonuz Zejnullahu është argumenti më i mirë se dëshmorët e kombit dhe vepra e tyre do të mbeten sinonim i brezave të ardhshëm. "Sot këtu na ka bashkuar vepra dhe heroizmi i dëshmorit të kombit Hoxhë Jonuz Zejnullahu, i cili pos që pati mision edukimin e brezave dhe shërbimin në aspektin fetar, primare e kishte edhe çlirimin e atdheut nga pushteti serbo-sllav.

Në emër të familjes së dëshmorit Hoxhë Jonuz Zejnullahu pjesëmarrësit i përshëndeti mbesa e tij, Hava Zejnullahu, si dhe me një fjalë rasti u paraqit edhe Abdyl Bajrami, kryetar i Organizatës së Veteranëve të Luftës, dega në Viti.

Në fund u shfaq një pjesë e filmit dokumentar për dëshmorin Hoxhë Jonuzin, me titull "Hoxhë Jonuz Zejnullahu legjendë e Luftës Çlirimtare".

Hoxhë Jonuzi ra dëshmor në Betejën e Koshares, më 5 maj 1999, në një aksion kundër forcave të armikut, duke u hedhur në bunkerin e ushtrisë serbe, me ç'rast eliminoi disa ushtarë të armikut dhe vetë kaloi në botën e amshueshme, për të mos vdekur kurrë. *(R.S.)*

### Inaugurohet xhamia e "Jashar Pashës" në Prishtinë

Më 6 maj 2016, pas 4 vitesh punë në restaurimin e saj, në mënyrë solemne u bë rihapja e xhamisë "Jashar Pasha".

Hetem ef. Sopjani-kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës, përshëndeti të gjithë xhematin, në emrin e tij personal dhe në emër të institucionit që ai udhëheq. "Xhamitë janë shtëpitë e Allahut, në të cilat mësohen fjalët e Tij, mësohet Njëshmëria e Tij, edukata, morali sinqeriteti, si dhe çdo gjë tjetër që ka të bëjë me jetën e kësaj bote dhe botën tjetër. Për ne sot është një ditë e veçantë, kur jemi me ju në përurimin e kësaj xhamie të bukur. Allahu i shpërbleftë të gjithë ata që ndihmuan në çfarëdo mënyre në restaurimin e saj", u shpreh Sopjani.

Koordinatori i TIKA-s në Kosovë, Ejup Javuz Umutllu, tha se "TIKA" është një organizatë që është aktive në shumë sektorë, një ndër të cilët është edhe kujdesi për trashëgiminë kulturore. "Kjo xhami ishte e bukur edhe para restaurimit të saj. Xhamia, ashtu siç jeni në dijeni edhe ju, ishte aq e dëmtuar sa rrezikohej rrënimi i saj. Punët që janë bërë në këtë objekt nuk donë koment; janë punë që shihen me syrin e lirë, derisa kemi edhe punë që ju nuk mund t'i vëreni, e që kanë të bëjnë me përforcimin e strukturës së xhamisë si: përforcimi i themeleve, mureve dhe kupolës. Ne këto xhami i

shohim si një letër nga e kaluara për të ardhmen, që na thonë: ej, ju njerëz, ju dhe qytetërimi juaj me shekuj jeni të lashtë në këto toka. Ky qytetërim ka një kuptim të estetikës, për nga ana e bukurisë. Ne nuk kemi bërë diçka më tepër sesa kemi shkundur pluhurin e xhamisë, si përkujtim për gjeneratat që vijnë pas nesh", tha koordinatori i TIKA-s.

Përfaqësuesi i Kryesisë së BIK-ut, sekretari gjeneral, Resul ef. Rexhepi, në fjalën e tij drejtuar pjesëmarrësve, ndër të tjera, tha: "Allahu xh.sh. në Kuran përmend se xhamitë i ndërtojnë vetëm ata që i besojnë Madhërisë së Tij dhe Ditës së Fundit, ata që e falin namazin dhe e japin Zeqatin, prandaj, me këtë rast dëshiroj që në emër të Kryesisë së BIK-ut, në emër të myftiut Tërnava, si dhe në emër të xhematit, një falënderim të veçantë t'ia adresoj shoqatës TIKA, e cila në vazhdimësi ka qëndruar afër nesh për kthimin në vendin që e meritojnë të shumë objekteve të vjetra anekënd Kosovës, e që konsiderohen trashëgimi jona kulturore. Sot xhamia e "Jashar Pashës", si perlë e Prishtinës, po i rikthehet rishtazi qytetarëve të Prishtinës dhe jo vetëm atyre, që t'ua mundësojë bërjen e ibadeteve në të. Shpresojmë që së shpejti edhe në "Xhaminë e Çarshisë" të tubohemi ashtu siç jemi tubuar sot këtu! Xhemati i xhamisë është bukuria e xhamisë, e kjo do të thotë se nuk mjaftojnë vetëm muret e zbukuruara. Edhe një herë, urime!", përfundoi fjalën e tij sekretari Rexhepi.

Sabri ef. Bajgora në hutben e xhumasë, që e mbajti në këtë xhami, përgëzoi të gjithë ata që ndihmuan në restaurimin e xhamisë, si dhe ata që me prezencën e tyre në këtë xhami do ta hijeshojnë edhe më. "Më lejoni që t'jua uroj rihapjen e kësaj xhamie, duke e lutur Zotin xh.sh. që gjithmonë në brendinë e saj të ketë njerëz që bëjnë sexhde për Krijuesin e tyre Fuqiplotë, njerëz që me kënaqësi vijnë për ta falur këtë namaz, dhe që njëkohësisht edukojnë shpirtin e tyre me mësimet e Kuranit famëlartë dhe udhëzimet e Pejgamberit a.s. Allahu xh.sh. e lavdëron një kategori njerëzish, kur thotë se me të vërtetë xhamitë i ndërtojnë ata njerëz që bindshëm besojnë në Allahu xh.sh. Njëkohësisht, i Dërguari i Allahut nxit dhe përgëzon ata të rinj që zemrat e tyre i kanë lidhur me shtëpitë e Zotit, kur thotë, shtatë grupe njerëzish do të jenë nën hijen e rahmetit të Allahut, në atë ditë kur nuk do të ketë hije tjetër përveç hijes së Tij (është fjala për ditën e llogarisë), e ndër to, grupi i të rinjve zemrat e të cilëve kanë qenë të lidhura me xhami dhe ata që kanë kryer obligimet e namazit në xhami. Prandaj e lusim Allahun që dashuria jonë ndaj shtëpive



*Sekretari i BIK-ut, Resul ef. Rexhepi gjatë fjalës së tij*



të Zotit të jetë shkak i shpërblimit tonë me Xhenet. Pejgamberi a.s. nxit që të ndërtohen sa më tepër xhami: "Ai që për hir të Zotit ndërton një xhami në tokë, Allahu atij personi do t'ia ndërtojë një pallat në Xhenet".

Me rastin e rihapjes së xhamisë së "Jashar Pashës", sekretari gjeneral i Kryesisë së BIK-ut, Resul ef. Rexhepi edhe zyrtarisht ia dorëzoi çelësat e xhamisë kryetarit të Këshillit të BI në Prishtinë, Hetem ef. Sopjanit.

Xhamia e "Jashar Pashës" konsiderohet një nga xhevahiret e trashëgimisë kulturore të Prishtinës, e ndërtuar në shekullin XV dhe e rindërtuar në shekullin XIX, nga Jashar Mehmet Pashai, një qytetar i pasur i Prishtinës dhe guvernatori i Shkupit në vitin 1842, sipas të cilit edhe mori emrin.

Xhamia e Jashar Pashës është pjesë e kompleksit që paraqet historinë, kulturën dhe traditën e gjithë atyre që jetojnë dhe kanë jetuar ndër shekuj në qytetin e Prishtinës. Mirëpo kjo pasuri e jashtëzakonshme e peizazhit kulturor dhe historik të Prishtinës, që nga paslufta e Dytë Botërore, ka pësuar ndryshime të mëdha nga pamja e saj burimore, më së shumti për shkak të restaurimeve joprofesionale që janë bërë gjatë kohës së komunizmit, e që e kanë dëmtuar tej mase. Dëmtimet ishin aq të mëdha saqë në fillim të vitit 2012 Këshilli i Bashkësisë Islame të Prishtinës vendosi ta mbyllte xhaminë për besimtarët, për shkak të rrezikut nga rrënimi, si pasojë e çarjeve dhe dëmeve të tjera që i kishte pësuar xhamia.

Duke qenë se Qeveria e Kosovës, gjegjësisht, Ministria e Kulturës Rinisë dhe Sportit, i kushton rëndësi të veçantë trashëgimisë kulturore, ajo, në pajtim me Bashkësinë Islame të Kosovës, ka nënshkruar memorandum bashkëpunimi me TIKA-n, Agjencinë Turke për Bashkëpunim dhe Koordinim në Kosovë, për ta restauruar këtë xhami dhe për t'ia kthyer shkëlqimin e dikurshëm. *(F.Iljazi)*

### Drejtori i Diasporës Ekrem Simnica vizitoi mërgatën shqiptare në Zvicër

Më 15 maj, drejtori i Diasporës në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Mr. Ekrem ef. Simnica, mori pjesë në manifestimin për fillimin e ndërtimit të xhamisë "Ebu Hanife", në Grenchen (Zvicër), ku ishin të ftuar edhe shumë mysafirë të tjerë nga Bashkësia Islame Shqiptare në Zvicër. Pasi i përgëzoi dhe i uroi për ndërtimin e kësaj xhamie, Simnica para të pranishmëve foli për rëndësinë e xhamisë dhe rolin e saj në unifikimin dhe organizimin e besimtarëve, e sidomos të mërgatës shqiptare.

Po në të njëjtën ditë drejtori i Diasporës në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Mr. Ekrem ef. Simnica, vizitoi xhaminë "Uniteti" në Lucern, ku u prit nga Kryesia e xhamisë dhe xhemati, me ç'rast bisedoi më për së afërmi dhe u njoh me punën dhe aktivitetin që po zhvillon kjo xhami në të mirë të komunitetit dhe mërgatës sonë shqiptare.

Kurse më 16 maj, drejtori Simnica vizitoi xhaminë "Hör" në Cyrih, ku u prit nga kryetari i xhamisë, Driton ef. Hyseni dhe anëtarët tjerë të xhamisë, por edhe imami i xhamisë, Bilall Tahiri.

Po në të njëjtën ditë, në mbrëmje vizitoi shtëpinë e adhurimeve, ku u prit nga kryetari i Bashkësisë Islame Shqiptare, dhe njëherazi imami i kësaj xhamie, Mustafë Mehmeti, me të cilin diskutoi edhe për mbarëvajtjen e punëve dhe aktiviteteve të tyre në këtë institucion.

Kurse më 17 maj, në agjendën e vizitës ishte Ambasada e Kosovës në Bernë, ku drejtori i Diasporës i BIK-ut, Ekrem ef. Simnica u prit nga ushtruesi i detyrës së ambasadorit, Mustafë Xhemaili, i cili pas urimit të mirëseardhjes bisedën e shtroi rreth mësimit të gjuhës shqipe dhe koordinimit mes qendrave shqiptare me Ambasadën, si dhe koordinimin e punëve me qendrat



*Ekrem ef. Simnica gjatë vizitës në Zvicër*

shqiptare dhe kontrollimin e mbarëvajtjes së tyre.

Në shenjë mirënjohje, respekti e kontributi, drejtori Simnica i dhuroi një mirënjohje ushtruesit të detyrës së ambasadorit, z.Mustafë Xhemailit.

Në vazhdën e takimeve ishte edhe ai me kryetarin e rrjeteve të bizneseve shqiptare në Zvicër, z. Naser Mustafën të cilit, pas falënderimit për kontributin e dhënë rreth organizimit të qendrave shqiptare të mërgimtarëve tanë në Zvicër, gjithashtu iu dha një mirënjohje.

Në fund u vizitua edhe qendra islame shqiptare në Lozanë, dhe iu urua vendosja në objektin e ri, dhe u shpreh falënderim për punën dhe kontributin që po bëjnë në edukimin e popullatës sonë në mërgatë, e në veçanti për punën dhe angazhimin e tyre në mësim-besimin fetare dhe mësimin dhe ruajtjen e gjuhës shqipe, që është element i identitetit tonë kombëtar. *(R.S.)*

### Në Stamboll Kongres për unifikimin e Takvimit

*Stamboll , 28-30 maj 2016*

Në Stamboll përfundoi punimet Kongresi Botëror për Unifikimin e Kalendarit Islam – Hixhri, ku morën pjesë mbi 50 përfaqësues nga shtete të ndryshme dhe nga të katër anët e botës. Nga Kosova në këtë Kongrese mori pjesë sekretari i Përgjithshëm i Bashkësisë Islame të Kosovës, Resul ef. Rexhepi, i cili njëherësh është edhe kryeredaktor i Takvimit, i shoqëruar nga këshilltari i myftiut Tërnava, Vedat ef. Sahiti.

Në deklaratën përmbyllëse të kongresit është potencuar domosdoshmëria e unifikimit të kalendarit islam për të gjitha shtetet. Ky konkludim për miratim do t'i përcillet edhe Organizatës së Bashkëpunimit Islamik.

Komisioni i eksperteve së shpejti do të përgatitë dhe do të botojë kalendarin hixhrij për 10 vitet e ardhshme, i cili nga ana e DIJANET-it do të shpërndahet në të gjitha shtetet e botës. Të gjithë pjesëmarrësit në mënyrë unanime u shprehën se do ta përkrahin e mbështesin grupit e ekspertëve.

### Prof. Dr. Muhamed Ali mbajti disa ligjërata në FSI

Më 3 maj, në FSI ishte si "Visiting profesor" Prof. Dr. Muhamed Ali, profesor dhe njëherit prorektor në Fakultetin Ndërkombëtar të Sarajevës. Atë e priti dekani i FSI-së, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi dhe koordinatorja për marrëdhënie me jashtë Muzaqete Kosumi. Dekani fillimisht e informoi rreth aktiviteteve akademike, shkencore dhe edukative që është duke ndërmarrë FSI, me qëllim të ofrimit të kushteve sa më të mira për studentë ndërsa më tej foli edhe për procesin e akreditimit të Fakultetit dhe sfidave nëpër të cilat ka kaluar FSI derisa është akredituar. Prof. Dr. Muhamed Ali mbajti një varg ligjëratash përpara studentëve dhe disa prej profesorëve s të FSI-së, dhe foli për lëndën e Usuli Fikhut, kryesisht temën "Kavaidul Fikhije dhe Kavaidul Usulije - Rregullat e Fikhut dhe Usulit". Ai gjatë kësaj trajtese tregoi që rregullat e Fikhut nisën në shekullin IV h., duke u bërë sistematizimi i tyre në bazë të principeve/rregullave të caktuara që quhen Kavaid El Fikhijje (Rregullat e Fikhut). Më tej ai shpjegoi që Kavaid Fikhije dhe Kavaid Usulije janë dy shkenca të ndërlidhura ngushtë njëra me tjetrën.

Kavaid Usulije bazohet për nxjerrjen e dispozitave, kurse Kavaid Fikhije për mbledhjen e detajeve dhe çështjeve të ndryshme të Fikhut. Rregullat e Usulit nxirren më së shumti nga fjalët arabe, si rregulli: "Urdhri aludon obligueshmërinë, dhe ndalesa aludon të ndaluarat (haramet)." Ndërsa rregullat e Fikhut ngrihen nga dispozitat dhe çështjet e ngjashme të Sheriatit. Pasta foli për disa çështje që bazohen në këto rregulla, ai gjithashtu foli se në bazë të tyre dhe rrethanave e shumë kushteve tjera po ato zgjidhen si çështje. Në



*Kongresi Botëror për Unifikimin e Kalendarit Islam – Hixhri*



*Prof. Dr. Muhamed Ali gjatë ligjëratës në FSI*

fund të ligjëratës studentët parashtruan disa pyetje, të cilave profesori i nderuar iu përgjigj kënaqshëm. U bisedua edhe për bashkëpunim ndërmjet dy institucioneve, e krejt në fund, në shenjë mirënjohjeje për kontributin e dhënë, dekani i FSI-së ia dhuroi mysafirit stemën e FSI-së. *(Vedat Shabani)*

### Prof. Dr. Zekerija Sejdini mbajti ligjërata në FSI

Më 17 maj Prof. Dr. Zekerija Sejdini, profesor në Departamentin e Pedagogjisë Islame pranë Universitetit "Innsbruck" të Austrisë, në cilësinë e "Visiting profesor", gjatë tri ditëve të qëndrimit të tij në FSI mbajti disa ligjërata para studentëve të po këtij fakulteti. Fokusimi i profesorit gjatë ligjërimit ishte rreth temave që kanë të bëjnë me Islamin në Evropë. Ligjëratat e profesorit ngjallën kureshtje të madhe te studentët e FSI-së, gjë që e shprehen edhe në ligjëratën e fundit. Menaxhmenti i Fakultetit të Studimeve Islame gjithherë ka në fokus ngritjen e cilësisë së studimeve në fakultet, prandaj edhe në të ardhmen nuk do të mungojnë aktivitete të tilla. *(Vedat Shabani)*



*Prof. Dr. Zekerija Sejdini gjatë ligjëratës në FSI*

### Një delegacion nga Turqia vizitoi FSI-në

Më 19 maj dekani i Fakultetit të Studimeve Islame, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi me bashkëpunëtorë, priti në një takim drejtorin e Përgjithshëm për Çështje të Arsimit Fetar pranë Ministrisë së Arsimit të Republikës së Turqisë, z. Nazif Jëllmaz me bashkëpunëtorë. Në takim ishte edhe mushaviri i Dijanetit të Turqisë, z. Idriz Keskin.

Dekani fillimisht shprehu mirëseardhjen për mysafirët, e në vazhdim i informoi rreth historikut të FSI-së, themelimit, stafit akademik, studentëve, e po ashtu edhe për procesin e akreditimit, bashkëpunimin ndërkombëtar dhe angazhimin e menaxhmentit të fakultetit



*Delegacioni nga Turqia në vizitë FSI-së*

për realizimin e projekteve hulumtuese-shkencore.

Mysafirët u ndanë mjaft të kënaqur me njohuritë që morën rreth institucionit të FSI-së, dhe theksuan se në të ardhmen do të ketë një bashkëpunim edhe më të theksuar dhe mbështetje edhe për ndonjë projekt të FSI-së. Konkretisht u bisedua për mundësinë e ardhjes së studentëve nga Turqia për të vazhduar studimet në FSI. *(Vedat Shabani)*

### Përfundon suvatimi i "Xhamisë së çarshisë" dhe i KBI të Hanit të Elezit

Në vigjilje të muajit Ramazan përfundoi suvatimi i "Xhamisë së çarshisë" dhe selisë së KBI në Han të Elezit. Këtë donacion e dhuroi familja e haxhi Rufki Vilës, me menaxher Faruk Vilën, dhe donacioni kap vlerën e 6500 eurove. Kompania që e realizoi projektin ishte "Suvatimi", me pronar Afrim Shkretën. Familja e haxhi Rufkiut vazhdimisht ka dhënë një kontribut për



fe e atdhe. Prandaj, për bamirësit Allahu xh.sh. thotë: "Përfundimi është miskë-i këndshëm, e në këto (vepra) le të garojnë dhe nxitojnë garuesit (e devotshëm!" (El Mutafifinë, 26) Pejgamberi a.s., thotë: "Kush ndërton një xhami në dynja, Allahu ia ndërton atij një pallat në Xhenet. Lutemi tek Allahu që bijtë e h. Rufki Vilës, Faruku dhe të tjerët, të jenë të shpërblyer me mirësi në dy botët. *(M. Vila)*

### Aksion madhështor në Han të Elezit

KBI e Hanit të Elezit, në bashkëpunim me shoqatën turke "Dost Eli" nga Konya, organizuan syneti njëditore për fëmijët e varfër. Duke filluar nga ora 9 e deri në ora 16, janë bërë synet 101 fëmijë. Ky aksion kishte një mesazh kursimi për komunitetin tonë. Një përkrahje e veçantë ka qenë edhe nga kryetari i Komunës z. Rufki Suma, i cili gjatë takimit bëri një falënderim për kontributin kolosal që po bën populli turk për Kosovën dhe komunën tonë.

Ishte një organizim cilësor, me emocione të përziera në mes gëzimit dhe dhimbjes së lotëve të fëmijëve. Allahu i shpërbleftë dhe i bekoftë të gjithë ata që morën pjesë dhe e ndihmuan këtë aksion humanitar! *(M. Vila)*

### Turniri në Futball organizuar nga Departamenti i të Rinjve-BIK

Të shtunën, më 28.05.2016, Departamenti i të Rinjve i BIK-ut për herë të tretë organizoi turnir në Futsall, me Këshillat e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës.

Në këtë turnir morën pjesë 20 ekipe.

1. KBI-Prishtinë, 2. KBI-Obiliq, 3. KBI-Dragash, 4. KBI-Drenas, 5. KBI-Deçan, 6. KBI-Vushtrri, 7. KBI-Prizren, 8. KBI-Skenderaj, 9. KBI-Klinë, 10. KBI-Shtime, 11. KBI-Fushë Kosovë, 12. KBI-Lipjan, 13. KBI-Ferizaj, 14. KBI-Viti, 15. KBI-Pejë, 16. KBI-Podujevë, 17. KBI-Kamenicë, 18. KBI-Gjilan, 19. KBI-Malishevë, dhe 20. Ekipi nga Kryesia e Bashkësisë Islame.

Pas zhvillimit të ndeshjeve në një atmosferë shumë vëllazërore, vendi i parë i takoi KBI të Vitisë, ndërsa vendi i dytë KBI të Shtimes, dhe, ai i treti KBI të Gjilanit. Ndërsa golashënuesi më i mirë në këtë turnir u shpall Adil Haxhiu nga KBI-Viti.

Organizatorët e këtij turniri kishin paraparë edhe shpërblime për tre vendet e para, si dhe për golashënuesin më të mirë.

Shpërblimet ishin si në vijim:

- Golashënuesi më i mirë: Top të Futbollit
- Vendi i tretë: Medalje të bronzta dhe 100 euro.
- Vendi i dytë: Medalje të argjendta dhe 150 euro.
- Vendi i parë: Medalje të arta, Kupa dhe 200 euro.



*Delegacioni nga Turqia në vizitë FSI-së*

Turniri filloi në ora 09:00, dhe u mbajt në fushën e sportit në Medresenë e mesme "Alaudin" në Prishtinë. Ndeshjet i referoi Njazi Ukshini - profesor i Edukatës fizike. *(Fitim Gashi)*

### Departamenti i të Rinjve i BIK-ut mban mbledhje

Më 31.05.2016, Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK-ut mbajti mbledhjen e gjashtë të rregullt me udhëheqësit e degëve të këtij Departamenti pranë Këshillave të BIK-ut, ku në rend dite pati prezantimin e raportit njëvjeçar për vitin 2015, por edhe planifikimin strategjik dhe shpalosjen e projekteve për të ardhmen.

Hapja e tubimit u bë me disa ajete kuranore, të lexuara nga Izedin ef. Krasniqi.

Të pranishmit në emër të Kryesisë së BIK-ut i përshëndeti dhe u uroi mirëseardhje udhëheqësi i DR të BIK-ut, Mr. Fitim Gashi, i cili edhe paraqiti pikat e rendit të ditës të kësaj mbledhjeje. Gashi i falënderoi të gjithë përfaqësuesit e Departamentit nëpër Këshillat e Bashkësisë Islame për punën dhe angazhimin e deritashëm, si dhe ofroi përkrahjen dhe mbështetjen e Departamentit edhe për të ardhmen. Më pastaj udhëheqësi i DR të BIK-ut, Mr. Fitim Gashi prezantoi raportin e punës njëvjeçare. Ai përmendi sukseset dhe të arriturat e këtij Departamenti, e njëkohësisht foli edhe për sfidat.

Raportin e punës njëvjeçare e prezantuan edhe përfaqësuesit e degëve të Departamentit nëpër Këshillat e BIK-ut. Ata, pasi paraqitën shkurtimisht punën e tyre, në fund, në formë të shkruar, dorëzuan edhe raportet e tyre në zyrën qendrore të Departamentit të të Rinjve. Në këtë takim u diskutua edhe rreth planit dhe strategjisë për të ardhmen, me ç'rast u paraqitën ide dhe propozime të ndryshme.

**Mbi 1,6 milionë myslimanë në Itali, por vetëm tetë xhami**



Italia është shtëpi për popullatën e katërt më të madhe myslimane në Evropë, por ka një problem me mungesën e xhamive. Ka një total prej tetë xhamive, me një sipërfaqe vetëm të dedikuar për lutje, si dhe elemente të njohura arkitektonike si një kupolë ose një minare, ku myezini e thërret ezanin për namaz. Për krahasim, Franca, e cila ka një popullsi myslimane tre deri në katër herë më të madhe sesa Italia, ka 2.200 xhami, ndërsa në Mbretërinë e Bashkuar, me një popullsi myslimane rreth dy herë më shumë se Italia, ka 1.500 xhami.

Përveç këtyre xhamive, sipas Maria Bombardieri, një studiuese shkencor në Universitetin e Padovës, dhe autore e librit "Xhamitë e Italisë", thotë se ka rreth 800 qendra kulturore dhe musal-la, të cilat janë dhoma joformale për namaz. Ato funksionojnë si vend adhurimi e takimi kulturor e arsimor.

Mungesa e xhamive aktuale është shkaktuar nga disa faktorë. Së pari Islami nuk njihet zyrtarisht nga Italia, siç njihet Kisha Katolike. Njohja e fesë nga shteti siguron mbrojtje për vendet e adhurimit, qasje në hapjen e shkollave,  respektim të festave fetare, dhe qasje në fondet publike përmes donacioneve. Edhe nëse ka pasur një mënyrë të lehtë për të marrë financim publik për xhami, leje për të hapur xhamitë është vështirë të merret nga autoritetet, dhe ndërtimi është kundërshtuar shpesh nga komunitetet lokale. Kur ka një mundësi për të ndërtuar një të tillë, Bombardieri thotë se komunitetet myslimane kanë tendencë të shmangin elementet dalluese arkitektonike, si minarja dhe kupolat, dhe jo aq sa për të krijuar tensione me komunitetet lokale.

Italia, shpjegon Bombardieri, është në një pozicion unik në krahasim me vendet e tjera evropiane: është pluraliste. Bashkësia Islame e saj përbëhet nga emigrantë relativisht të kohëve të fundit, dhe nga shumë kombe, dhe asnjë nga ata në shumicë. Kjo e bën të vështirë për një grup, kombëtar ose ndërkombëtar, si Vëllezërit Myslimanë, të bëhet hegjemoniste dhe të ushtrojë ndikim ekstremist. Megjithatë, komuniteti mysliman është në një pozicion që varet nga financimet e huaja për të ndërtuar xhamitë (Arabia Saudite ka financuar xhaminë e Romës, dhe Katari është financuesi më i madh i institucioneve myslimane në vend).

Tradicionalisht shumica e italianëve janë katolikë. Përveç katër milionë njerëz që identifikohen si jofetarë, jo të krishterë, në Itali janë vetëm rreth 1%. Sipas të dhënave nga Ministria e Punëve të Brendshme, Italia nuk kishte emigracion për t'u theksuar deri në fund të viteve 1980. Në vitin 1981, para se Italia të paraqes një program të strukturuar të imigracionit (vendi kishte një politikë të hapur kufitare deri atëherë), vetëm 321,000 emigrantë ose rreth 0.5 % e popullsisë janë regjistruar në Itali. Dhjetë vjet më vonë numri u rrit deri në 625,000-ose 1.1 % e popullsisë. Që atëherë gjërat përshpejtuan në mënyrë dramatike: në janar 2016 ka më shumë se 5 milionë të huaj që jetojnë në Itali, ose rreth 8.4 %. Një në tre emigrantë në Itali është mysliman, që i bie gati 2.6 % e popullsisë.

Boulaalam Abdurrahman Mustafa, imami i xhamisë në Palermo, i cili i shërben në një komunitet prej rreth 8500 banorësh dhe me rreth 8,000 anëtarë të përkohshëm, thotë se komuniteti i tij është i përbërë nga njerëz me origjinë nga 34 vende. Xhamia e Palermos, e cila u hap në vitin 1989, është xhamia më e vjetër e Italisë.

**Gruaja e parë myslimane në krye të parlamentit**

Muhterem Aras është zgjedhur kryetare e parlamentit në shtetin federal të Baden-Wurttembergut në Gjermani. Myslimania e parë e zgjedhur për kryetare të një parlamenti të shtetit federal gjerman është përshëndetur si hap "historik" për këtë vend. Muhterem Aras, anëtare e Partisë së Gjelbër, ka marrë funksionin nga partia e mëparshme antiimigruese. "Sot kemi shkruar historinë", ka thënë ajo pasi është zgjedhur me shumicë votash. Aras, tani pesëdhjetëvjeçare, ka thënë se fitorja e saj është porosi e dërguar "për hapje, tolerancë dhe integrim të suksesshëm". Aras u lind në Turqi, dhe si fëmijë me prindërit e saj është vendosur në një qytet afër Shtutgartit. Ka studiuar ekonominë, dhe kjo para se të themelojë firmën për këshilla tatimore. Karrierën politike e ka nisur më 1992, në këshillin lokal të të gjelbërve. Pasi ka ardhur në krye të këshillit lokal të partisë, ka hyrë në parlamentin e shtetit Baden-Wurtembergut. Është zgjedhur për kryetare të parlamentit me 96 vota të deputetëve, dhe si e tillë është myslimania e parë që e ka marrë këtë pozitë. Zgjedhja e saj ka




pasuar pas rritjes së tensioneve lidhur me religjionin dhe imigrimin në Gjermani. Anëtarët e partisë antiimigruese Alternativa për Gjermani (AFD) kanë refuzuar t'u bashkohen duartrokitjeve pas inaugurimit të saj, ka lajmëruar Suddeutche Zeitung. Më parë partia e saj ka shënuar fitore rekorde në zgjedhjet lokale, duke iu falënderuar manifestit në të cilin kanë përmendur se Islami nuk është kompatibil me Kushtetutën e shtetit të Gjermanisë. Anketat e publikuar gjatë kësaj jave tregojnë se dy të tretat e gjermanëve konsiderojnë se Islami "nuk i përket" këtij vendi. Hulumtimi ka treguar ndryshimin e qëndrimeve të gjermanëve në raport me Islamin pas sulmeve në Paris dhe Bruksel, dhe pas ardhjes së mbi 1 milion refugjatëve në Gjermani.

**Kryeipeshkvi i Këlnit ka kritikuar partinë anti-islame të Gjermanisë: "Xhamitë janë të barabarta me kishat"**

Kryeipeshkvi Katolik i Këlnit ka kritikuar partinë anti-islame të Gjermanisë, Alternativa për Gjermani (Alternative for Deutchsland) (AFD). "Kushdo që denigron myslimanët, si udhëheqja e partisë Alternativa për Gjermani, duhet të kuptojë se dhomat për lutje dhe xhamitë janë të mbrojtura në mënyrë të barabartë me kushtetutën tonë, si kishat dhe faltoret tona", ka thënë ai. Kushdo që thotë "po" për kambanat e kishave, duhet të thotë "po" edhe për minaret e xhamive. AFD ka rritur presionin edhe mbi kancelaren gjermane




Angela Merkel. Në fillim të këtij muaji nënkryetari i AFD-së tha për Frankfurter Allgemeine Sonntagszeitung se Islami në vetvete është një ideologji politike që nuk është në përputhje me kushtetutën. "Ne jemi në favor të ndalimit të minareve, myezinëve dhe ndalimin e plotë të mbulesës islame", shtoi Von Storch, i cili është anëtar i Parlamentit Evropian. Megjithatë, kryeipeshkvi vë në pikëpyetje nëse vërtet ka njeri që e merr seriozisht partinë AFD. Ai thotë: "Feja islame është në përputhje me kushtetutën gjermane ashtu siç është judaizmi apo krishterimi. Ne nuk kemi nevojë për ndonjë alternativë të tillë për Gjermaninë. Liria e besimit në vendin tonë është pa alternativë. "Kjo është veçanërisht e dhimbshme për historinë gjermane", thotë ai. Kurrë më nuk duhet që njerëzit në këtë vend të margjinalizohen apo përndiqen për shkak të racës, përkatësisë etnike apo fetare.

**Namazi i xhumasë në Universitetin e Pensilvanisë, ShBA**

Me dëshirën për të sjellë Islamin më pranë kolegëve të tyre, studentët myslimanë në Universitetin e Penn State në ShBA do të falin namazin e xhumasë në Old Main, për të demonstruar praktikat e besimit mysliman për komunitetin. "Me namazin e xhumasë ne gjithashtu kemi predikimin apo hytben, e cila mbahet nga një udhëheqës fetar, apo një imam, dhe kjo na jep këshilla se si të jetojmë në jetën tonë të përditshme", tha Nabila Zavavi, në hytben e xhumasë. Dita e xhuma është dita jonë e shenjtë, ashtu siç është dita e diele për të krishterët. Këtë javë predikimi do të jetë me titull "Kënaqësia në Përpjekje", dhe do të ketë fokus në gjetjen e fuqisë kur kemi të bëjnë me një problem, duke u përpjekur për rregullimin dhe qëndrimin në përputhje me rrethanat", tha Hajat. Duke përshëndetur studentët e besimeve të tjera që marrin pjesë në faljen, shërbimin javor të myslimanë, Shoqata e Studentëve Myslimanë (MSA) ka dëshirë të sjellë një kuptueshmëri ndaj Islamit për studentët në Penn State. Koordinatori i ngjarjes i Shoqatës së Studentëve Myslimanë (MSA), - Hamsa Fayed. "Unë mendoj se ky është edhe një moment kritik për studentët e rinj myslimanë, në pikën e vlimit të diskursit aktual politik, pra për të marrë një qëndrim të integritetit, të identitetit dhe praktikës së tyre. Në tubim do të marrin pjesë studentë myslimanë të të gjitha etnive, e bashkimi i tyre me qëllime shpirtërore dhe për promovimin e paqes dhe të mirave sociale është qëllimi final", tha Hamsa Fayed. Fuqia qëndron kur umeti bashkohet. "Vërtet kjo qe një përvojë befasuese për ata që morën pjesë", thotë Fayed. *(R. Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | MUAJI I KUR'ANIT E AGJËRIMIT | BANORE E NJË KRAHINE SHQIPTARE | TARTARI | I THAVA | FACILITY ONLINE MANAGER | AI QË I PRIN XHEMATIT NË NAMAZ | LLOJ NGJITËSI QË PËRDOREJ PËR XHAMA | INDUKSIONI | AI QË JETON NË QYTETIN E QABESË | AKADEMIKU I NDJERË STAVILECI | I SFORCUAR | | MBIEMËR KINEZ | BANOR I NJË QYTETI HISTOPRIK SHQIPTAR | INTEL ARCHITEC. LABS |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| MIRATIMET E MARRË-VESHJEVE | | | | | | | | | | | | REKUIZIRT BORE / ORGAN QË BËN VEPRIM TË NJËJTË | | | |
| DEGË E MJEKËSISË | | | | | | | | E KRYERA / I.R.P. | | | | | | | |
| AI QË STUDION NJË SHKENCË EKZATE | | | | | | | | | | | | | ZBRES / SHKRIM NË GUR | | |
| NJË NGA SHOKËT E PROFETIT a.s. | | | | | APROVIMET / REPUBLIKA | | | | | | | | | | RROTULLIMI RRETH QABESË (foto) |
| DËMI | | | | | | | ME DËMTIME PSIKIKE | | | | | | | | |
| KALIFI I KATËRT ISLAM (pashq.) | | | | GRUM-BULLIMI | | | | | | | EMËR FEMRE | | | | |
| NATRIUMI | | | LLOJ VITAMINE / KARAKTER-ISTIKA E RAMAZANIT | | | | | | | | E.T. | | | VOLTI / FJALËT ME KUPTIM TË NJËJTË | |
| NJË NGA PROFETËT | | | | | | | | | | | KATEGORI GRAMA-TIKORE E EMRIT | | | | |
| | E.GJ.U / TËRËSITË E APARATEVE | | | | | | | | | | | FEDERATION OF IRISH FISHERMEN / NDREQJET | | | |
| GRUP GJAKU | | E.M. / E DALË | | | | | | | | | 1000 ROMAK | | NIKELI / PËRPUTHJET E VARGJEVE | | |
| SHTET NË AMERIKËN JUGORE | | | | | | | | | | | EUROPEAN RADIOCOM. OFFICE | | | | MAHISJERT |
| ISH-DIPLOM. SHQIPTAR, ÇARÇANI | | | | | | | | | | | EMËR MASHKULLI SHQIPTAR (shq.) | | | | |
| MEMORIA E KOMPJU-TERIT | | | | | | | | | | | PRINC ARAB | | | | |
| VARIANT I EMRIT HALIM | | | | | VËNIE E MINËS | SHTET ARAB | TËRËSI E TË RINJVE | PËREMËR VETOR | FSHAT NË KORÇË | BESIMI ISLAM | NËNË / TETOVA | | | | |
| PËREMËR PRONOR | | | MUNGESAT E MORALIT / I VEÇANTË | | | | | | | | | | | | |
| URUGUAI | | | | KOPJIMET / IRON & STEEL INSTITUTE | | | | | | | | | TITANI / PJESË E NDËRTESËS | | |
| REPUBLIKA | | NINULLA / BAÇELOR ARTESH | | | | | | | | | ILIR KONUSHEVCI / ANTI VIRUS | | | METRI / FUTBOLLISTI ... ROBERTO | |
| ETIOPIA E SOTME (pashq.) | | | | | | | | AZOTI | KOHË FALJEJE (sh.pashq.) / AMPERI | | | | | | |
| NDESHJA SPORTIME | | | | | | | BESIM I TEPRUAR NË ATË QË THUHET | | | | | | | | |

**Ali Vezaj**

# TI JE NË BESË TË ALLAHUT

*Përherë je në besë të Allahut , o mumin hape zemrën ti*
*Sepse portë e mëshirës do të çelet, pa e parë ti me sy*

*Bëhu bujar, o shpirtdëlirë, më shumë për mikun, më të mirë*
*Po s`i hedhe prangat që ka kjo botë, kurrë s`do jesh i lirë*

*Harxhoje me vend rininë dhe shëndetin që ti e ke*
*E mos thuaj s' më përplas asnjë furtunë, se nesër je nën dhe*

*Dil dhe shih Hënën e re, se nga qielli shpejt po zbret*
*Ka marrë mikun më t'dashur, që me padurim shpirti po e pret*

*Me vete e ka marrë Ramazanin, me të gjitha të mirat që i ka*
*Do të na përqafojë me mall dhe dashuri, si motër e vëlla*

*E gëzimin dhe harenë ndaje me miqtë më të mirë*
*Se shpirti i rrethuar me të dashurit gjithmonë është i lirë*

*Ky na i zgjoi zemrat që janë leqendisur si një lumë i tharë*
*E kujt nuk do t'i qeshej fytyra më të dashurin duke u parë*

*Kujtoje errësirën që pati mbërthyer në shpellën Hira*
*Në Natën e Kadrit, kur bashkë po shiheshin Xhibrili me atë Muhamed Mustafa.*

*Selam alejkum, Muhamed Mustafa, unë Xhibrili jam unë*
*Erdha të të mësoj, natë e ditë me ty do të kem punë*

*Dhe ju, o të dashurit e shtrenjtë, qe një vit s`ju kam parë*
*Me ju unë do të jem bashkë, edhe në syfyr e iftar*

*Dhe ajo zemër që ka besë në Allahun nuk lëkundet dot*
*S`do të ketë brenga që e lodhin dhe e shtrijnë të derdhë lot.*

*Është një mysafir i nderuar, vetëm ky i largon të gjitha mërzitë*
*Përherë shejtanit të mallkuar do t`i dalë në një pritë*

*Dhe kurrë mos e largo nga mendja ditën kur do t`jesh në vetmi*
*Atij që i the merhaba, o i dashur në dynja, në varr do të rrijë me ty*

*Po edhe në këtë ditë të vapës, e me diell kur bën shumë nxehtë*
*Edhe pse me buzë e thara për ujë, agjëruesi do ta ketë ditën më lehtë.*

*E për ata që nuk janë me ne, dhe më herët shkuan në ahiret*
*Rrejani i stolisur me të bukurat pa numër, me kënaqësi i pret*

*Merhaba u thotë, o ju më t `dashurit e mi që po ju pres*
*Në dynja ju e nderuat muajin e Kuranit, prandaj këtu me Xhenet po ju përshëndes*

*Ky është muaji më i zgjedhur, që kështu i tha I Madhi Allah*
*Kënaqu ti, o besimdrejt, dhe thuaj me shpirt Elhamdulilah*

*Dhe tashmë do t'përfundojë edhe vargun e vet poeti i gëzuar*
*Se n'lulishten e poezisë zuri vendin mysafiri më i nderuar.*